## Hyrje

Njerëzimi sot gjendet buzë greminës, jo pse i kanoset rreziku i zhdukjes që i është varur mbi kokë – kjo është pasojë e sëmundjes, e jo edhe vetë sëmundja në fjalë – por, për shkak të dështimit në botën e *vlerave* në të cilën, dhe vetëm nën hijen e së cilës është i mundur zhvillimi i shëndoshë i jetës njerëzore dhe përparimi i saj i qëndrueshëm. Kjo gjendje qartazi vjen në shprehje në botën perëndimore e cila njerëzimit nuk mund t'i ofrojë kurrfarë *vlerash*. Aq më tepër, ajo nuk zotëron atë që ndërgjegjes së tij t'ia arsyetojë ekzistencën, meqë në të *demokracia* ka shpier në gjendje e cila i përngjan falimentimit, sepse dalëngadalë ka filluar të huazojë prej sistemit të Bllokut lindor, posaçërisht në lëmin e ekonomisë, nën emrin *socializëm!*

Gjendja është e njëjtë edhe në vetë Bllokun e Lindjes. Teoritë shoqërore e në radhë të parë marksizmi, i cili në fillim të agimit të tij në Lindje por edhe në Perëndim tërhoqi një numër të madh të njerëzve, e që konsiderohet drejtim me karakter ideologjik, po ashtu qartë janë larguar prej *idesë* dhe gati se përkufizohen vetëm në *shtetin* dhe institucionet e tij të cilat janë shumë larg përcaktimeve themelore të drejtimit të marrë. Kjo teori,

në përgjithësi i kundërvihet natyrës njerëzore dhe kërkesave të saj dhe nuk mund të lulëzojë vetëm në një shoqëri të dromcuar, ose në një shoqëri e cila një kohë të gjatë i është nënshtruar regjimit diktatorial! Madje edhe në shoqëritë e këtilla filloi të paraqitet mossuksesi i tyre material – ekonomik, në të cilin i kanë vënë bazat dhe për të cilin kanë rrahur gjoks. Bashkimi Sovjetik i cili përfaqësonte shkallën më të lartë të sistemeve shoqërore, përjeton mungesën e atyre të mirave të cilat i ka pasur me bollëk edhe në periudhën cariste. Do ta shohim se si importon grurë dhe artikuj tjerë ushqimorë, duke shitur arin e vet që të vijë deri te ushqimi, për shkak të mossuksesit të arave kolektive dhe mossuksesit të sistemit i cili bie ndesh me natyrshmërinë njerëzore.

Njerëzimit patjetër i nevojitet udhëheqje e re!

Udhëheqja e njeriut të Perëndimit po i afrohet fundit. Kjo është kështu jo pse qytetërimi perëndimor ka dështuar në aspektin material, ose pse është dobësuar potenciali i tij ushtarak dhe ekonomik, por për shkak se roli i tij mbaroi, se më nuk zotëron kurrfarë rezerva të *vlerave* të cilat do t'ia mundësonin udhëheqjen.

Domosdo të ekzistojë një udhëheqje e cila do të jetë në gjendje ta ruajë dhe edhe më tej ta zhvillojë shkallën e qytetërimit material deri te e cila ka arritur njerëzimi, dhe atë nëpërmjet gjenialitetit evropian në aspektin e zbulimit material, por e cila njerëzimin do ta furnizojë me vlera të reja, funksionale dhe të përkryera përballë atyre që i pati më parë, dhe në të njëjtën kohë me një metodologji origjinale, të pranueshme dhe reale.

Islami është i vetmi i cili i zotëron këto vlera dhe këtë metodologji.

Renesansa shkencore luajti rolin e vet…, rol i cili filloi të rrezatojë me vetë renesansën në shekullin e 16-të, kurse ndriçimin e vet e përjetoi gjatë shekujve 18-të dhe 19-të dhe tanimë nuk disponon me rezerva të reja.

Rolin e vet në atë periudhë e kanë luajtur edhe *patriotizmi* dhe *nacionalizmi*. Pastaj të gjitha grupacionet rajonale të cilat janë paraqitur në këta shekuj... dhe tanimë edhe këto nuk disponojnë me rezerva të reja.

Më në fund, mossukses kanë përjetuar si sistemi shoqëror ashtu edhe ai individual.

Tash vjen në shprehje roli i *Islamit* dhe *Ummetit*, në çastet më të vështira, përplot bezdisje, dilema dhe shqetësime. Vjen në shprehje roli i Islamit i cili nuk e mohon zbulimin material në Tokë, sepse e konsideron prej detyrave parësore të njeriut që nga momenti kur All-llahu ia besoi hilafetin dhe, nën kushte të caktuara e konsideron ibadet dhe realizim të qëllimit të ekzistencës së njeriut.

*"Kur Zoti yt u tha engjëjve "Unë po krijoj në tokë një zëvendës." (Bekare, 30)*

*"Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë" (Dharijatë, 56)*

Tani erdhi radha e *Ummetit musliman* ta realizojë atë që e ka dashur All-llahu me ardhjen e tij tek njerëzimi.

*"Ju jeni populli (Ummeti) më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni All-llahun." (Ali Imran, 110)*

*"Dhe ashtu Ne u bëmë juve një popull (Ummet) të drejtë për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve dhe për të qenë I Dërguari dëshmitar ndaj jush..." (Bekare, 143)*

* * *

Por, Islami rolin e vet mund ta luajë vetëm nëse prezentohet në shoqëri, gjegjësisht nëse prezentohet në Ummet. Njerëzimi, posaçërisht në këtë kohë, nuk dëshiron të dëgjojë për besim të zhveshur e që nuk i shihet zbatimi real në jetën praktike... Andaj *ekzistimi* i Ummetit konsiderohet i ndërprerë qysh para disa shekujve. Ummeti musliman nuk është *territor* në të cilin dikur ka jetuar Islami. Nuk është as *popull*, paraardhësit e të cilit në një periudhë historike kanë jetuar në sistemin islam. *Ummeti musliman*, në të vërtetë është një bashkësi e njerëzve te të cilët jeta, mendimet, pozitat, institucionet, vlerat, kriteret – të gjitha këto frymojnë nga metodologjia islame. Ky Ummet – me këto karakteristika – ka pushuar të ekzistojë që kur është ndërprerë zbatimi i Ligjit të All-llahut në mbarë sipërfaqen e Tokës.

Domosdo këtij *Ummeti* duhet *kthyer ekzistencën*, ashtu që Islami ta luajë rolin e vet prijatarë në udhëheqjen e njerëzimit për të dytën herë.

Domosdo ky Ummet duhet të *ringjallet*, Ummet të cilin e kanë vërshuar breza të ndryshëm, mendime të ndryshme, pozicionime dhe institucione të ndryshme të cilat nuk kanë lidhje as me Islamin e as me metodologjinë islame, edhe pse ende supozohet se ekziston në të ashtuquajturën *Botë islame*!!!

Unë e di mirë se rruga prej përpjekjes për *ringjallje* deri te marrja e *udhëheqjes* është shumë e gjatë. Ky Ummet musliman pushon *së ekzistuari* dhe *së dëshmuari* një kohë të gjatë. Ka kohë që udhëheqjen e njerëzimit e kanë marrë ideologjitë tjera, popujt tjerë, mendimet dhe pozicionimet tjera.

Gjenialiteti evropian në atë periudhë ka zbuluar sasi të mëdha të *shkencës, kulturës, institucioneve* dhe të *prodhimit material*. Njerëzimi tash është në kulm të gjithë kësaj. E gjithë kjo, si edhe ata që e përfaqësojnë këtë, nuk mund të tejkalohen lehtë, posaçërisht për atë se e ashtuquajtura *Botë islame* nuk zotëron pothuajse asgjë prej këtyre të mirave!

Prapëseprapë, duke i pasur parasysh të gjithë këta faktorë, është e domosdoshme *ringjallja islame*, pa marrë parasysh sa është e gjatë rruga prej fillimit të *ringjalljes* deri te marrja e *udhëheqjes*. Përpjekja për ringjallje islame është hapi i parë të cilit assesi nuk guxojmë t'i shmangemi!

* * *

Që këtë çështje ta kemi të qartë, duhet patjetër t'i njohim – në mënyrë të definuar – kualifikimet e këtij Ummeti për udhëheqjen e njerëzimit, me qëllim që të mos i keqtrajtojmë elementet e tij qysh në përpjekjen e parë për ringjallje.

Ky Ummet tash nuk është në gjendje – as që kërkohet prej tij – që njerëzimit t'i ofrojë përparim të jashtëzakonshëm në zbulimin material të cilit do t'i nënshtroheshin kokat dhe në këtë pikëpamje të dominojë udhëheqja e tyre në botë. Gjenialiteti evropian në këtë

aspekt shumë ia ka kaluar Ummetit, dhe nuk duhet pritur – së paku për disa shekuj – që ta tejkalojë materialisht.

Pra, patjetër të kërkohen kualifikime tjera! Kualifikime të cilat i mungojnë këtij qytetërimi!

Por, kjo assesi nuk don të thotë që ne ta lëmë pas dore zbulimin material. Përkundrazi, është detyrë jona që në këtë lëmë ta japim mundin tonë, por jo duke e konsideruar *kualifikim* me të cilin do të arrinim udhëheqjen e njerëzimit në periudhën ekzistuese, por duke e konsideruar si domosdoshmëri esenciale për ekzistencën tonë. Atë e konsiderojmë edhe si domosdoshmëri që na e obligon *koncepti islam* i cili njeriut ia beson hilafetin në tokë, dhe – nën kushte të caktuara – e konsideron ibadet për hir të All-llahut dhe realizim i qëllimit të ekzistencës njerëzore.

Pra, doemos duhet kërkuar kualifikim tjetër për udhëheqjen e njerëzimit – jashtë zbulimit material. Ky kualifikim nuk mund të arrihet përpos nëpërmjet *akides* (bindjes islame në pikëpamje të besimit) dhe *menhexhit* (metodologjisë, programit islam), të cilët njerëzimit ia mundësojnë ta ruajë prodhimin e gjenialitetit material, dhe atë nën mbrojtjen e një koncepti tjetër i cili u përgjigjet nevojave natyrore ashtu si u përgjigjet zbulimi material. Gjithashtu kjo akide dhe ky menhexh duhet të manifestohen në një bashkësi njerëzore, ose thënë më mirë, në një shoqëri muslimane.

* * *

Sot e gjithë bota jeton në *xhahilijjet* (injorancë) nga pikëpamja e bazës prej së cilës frymojnë faktorët e

jetës dhe organizmat e saj, xhahilijjet të cilin nuk mund ta zbusin as këto mundësi të çuditshme materiale, as ky zbulim i pakapshëm material!

Ky xhahilijjet u ngrit në bazë të sulmit ndaj pushtetit të All-llahut në Tokë dhe atë, edhe në veçorinë më delikate të hyjnimit, e ajo është sundimi. Xhahilijjeti sundimin ua beson njerëzve dhe ashtu ai i bën zotëra ndaj njëri-tjetrit, por jo në formën primitive të jashtëzakonshme të cilën e definoi xhahilijjeti i vjetër, por kinse në formën e të drejtës (jurisprudencës) e cila i krijoi konceptet, vlerat, pastaj kushtetutat, ligjet, institucionet dhe pozicionet, e cila është jashtë kornizave të sistemit të All-llahut për jetën e njeriut, si dhe në formë të asaj që All-llahu nuk e ka lejuar. Kështu nga ky sulm ndaj pushtetit të All-llahut krijohet edhe sulmi ndaj robërve të Tij. Shkelja e të drejtave të *njeriut* në sistemet socialiste, dhe me dominimin e kapitalit dhe kolonializmit në sistemet kapitaliste, janë vetëm gjurmë nga gjurmët e sulmit ndaj pushtetit të All-llahut dhe mohim i nderimit të cilin All-llahu e përcaktoi për njeriun!

Programi islam pikërisht nga kjo pikëpamje është specifik. Në çdo sistem jashtë atij islam (në një mënyrë) njerëzit e robërojnë njëri-tjetrin. Vetëm në programin islam njerëzit lirohen nga robërimi i njëri-tjetrit, duke iu robëruar vetëm All-llahut, duke i marrë udhëzimet vetëm prej tij dhe duke iu nënshtruar vetëm Atij.

Kjo është pika ku rrugët ndahen. Ky është koncepti i ri të cilin e zotërojmë dhe mund t'ia ofrojmë njerëzimit. Ky koncept – dhe i gjithë ai ndikim i madh i cili do të manifestohet realisht në jetën njerëzore – është rezervë që nuk e zotëron njerëzimi, ngase nuk është

*produkt* i qytetërimit perëndimor, nuk është produkt i gjenialitetit evropian, as atij lindor e as atij perëndimor!

* * *

Ne pa dyshim posedojmë diç të re, funksionale dhe të përsosur, diç që njerëzimi nuk e njeh dhe nuk është në gjendje *ta prodhojë*!

Por kjo e re, siç thamë më parë, domosdo të prezentohet në një realitet praktik. Patjetër duhet të jetojë me të një ummet. Kjo kërkon një proces për *ringjallje* në territorin islam. Një ringjallje të cilës – për një periudhë të gjatë apo të shkurtë – do t'i pasojë marrja e udhëheqjes së njerëzimit.

Si të fillojë pra, procesi i ringjalljes islame?

Që të fillojë ky proces, domosdo të ekzistojë një grup njerëzish të cilët ia mësyejnë këtij synimi dhe vazhdojnë rrugën. Ecin drejt zhdukjes së xhahilijjetit të përhapur anekënd botës. Ecin duke ushtruar një lloj izolimi nga njëra anë dhe një lloj komunikimi nga ana tjetër me xhahilijjetin që i rrethon.

Këtij grupi i cili i qaset këtij synimi, domosdo i nevojiten *shenja në rrugë*. Shenja me të cilat do ta njohin natyrën e rolit të tyre, realitetin e detyrës së tyre, esencën e qëllimit të tyre dhe pikënisjen në këtë udhëtim të gjatë. Me ndihmën e tyre do ta caktojnë pozitën e vet ballë për ballë xhahilijjetit të përhapur anekënd. Ku të takohen me njerëzit e ku të ndahen?! Cilat janë veçoritë e tyre, e cilat janë veçoritë e xhahilijjetit që i rrethon?! Si do t'u drejtohen atyre në xhahilijjet me gjuhën e Islamit dhe në çka do t'i thërrasin?! Pastaj do

të dijnë prej nga do të frymëzohen – në tërë këtë synim – dhe si do të frymëzohen.

Këto shenja domosdo të vendosen nga burimi i parë i kësaj akideje, nga Kur'ani dhe instruksionet e tij themelore dhe nga koncepcioni të cilin e mbolli në shpirtrat e elitës së zgjedhur (as'habëve), elitë me të cilën dëshiroi All-llahu dhe bëri në tokë atë që bëri, dhe me të cilën ndryshoi kohën e rrjedhës historike andejpari nga dëshiroi All-llahu të rrjedhë.

* * *

Këtij grupi të shpresuar dhe të pritur ia kam shkruar *ca shenja në rrugë*. Katër tema nga kjo përmbledhje janë marrë nga libri *"Nën hijet e Kur'anit"*,[1] me disa shtesa dhe ndryshime, të përshtatshme me thelbin e librit në fjalë, ndërsa tetë tema – përpos kësaj hyrjeje – janë të shkruara ashtu siç më frymëzuan gdhirjet e pandërprera në metodologjinë hyjnore të shëmbëlluara në Kur'anin fisnik. Të gjitha këto tema i bashkon – përkundër derdhjes së tyre – një qëllim, sepse ato janë *shenja në rrugë*, pikërisht siç është rasti me shenjat e çdo rruge! Këto shenja në tërësinë e tyre përfaqësojnë tërësinë e parë nga këto *shenja* dhe shpresoj se do të përcillen me ndonjë tërësi tjetër apo edhe me disa tërësi

[1] "Natyra e metodologjisë kur'anore", "Koncepti islam dhe kultura", "Xhihadi për hir të All-llahut" dhe "Formimi i shoqërisë muslimane dhe karakteristikat e saj."

dhe atë sa herë që All-llahu do të më udhëzojë në shenjat e kësaj rruge.

Vetëm me All-llahun vijnë ndihma dhe suksesi.

## Gjeneratë e veçantë kur'anore

Ekziston një dukuri historike në të cilën duhet të ndalen ithtarët e thirrjes islame në çdo vend dhe në çdo kohë, dhe atë, duhet të ndalen gjatë, sepse ajo ka ndikim vendimtar në metodologjinë e thirrjes dhe drejtimin e saj.

Kjo thirrje nxori në dritë një gjeneratë – gjeneratën e sahabëve, All-llahu qoftë i kënaqur me ta – gjeneratë e cila është e dalluar në tërë historinë islame, por edhe në historinë njerëzore në përgjithësi. Ky lloj i njerëzve më nuk është përsëritur... Në të vërtetë, gjatë historisë ka patur individë të atij lloji, por në atë numër kolosal asnjëherë më nuk janë tubuar në një vend, siç ndodhi në periudhën e parë të paraqitjes së kësaj thirrjeje.

Kjo dukuri është e qartë dhe objektive. Ajo përmban një udhëzim në të cilin duhet të ndalemi më gjatë, ashtu që ndoshta mos frymëzohemi drejt fshehtësisë së tij.

Ne Kur'anin e kësaj thirrjeje e kemi para duarve tona e gjithashtu edhe Hadithin e Të dërguarit të All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, udhëzimin e tij praktik dhe jetëshkrimin e tij të ndershëm, pikërisht siç ishte para duarve të asaj gjenerate të parë e cila më nuk

u përsërit në histori. Neve na mungon vetëm personaliteti i Muhammedit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. A thua këtu qëndron fshehtësia?

Sikur të ishte e domosdoshme prania e Pejgamberit të All-llahut për ekzistimin e kësaj thirrjeje dhe për frytshmërinë e saj, All-llahu në atë rast nuk do ta kishte bërë thirrje universale për tërë njerëzinë, as Shpalljen kur'anore nuk do ta kishte bërë të fundit, e as që asaj do t'ia kishte besuar njerëzit e kësaj toke deri në momentin e fundit.

Por, All-llahu i Madhërishëm e mori përsipër ruajtjen e Shpalljes, duke e ditur se kjo thirrje mund të ekzistojë edhe pas Pejgamberit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* dhe ta japë frytin e saj. Prandaj edhe e zgjodhi për fqinjësi të Tij pas 23 vjetëve të Shpalljes, ndërsa këtë fe e la të jetojë pas tij deri në momentin e fundit.

Pra, mosprezenca e Të dërguarit të All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, nuk mund të jetë arsyetim i kësaj dukurie e as shkak i saj.

* * *

Atëherë pra, duhet të gjurmojmë ndonjë shkak tjetër. Le të hedhim një sy në burimin prej të cilit është frymëzuar kjo gjeneratë e parë, ndoshta në të diç ka ndryshuar. Le t'i hedhim një shikim edhe metodologjisë prej të cilës u kualifikuan, ndoshta edhe në të diç ka ndryshuar.

Burimi i parë prej të cilit është frymëzuar kjo gjeneratë ka qenë Kur'ani dhe vetëm Kur'ani. Ndërsa Hadithi i Të dërguarit të All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* dhe vepra e tij, nuk janë asgjë tjetër pos gjur-

më prej gjurmëve të atij burimi. Andaj edhe kur u pyet Aisheja, *radijall-llahu anha* për moralin e Resulull-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, ajo u përgjigj: ***"Morali i tij ka qenë Kur'ani."***[2]

Pra, Kur'ani ishte burimi i vetëm prej të cilit janë frymëzuar, sipas të cilit janë adaptuar dhe prej të cilit janë kualifikuar. Kjo nuk ka qenë kështu nga arsyeja se njerëzimi atëbotë nuk ka pasur qytetërim, kulturë, shkencë, vepra të shkruara dhe studime... Kurrsesi! Përkundrazi, atëbotë ka ekzistuar qytetërimi romak, kultura, veprat e shkruara dhe ligjet e ndryshme të tij, sipas të cilave Evropa ende jeton ose ndërlidhet me to. Kanë ekzistuar edhe gjurmët e qytetërimit grek, të logjikës, filozofisë dhe artit të tij, i cili ende mbetet burim i mendimit perëndimor. Ka ekzistuar edhe qytetërimi persian me tërë artin e tij, poezinë, mitet, ideologjitë dhe sistemet sunduese. Kanë ekzistuar gjithashtu qytetërime tjera të afërta dhe të largëta, siç është ai indian, kinez e të tjerë. Aq më shumë, qytetërimi romak dhe persian e kishin rrethuar Gadishullin Arabik nga Veriu dhe nga Jugu, kurse Hebraizmi dhe Krishterimi kanë jetuar në zemrën e tij. Sipas kësaj, pra, përkufizimi i gjeneratës së parë në periudhën e formimit të saj vetëm në Kur'an, nuk u bë për shkak të varfërisë së qytetërimeve dhe kulturave botërore, por u bë me strategji të projektuar dhe metodologji të synuar. Këtë synim e vërteton hidhërimi i Muhammedit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, kur në dorë të Umer ibn Hattabit, *radijall-llahu anhu* pa një fletë të Teuratit. Me atë rast tha: ***"Pasha All-llahun, sikur Musa të ishte i gjallë në me-***

[2] Hadithin e transmetoi Nesaiu

***sin tuaj, nuk do t'i lejohej atij asgjë tjetër pos që të më ndjek mua."***[3]

Pra, ka ekzistuar qëllim i caktuar nga Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, që gjeneratës së parë në periudhën e formimit t'ia përkufizojë burimin prej të cilit do të frymëzohet, vetëm Librin e All-llahut, ashtu që t'i përkushtohen shpirtërisht vetëm atij dhe t'i ngrenë bazat e tyre mbi metodologjinë e tij. Andaj edhe u hidhërua kur pa Umerin, *radijall-llahu anhu*, duke u frymëzuar nga një burim tjetër.

I dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, kishte për qëllim të krijojë një gjeneratë me zemër të pastër; me mendje të pastër; me përfytyrim të pastër; me ndërgjegje të pastër; me edukim të pastër; ashtu që të jetë e pastër nga çdo ndikim i jashtëm pos metodologjisë hyjnore që e ka Kur'ani fisnik.

Pra, kjo gjeneratë është frymëzuar vetëm nga ky burim, andaj edhe në këtë aspekt ishte e vetme në histori. Por, ç'ndodhi më vonë? U ngatërruan burimet! Në këtë burim prej të cilit u frymëzuan edhe gjeneratat e mëvonshme u involvuan filozofia dhe logjika greke, mitet dhe botëkuptimet persiane, israilijatet çifute, shenjtëritë krishtere dhe disa mbeturina nga qytetërimet dhe kulturat tjera. Të gjitha këto u përzien me komentin fundamental të Kur'anit, me shkencën e akaidit dhe të fikhut dhe bazave të tij. Kështu pra u frymëzuan, nga ky burim i turbulluar, të gjitha gjeneratat pas gjeneratës së parë, dhe kjo gjeneratë më kurrë nuk është përsëritur.

Pa kurrfarë dyshimi, turbullimi i kthjelltësisë së burimit të parë është faktori kryesor i këtij kontrasti të

---

[3] Hadithin e transmetoi El Hafidh Ebu Ja'li

madh ndërmjet të gjitha gjeneratave dhe kësaj gjenerate të veçantë dhe të vetme.

* * *

Përveç kontrastit në natyrën e burimit, ekziston edhe një faktor tjetër me rëndësi. Është fjala për dallimin e kësaj gjenerate të vetme edhe në mënyrën e përvetësimit të Kur'anit.

Ata të gjeneratës së parë, nuk e kanë lexuar Kur'anin me qëllim të arsimimit dhe gjurmimit, por as me qëllim të shijimit dhe përjetimit. Asnjëri prej tyre nuk e përvetësoi Kur'anin që ta pasurojë nivelin e tij kulturor thjesht vetëm si kulturë, e që të arriturave të tij në aspektin shkencor dhe juridik t'ua bashkangjesë disa njohuri për ta përmbushur thesarin e tij mendor. Çdonjëri prej tyre Kur'anin e përvetësonte që ta përvetësojë urdhrin e All-llahut në çështjet e tij të veçanta dhe ato të shoqërisë në të cilën jetonte, dhe çështjen e jetës në të cilën ai dhe bashkësia e tij ekzistonin në të. Këtë urdhër e përvetësonte që të punojë sipas tij në momentin e pikërishëm kur e dëgjon, pikërisht si ushtari kur në parakalimin e tij merr *urdhrin ditor* që ta zbatojë menjëherë pas pranimit të tij! Andaj edhe asnjëri prej tyre nuk e ngarkonte veten tepër në ato takime, ngase e dinte se do të ngarkohej me obligime dhe detyra të cilat duhet t'i kryejë. Atij i mjaftonin dhjetë ajete që t'i mbajë në mend dhe të veprojë sipas tyre, siç edhe tregohet në hadithin e Ibni Mes'udit, *radijall-llahu anhu*. Ibni Kethiri e citon në hyrjen e përmbledhjes së vet.

Pikërisht ajo ndjenjë, ndjenja e përvetësimit për zbatim, u zbulonte nga Kur'ani shumë horizonte të

përjetimit emocional dhe shumë horizonte të diturisë, të cilat nuk do t'u zbuloheshin sikur ata t'i qaseshin me ndjenjën e hulumtimit, studimit dhe informimit. Kjo ndjenjë ua lehtësonte punën, ua lehtësonte barrën e obligimeve, e bashkonte Kur'anin me qeniet e tyre dhe e shndërronte në shpirtrat dhe jetërat e tyre në program të gjallë jetik, në arsimim funksional që nuk mbetet vetëm brenda trurit ose në brendinë e teksteve, por shndërrohet në gjurmë dhe vepra të cilat do ta ndryshojnë kahen e rrjedhave të jetës.

Ky libër, Kur'ani, thesarin e vet nuk ia dhuron askujt pos atij që i rreket me këtë shpirt, shpirtin e diturisë së përgatitur për zbatim. Ai nuk erdhi që të jetë libër i kënaqësive intelektuale, as libër i letërsisë dhe artit, po as libër i rrëfimeve dhe historisë – edhe pse të gjitha këto janë në përmbajtjen e tij – por ai erdhi që të jetë program i jetës, program i pastër hyjnor. Atyre Allllahu i Madhërishëm ua mësoi këtë program përmes zbritjes së Kur'anit në mënyrë sukcesive dhe duke ua lexuar pjesë-pjesë:

*"Dhe (ta shpallëm) Kur'anin që Ne e ndamë pjesë-pjesë për t'ua lexuar njerëzve dalëngadalë dhe ashtu e shpallëm atë një pas një" (Isra, 106)*

Kur'ani nuk është shpallur përnjëherë, por në pajtim me nevojat dhe kërkesat, me zhvillimin permanent të mendimit dhe kuptimit, zhvillimit paralalel të bashkësisë dhe jetës dhe në pajtim me problemet praktike me të cilat ndeshej shoqëria muslimane në jetën e saj të përditshme. Në këtë mënyrë shpallej një ajet ose shumë ajete për ndonjë rast të posaçëm apo për ndonjë ndodhi të caktuar. Ai u flet njerëzve për atë për të cilën kanë nevojë personale, ua tregon pozitën në të cilën gjenden;

ua projekton metodologjinë e veprimit në këtë situatë, ua përmirëson gabimet në aspektin emocional dhe etik; i bashkon në të gjitha këto me All-llahun, Sunduesin e tyre; ua bën të njohur përmes cilësive të Tij që reflektohen në gjithësi. Kështu ata ndiejnë se janë duke jetuar në shoqërinë më të lartë dhe më fisnike nën mbikëqyrjen e drejtpërdrejtë të All-llahut në pafundësinë e fuqisë së Tij. Në këtë mënyrë jetën e tyre praktike e adaptonin sipas këtij programi të pashtershëm hyjnor.

Metodologjia e përvetësimit për veprim dhe zbatim është pikërisht ajo metodologji e cila e krijoi gjeneratën e parë, ndërsa metodologjia e përvetësimit për studim dhe dëfrim është ajo e cila i nxori gjeneratat vijuese. Pa dyshim se ky faktor i dytë ishte edhe faktori kryesor në dallimin e të gjitha gjeneratave nga ajo gjeneratë e veçantë dhe e vetme.

* * *

Ekziston edhe faktori i tretë që është mjaft i rëndësishëm për t'u shqyrtuar dhe regjistruar.

Muslimanët e parë me pranimin e Islamit liroheshin nga barra e tyre nga e gjithë e kaluara e xhahilijjetit. Në momentin kur ai kthehej në Islam, në vete ndiente se po fillon një periudhë të re, të ndarë plotësisht nga jeta të cilën e jetoi në xhahilijjet. Ndaj tërë asaj që e kaloi në periudhën e injorancës kishte asi qëndrimi, që tërë atë e shikonte me një dozë të dyshimit, skepsës, kujdesit dhe frikës dhe gjithë atë e konsideronte të ndytë dhe të padenjë që nuk i përshtatej Islamit! Me këtë ndjenjë e përvetësonte udhëzimin e ri islam. Kështu, nëse ndonjëherë anonte nga pasioni i tij, nëse e inkurajonte

ndonjë shprehi e mëparshme, nëse nuk kryente ndonjë obligim islam... në të njëjtin moment do ta ndjente gabimin dhe mëkatin dhe në thellësinë e shpirtit të tij ndjente nevojë të flaktë për pastrim nga lëshimet e bëra, pastaj kthehej rishtas dhe përpiqej të vepronte në pajtim me udhëzimin kur'anor.

Ekzistonte një ndarje e plotë emocionale tek muslimani midis asaj që ishte e kaluar xhahilite (injorante) dhe asaj që ishte aktuale islame. Krijohej një ndarje e plotë me të gjitha lidhjet e shoqërisë xhahilite që i përkitnin dhe në të gjitha marrëdhëniet shoqërore. Ai ndahej përgjithmonë nga ambienti xhahilit dhe i bashkangjitej ambientit islam, bile edhe nëse kontaktonte me disa mushrikë (idhujtarë) në fushën e tregtisë dhe komunikimit ditor, sepse ndarja emocionale është diç kurse komunikimi për nevojat ditore është diç tjetër.

Ka ekzistuar edhe shkëputja e tërësishme nga ambienti xhahilit, doket, mendimet, shprehitë dhe marrëdhëniet e tij. Kjo është pasojë e shkëputjes nga besimi idhujtar (akides së shirkut) dhe kalimit në besimin monoteist (akides së tevhidit) dhe nga përfytyrimi xhahilit në përfytyrimin islam për jetën dhe ekzistencën. Pastaj kjo është edhe pasojë e kalimit në shoqërinë e re islame me udhëheqjen e saj të re, duke ia dhuruar respektin, përkushtimin dhe lojalitetin.

Ky ishte udhëkryqi ku ndaheshin rrugët. Fillimi i ecjes në rrugën e re do të thoshte ecje e lirë. Ecje e lirë dhe e çliruar nga të gjitha presionet e dokeve dhe shprehive në të cilat u adaptua shoqëria xhahilite dhe nga të gjitha botëkuptimet dhe kriteret që mbretëronin në të. Andaj edhe e vetmja gjë që muslimani e bartte nga ajo

shoqëri ishin persekutimet dhe torturat. Por ai ishte i vetëvendosur dhe nuk kthehej mbrapa. Presioni i botëkuptimit xhahilit dhe doket e shoqërisë xhahilite nuk kishin forcë ta çorientojnë.

Ne sot jemi në një xhahilijjet si xhahilijjeti të cilin e hasi Islami në fillim, në mos edhe më të rrezikshëm. Gjithçka rreth nesh është xhahilijjet... Botëkuptimet e njerëzve dhe ideologjitë e tyre. Gjithashtu edhe shprehitë, doket, burimet e arsimimit, arti, letërsia, e drejta dhe ligjet, saqë edhe shumë nga ajo që e konsiderojmë kulturë islame, literaturë islame, filozofi islame dhe mendim islam... është gjithashtu produkt i këtij xhahilijjeti!!!

Andaj edhe nuk mund të zënë vend kriteret islame në veten tonë, as të qartësohet botëkuptimi islam në mendjen tonë, po as nuk formohet nga mesi ynë gjeneratë me numër kolosal njerëzish nga lloji të cilin e formoi Islami në fillim.

Ne patjetër – me metodologjinë e lëvizjes islame – në periudhën e adoleshencës dhe të pjekurisë duhet të lirohemi nga të gjitha ndikimet e xhahilijjetit në të cilin jetojmë dhe prej të cilit rrjedhim. Medoemos t'i kthehemi atij burimi të pastër prej të cilit janë frymëzuar ata njerëz. Atij burimi të pastër për të cilin jemi të sigurt se nuk është turbulluar e as që e ka ndotur diçka. Duhet t'i kthehemi që të nxjerrim prej tij botëkuptimin tonë mbi Të Vërtetën e gjithë kësaj ekzistence, të vërtetën e ekzistencës njerëzore dhe mbi të gjitha, lidhshmëritë midis këtyre dy ekzistencave dhe ekzistencës së të Përsosurit Absolut – All-llahut të Madhërishëm. Prej aty do t'i nxjerrim botëkuptimet tona për jetën, kriteret

dhe moralin, sistemin tonë të rregullimit të pushtetit, politikës, ekonomisë dhe të gjitha kërkesat jetësore.

Doemos duhet t'i kthehemi atij burimi kur të vendosim t'i kthehemi me ndjenjën e përvetësimit, me qëllim të zbatimit dhe veprimit sipas tij, e jo me ndjenjën e studimit dhe dëfrimit. Do t'i kthehemi që të dijmë se çka kërkohet prej nesh që të jemi, për t'u bërë. Në këtë udhëtim do të takohemi me bukurinë artistike të Kur'anit dhe me rrëfimet e mahnitshme të tij, me skenat e ringjalljes, me logjikën intuitive dhe me gjithë atë që e gjurmojnë ithtarët e studimit dhe të vetëkënaqësisë. Ne do të takohemi me të gjitha këto pa mos qenë qëllimi ynë kryesor studimi dhe vetëkënaqësia. Qëllimi ynë kryesor është të dijmë: Ç'kërkon Kur'ani prej nesh të punojmë? Cili është ai botëkuptim i përgjithshëm që kërkon prej nesh ta përfytyrojmë? Si kërkon Kur'ani të jenë ndjenjat tona ndaj Zotit? Si kërkon të jetë morali jonë, gjendja dhe sistemi ynë i vërtetë në jetë?

Pastaj ne domosdo duhet të lirohemi nga ndikimet e shoqërisë xhahilite, botëkuptimet, doket dhe udhëheqjet e saj dhe atë, së pari në brendinë e shpirtit tonë. Detyrë jona është të mos pajtohemi me njëmendësinë e kësaj shoqërie xhahilite e as të jemi lojalë ndaj saj, sepse kjo shoqëri me këtë cilësi, cilësinë e xhahilijjetit, është e papranueshme dhe s'mund të pajtohemi me të. Pra, detyrë jona është që fillimisht të bëjmë ndërrim në vetveten, e që përfundimisht të bëjmë ndërrim në këtë shoqëri.

Detyra jonë e parë është ndërrimi i njëmendësisë së kësaj shoqërie, ndërrimi i njëmendësisë xhahilite dhe atë prej themeleve të saj, njëmendësi e cila tërësisht

konfrontohet me metodologjinë islame dhe me botëkuptimin islam. Njëmendësi e cila me forcë dhe dhunë na ndalon që të jetojmë ashtu siç kërkon prej nesh programi hyjnor.

Prej hapave të parë në këtë rrugë është që të predominojmë mbi këtë shoqëri xhahilite, kriteret dhe botëkuptimet e saj, e të mos lëshojmë pe kurrsesi në kriteret dhe botëkuptimet tona, me qëllim që mos të ndeshemi në mes të rrugës. Po, po, kurrsesi! Ne dhe injorantët gjithmonë i kemi patur rrugët e ndara. Andaj edhe nëse u bashkangjitemi vetëm një hap, ne veç e kemi humbur tërë programin islam dhe e kemi humbur rrugën!

Në këtë rrugë do të hasim në pengesa dhe vështirësi. Do të na imponohen sakrifica të jashtëzakonshme. Nuk guxojmë ta kuptojmë si zgjedhje të lirë, nëse dëshirojmë ta ndjekim rrugën e gjeneratës së parë me të cilën All-llahu vendosi sistemin e tij hyjnor dhe i bëri ngadhënjimtarë ndaj sistemit xhahilit.

Mirësia më e madhe është kur ne jemi në meditim të përhershëm për natyrën e metodologjisë sonë, natyrën e pozitës dhe rrugës të cilën doemos duhet ndjekur për të dalur nga xhahilijjeti, ashtu siç doli ajo gjeneratë e dallueshme dhe e vetme...

## Natyra e metodologjisë[4] kur'anore[5]

Kur'ani mekkas, aq sa i zbriti Pejgamberit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* gjatë trembëdhjetë vjetëve, gjatë tërë asaj kohe i ka folur vetëm për një çështje, çështje e cila asnjëherë nuk ndryshon. Megjithatë, mënyra dhe forma e prezentimit të saj pothuajse asnjëherë më nuk është përsëritur. Fjala është për stilin kur'anor i cili të njëjtën çështje gjatë çdo shtjellimi dhe prezentimi e shtjellon sikur të ishte çështje e re, saqë duket se është duke u prezentuar për herë të parë.

Kur'ani ishte duke e shtjelluar çështjen parësore, kauzën më të madhe dhe çështjen themelore në këtë fe të re... çështjen e akides të prezentuar përmes shtyllës së saj kryesore si el *uluhijje* dhe si el *rubudijje* (dy terma të cilët kanë të bëjnë me atë se kush duhet të hyjnohet e kush duhet të adhurohet sh.p.) dhe lidhjes mes atyre dyjave.

---

[4] Termin "menhexh" në gj. arabe e kemi përkthyer herë si metodologji e herë si program, varësisht se si është vendosur në strukturën e fjalisë dhe çfarë pozicioni merr shqip. (sh.p.)

[5] Kjo temë është nxjerrë nga libri *"Nën hijet e Kur'anit"* prej parathënies (njoftimit) mbi suren En'am në pjesën e shtatë të shtypit ligjor i cili botohet nga "Darush-shuruk" me disa plotësime.

Kur'ani me këtë të vërtetë iu drejtua *njeriut*. Njeriut vetëm si njeri, që në këtë pikëpamje, i njëjtë është njeriu arab i asaj kohe dhe njeriu arab i çdo kohe, ashtu siç është i njëjtë njeriu arab dhe çdo njeri tjetër në atë kohë po edhe në çdo kohë!

Në të vërtetë, kjo është çështja e *njeriut* e cila asnjëherë nuk ndryshon, ngase ajo është çështje e ekzistencës së tij në këtë hapësirë dhe çështje e finales së tij. Çështja e lidhjes së tij me këtë hapësirë dhe qeniet e gjalla që e rrethojnë. Si dhe çështje e lidhjes së tij me Krijuesin e kësaj hapësire dhe Krijuesin e këtyre qenieve. Andaj edhe kjo është çështje e cila nuk ndryshon sepse ajo është çështje e ekzistencës dhe njeriut.

Kur'ani mekkas ishte ai i cili njeriut ia shpjegonte fshehtësinë e ekzistencës së tij dhe të kësaj hapësire e cila e rrethon. Ai i tregonte atij se: Kush është ai? Prej nga erdhi? Pse erdhi? Ku do të shkojë në fund të kësaj maratone? Kush e solli prej hiçit dhe botës së panjohur? Kush do ta marrë atë? Si do të jetë epilogu i tij atje? Ai gjithashtu i tregonte: Ç'është në të vërtetë kjo ekzistencë të cilën e ndien dhe e sheh, në të cilën ndjen se pas saj gjendet dikush i panjohur i cili e mbikëqyr, që ai nuk e sheh? Kush e krijoi këtë ekzistencë e cila është përplot mistere? Kush e mbikëqyr dhe kush e mban në lëvizje? Pastaj kush e përtërinë atë që është në të dhe e ndryshon në atë mënyrë siç e sheh? Po ashtu Ai i tregonte: Si të sillet me Krijuesin e kësaj hapësire, por edhe me vetë hapësirën. Ai ia sqaronte atij se si duhet të komunikojnë njerëzit midis veti.

Kjo pra ishte ajo kauzë e madhe dhe dominante nga e cila edhe sendërtohet ekzistenca e njeriut. Ajo

edhe do të mbetet kauzë dominante nga e cila do të sendërtohet ekzistenca e tij në të gjitha kohët që do të vijojnë.

Kështu kaluan trembëdhjetë vjet të plota në konfirmimin e kësaj çështjeje të madhe. Çështje e cila nga jeta e njeriut nuk kërkon asgjë jashtë realizimit të atyre domosdoshmërive dhe pikave plotësuese të cilat e strukturojnë atë.

Pjesa mekkase e Kur'anit asnjëherë nuk doli nga kornizat e kësaj çështjeje themelore, e të merret me çështje plotësuese të cilat janë të lidhura me sistemin e jetesës. Ajo u mor me atë çështje vetëm atëherë kur All-llahu pa se çështja e akides mori formën e vet sa i përket shpjegimit të saj, dhe se ajo u vendos fort dhe qëndrueshëm në zemrat e togut të zgjedhur (as'habët) nga gjinia njerëzore, me të cilin tog, caktimi i All-llahut ishte që të ngjallet kjo fe dhe që ky tog të marrë përsipër formimin e sistemit praktik të asaj kohe në të cilin shëmbëllente kjo fe.

Bartësit e thirrjes në fenë e All-llahut dhe vendosjes së sistemit në të cilin do të përfaqësohej kjo fe në formë praktike, ishin të gatshëm që të qëndrojnë fuqishëm dhe për një kohë më të gjatë para kësaj dukurie të madhe. Fjala është për dukurinë e Kur'anit mekkas i cili gjatë trembëdhjetë vjetëve tentoi që ta vendosë dhe konfirmojë këtë akide. Përndryshe, ai asnjëherë nuk u ndal në hollësitë e sistemit i cili do të vendosej ose në ligjet të cilat do ta qeverisnin shoqërinë muslimane dhe individët të cilët do të ishin pjesëtarë të saj.

Urtësia e All-llahut dëshiroi që çështja e akides të jetë pikërisht ajo çështje, ku që nga ditët e para të

shpalljes të merret me të thirrja islame. Hapat e parë që i bëri Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* në aplikimin e da'ves, ishte thirrja e njerëzve që të dëshmojnë se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut, e pastaj të vazhdojë që gjatë thirrjes së tij t'i njoftojë njerëzit me Zotin e tyre të vërtetë dhe që t'i bindë që vetëm Ai duhet të adhurohet e askush tjetër.

Kjo nuk ishte, sipas pamjes së rëndomtë dhe shikimit të mendjes së kufizuar njerëzore, rruga më e lehtë deri në zemrat e arabëve! Ata përmes gjuhës së tyre e dinin fort mirë domethënien e fjalës *ilâh* (e që në gjuhën shqipe më afër origjinalit të fjalës do të ishte fjala *Hyj* apo *Hyjni* sh.p.) dhe domethënien e fjalës: *la ilahe il-lall-llah* (Nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut). Ata e dinin fort mirë se *uluhijje* (hyjnimi) ka për qëllim qeverisjen më të lartë. Ata dinin gjithashtu se *tevhidul uluhijje* (njësimi i hyjnisë) dhe *ifradull-llah* (veçimi i All-llahut), lavdi pastë, me të ka për qëllim çrrënjosjen e pushtetit të cilin e ushtronin magjistarët (fallxhorët), kryepleqtë e fiseve, udhëheqësit dhe qeveritarët dhe kthimin e atij pushteti All-llahut në tërësi. Pushtetin mbi ndërgjegjet, mbi ndjenjat, mbi jetën praktike, në pasuri, në gjykim, në shpirtrat dhe trupat e njerëzve. Ata e dinin se *la ilahe il-lall-llah* është revolucion mbi pushtetin tokësor (ka për qëllim pushtetin laik – shekullarist sh.p.) i cili i rrëmben karakteristikat e para hyjnore, revolucion mbi sistemet të cilat vendosen mbi bazat e këtij rrëmbimi dhe shkulja nga pushtetet të cilat sundojnë me ligje të shpikura nga mendjet e tyre e të cilat All-llahu nuk i lejon. Për arabët, të cilët e njihnin gjuhën e tyre shumë mirë dhe që e kuptonin synimin e

vërtetë të thirrjes *la ilahe il-lall-llah*, nuk ishte e panjohur se ç'do të thotë kjo thirrje sa u përket sistemeve, pozitave dhe pushtetit të tyre. Pikërisht për këtë arsye, ata e pritën këtë thirrje ose këtë revolucion me atë ashpërsi dhe e luftuan me ato mjete për të cilat janë të njoftuar të dijshmit dhe masa në përgjithësi.

Tani shtrojmë pyetjen, a thua pse pikërisht kjo ishte pikënisja e kësaj thirrjeje? Pse urtësia e All-llahut ka përcaktuar që të fillojë me gjithë këto peripeci?

* * *

Kur Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* ishte i dërguar me këtë fe, tokat më pjellore dhe më të pasura arabe nuk ishin në duart e tyre por në duart e popujve tjerë!

Tokat e Shamit në Veri u ishin nënshtruar romakëve. Ato i administronin udhëheqës arabë të përcaktuar nga romakët. Tokat e Jemenit në Jug u ishin nënshtruar persianëve. Edhe ato i administronin udhëheqës arabë të përcaktuar nga persianët. Në duart e arabëve ishin vetëm Hixhazi, Tuhame dhe Nexhdi, dhe të gjitha ato shkretëtira jopjellore që i përshkonin, në të cilat atykëtu gjendej ndonjë oazë pjellore!

Ndoshta dikush thotë: "Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, i cili ishte besnik dhe i besueshëm, të cilin e pranuan për gjykim krerët e Kurejshëve sa i përket vendosjes së Gurit të Zi dhe u pajtuan me vendimin e tij edhe atë pesëmbëdhjetë vjet para Shpalljes dhe i cili ishte nga njerëzit më autoritativë nga Hashimitët të cilët ishin fisi më meritor në mesin e Kurejshitëve, ai ka pas mundësi – duke i marrë parasysh veçoritë e tij – që

thirrjen e tij ta përhapë kombëtarisht që do të synonte bashkimin e fiseve arabe të cilat i shfarosën hakmarrjet dhe i përçanë konfrontimet, dhe ta orientojë në aspekt kombëtar për ta shpëtuar tokën e tyre të grabitur nga perandoritë okupuese, romakët në Veri dhe persianët në Jug. Në atë mënyrë ai do ta ngrente flamurin kombëtar të arabizmit dhe do të krijonte një unitet kombëtar në të gjitha territoret e Gadishullit Arabik."

E dikush tjetër do të thotë: "Sikur Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* t'i thirrte njerëzit në këtë mënyrë, pa dyshim do t'i përgjigjeshin arabët në përgjithësi, e jo sikur që ndodhi, të vuajë trembëdhjetë vjet për shkak të orientimit të vet i cili binte ndesh me interesat e qarqeve sunduese në Gadishull."

E ndoshta dikush do të thoshte: "Pasi Muhammedit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* t'i përgjigjeshin arabët dhe t'ia dorëzonin udhëheqjen dhe sundimin e tyre dhe pasi që në grushtin e tij të futej pushteti e mbi supet e tij të ngrihej fama, atij shumë lehtë do t'i krijoheshin mundësitë që gjithë këtë ta përdorë për vendosjen e akides së tevhidit me të cilën u dërgua. Ai kështu njerëzit do t'i nënshtronte nën pushtetin e All-llahut pasi t'i ketë nënshtruar nën pushtetin e tij njerëzor!."

Por All-llahu, lavdi pastë, i cili është i dijshëm dhe i urtë, Pejgamberin e Tij nuk e orientoi në këtë drejtim, por në drejtimin tjetër ku ai do të kundërvihej me *la ilahe il-lall-llah* dhe që ai dhe ajo pakicë që iu përgjigj t'i përballojnë të gjitha ato vuajtje!

E pse? All-llahu gjithsesi nuk dëshironte që ta fusë Pejgamberin e vet dhe besimtarët në diçka të mundimshme. Mirëpo Ai e dinte se ajo nuk mund të jetë rruga e

qëlluar. Pra, nuk është qëllimi që toka të shpëtojë nga dora e një zullumqari romak apo persian në dorën e një zullumqari arab. I tërë zullumi është zullum! Toka është e All-llahut, ajo duhet të çlirohet vetëm në emër të Tij. Ajo nuk mund të çlirohet në emër të Tij vetëm atëherë kur mbi të ngrihet flamuri *la ilahe il-lall-llah*. Nuk është rrugë e drejtë që njerëzit të çlirohen nga një zullumqar romak apo persian e t'i dorëzohen një zullumqari arab. Njerëzit janë robër vetëm të All-llahut, e ata nuk mund të jenë robër vetëm të All-llahut pos atëherë kur të ngrihet flamuri *la ilahe il-lall-llah*. *La ilahe il-lall-llah*, ashtu siç e kupton arabi i cili i njeh domethëniet e gjuhës së tij e që don të thotë: Nuk ka sundim pos atij të All-llahut, e as ligj (sheriat) pos atij që vjen prej All-llahut, dhe askush nuk guxon të ushtrojë pushtet mbi askë ngase pushteti i takon vetëm All-llahut.Shtetësinë që Islami dëshiron t'ua japë njerëzve është shtetësia e akides, në të cilën barazohen arabët, romakët, persianët dhe të gjitha kombet dhe racat edhe atë nën flamurin e All-llahut.

Kjo pra është ajo rrugë e qëlluar...

* * *

Në kohën kur Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* u dërgua me këtë fe, shoqëria arabe ishte në një gjendje kaotike sa i përket ndarjes së pasurisë dhe drejtësisë. Një pakicë e vogël në duart e veta mbante pothuajse tërë kapitalin dhe tregtinë. Ata shërbeheshin me kamatë ashtu që në mënyrë të padrejtë rritej dhe shumëfishohej kapitali dhe pasuria e tyre. Ndërsa një shumicë e madhe e njerëzve kishin vetëm skamje dhe uri. Ata që

kishin pasuri, kishin edhe autoritet edhe pozitë në shoqëri, ndërsa pjesa dërrmuese e njerëzve ishte e humbur si për nga pasuria po ashtu edhe për nga fama!

Ndoshta dikush mund përsëri të thotë: "Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* ka pas mundësi që thirrjes së vet t'i japë karakter social dhe kështu të insistojë në luftën kundër klasës sunduese dhe që thirrjen e tij ta orientojë në drejtimin që synon barazinë e klasave dhe kthimin e kapitalit nga të pasurit te të varfërit!."

E dikush tjetër mund të thotë: "Sikur Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* atëbotë t'i thirrte njerëzit nën këtë moto, shoqëria arabe do të ndahej në dy blloqe: Shumica dërrmuese do të ishte me thirrjen e re kundër tiranisë së kapitalit, autoritetit dhe pozitës, kurse pakica e vogël do të mbetej për ta ruajtur këtë trashëgimi. Kjo mënyrë do të ishte zëvendësim ndaj asaj që ndodhi kur e tërë shoqëria doli me një qëndrim të prerë që ta pengojë përhapjen e fjalës: *la ilahe il-lall-llah*, në të cilën nuk u futën pos një grup shumë i vogël njerëzish!"

E ndoshta edhe mund të thuhet: Pasi Muhammedit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* t'i përgjigjej shumica dhe ta merrte përsipër udhëheqjen e tyre, atëherë do të mundej pakica e do t'i nënshtrohej udhëheqjes së tyre. Në një gjendje të këtillë ai do ta shfrytëzonte pozitën dhe pushtetin për ta vendosur akiden e tevhidit me të cilën edhe e dërgoi Zoti dhe që njerëzit t'i nënshtrohen pushtetit të Zotit të tyre pasi i nënshtroi në pushtetin e tij njerëzor!

Mirëpo All-llahu, lavdi pastë, e Ai është i dijshëm dhe i urtë, nuk e orientoi në këtë drejtim...

All-llahu, lavdi pastë, e dinte se kjo nuk është ajo rrugë e qëlluar. E dinte se drejtësia shoqërore patjetër duhet të burojë në shoqëri nga një koncept akaidor i gjithëpërfshijshëm, ku ajo shoqëri do t'ia dorëzonte tërë çështjen e saj All-llahut dhe do t'i pranonte të gjitha vendimet e All-llahut me kënaqësi dhe me plot vullnet në saje të ndarjes së drejtë të pasurisë dhe solidarizimit të të gjithëve. Në atë mënyrë do të stabilizohej zemra e atij që jep dhe e atij që merr në mënyrë të barabartë, sepse ai po zbaton një ligj që e ka vendosur All-llahu. Ai, nga nderi dhe respekti i tij që ka ndaj Ligjit të All-llahut, shpreson se në të do të gjejë mirësinë dhe bekimin në këtë botë po edhe në botën tjetër. Që këtu, nuk do të kemi zemra që janë të mbushura përplot lakmi e as zemra që janë të mbushura përplot zili, por as që do të venin punët me shkop dhe shpatë, ose me frikësim e terrorizim! Kështu nuk do të degjeneroheshin zemrat e as që do të ngulfateshin shpirtrat siç ndodh në sistemet të cilat ushtrohen pa *la ilahe il-lall-llah.*

* * *

Kur u dërgua Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, niveli i moralit në Gadishull në forma të ndryshme ishte në shkallën më të ulët, përskaj disa vetive të mira e të ndershme të beduinëve, që ishin të pranishme në shoqëri.

Padrejtësitë ndaj njëri-tjetrit ishin të përhapura në shoqëri. Për to me urtësi na shprehet poeti Zuhejr bin ebi Selemi përmes vargjeve:

*"Kush nuk mbrohet me armën e vet,*
*do të jetë i dërrmuar,*
*E kush nuk është zullumqar ndaj njerëzve,*
*zullumi i tyre ka për ta shkatërruar"*

Këtë po ashtu e shpreh thënia e përhapur në xhahilijjet: *"Ndihmoi vëllait tënd qoftë shtypës apo i shtypur."*

Alkooli dhe bixhozi ishin prej shprehive të asaj shoqërie të degjeneruar, por edhe prej lukseve dhe krenarive të saj! E tërë poezia xhahilite i shpreh këto veti, siç janë vargjet e Tarfe bin el Abd kur thotë:

*"Alkoolin e kam patur pije të dashur,*
*shije të vetme,*
*përfitim, konsumim, angazhim e trashëgim,*
*derisa një ditë e tërë familja më braktisi,*
*mbeta i vetmuar,*
*ashtu siç vetmohen kafshët e stërvitura."*

* * *

Kurvëria, në forma të ndryshme, ishte prej dukurive të asaj shoqërie. Rasti i saj është i njëjtë me rastin e çdo shoqërie xhahilite të kaluar apo bashkëkohore, që për të Aisheja, *radijall-llahu anha* na lajmëron:

*"Martesa në xhahilijjet bëhej në katër mënyra: Njëra prej tyre është si martesat e sotshme të rregullta: Njeriu kërkon prej njeriut tjetër ta fejojë të bijën e tij apo atë që e ka nën mbikëqyrje të vet, e pastaj (nëse bëhet fejesa, sh.p.) ia jep mehrin dhe e marton. Lloji tjetër është kur njeriu i thoshte gruas së vet pas pastrimit të saj mujor: Shko te filani dhe kërko që të mbetesh me barrë prej tij. Pastaj burri i saj nuk i është afruar*

*në shtrat dhe nuk e ka prekur derisa të vërtetohet shtatzënësia e saj prej njeriut me të cilin dëshironte të mbetej me barrë. Nëse vërtetohej shtatzënia e saj, atëherë edhe ai i afrohej nëse dëshironte. Ai një gjë të tillë e bënte me dëshirë që fëmija të ketë prejardhje fisnike! Ky lloj i martesës quhej martesa e istibdait (të kërkosh që gruaja të mbetet me barrë prej tjetërkujt sh.p.). Lloji i tretë është: Tuboheshin një grup burrash që ishin më pak se dhjetë dhe shkonin te një grua. Çdonjëri prej tyre kishte kontakt gjinor me të. E nëse mbetej me barrë dhe lindte fëmijën, ajo pas disa netësh prej kur e lindte fëmijën, i ftonte të gjithë ashtu që asnjëri nuk guxonte të mungojë. E kur tuboheshin, ajo u thoshte atyre: "Të gjithë e dini se ç'keni bërë! Tanimë kam lindur. Fëmija është i yti o filan!" Ashtu ajo e emëronte atë që më së tepërmi i pëlqente dhe fëmija konsiderohej i atij! I emëruari nuk kishte të drejtë ta mohojë. Lloji i katërt i mënyrave martesore ishte: Tuboheshin një numër i madh njerëzish të cilët i shkonin një gruaje e cila nuk kishte të drejtë asnjërin ta kthejë. Në të vërtetë ato ishin laviret. Ato në dyert e tyre kishin varur flamuj si shenja. Kushdo që dëshironte mund të shkonte te ato. Nëse ndonjëra prej tyre mbetej me barrë dhe lindte fëmijë, ata tuboheshin te ajo dhe sipas pamjes së fëmijës përpiqeshin që ta njohin të jatin! Fëmijën ia dorëzonin atij që u dukej se i përngjanë dhe ai e përvetësonte. Fëmija emërohej sipas tij dhe ai nuk kishte të drejtë që ta mohojë."*[6]

Ndoshta edhe është thënë: "Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* ka mundur që thirrjen e tij ta

---

[6] E shënoi Buharia në kapitullin e martesës

proklamojë si reformiste, e cila në theks të veçantë do ta shqyrtonte ngritjen e moralit, pastrimin e shoqërisë dhe fisnikërimin e shpirtrave."

Ose edhe ndoshta është thënë: "Ai, *alejhisselam* ka mundur në atë kohë të gjejë njerëz të pastër, ashtu si çdo reformator etik që mund t'i gjejë në çdo rreth, të cilëve u pengonte papastërtia e cila i rrethonte, e që pa dyshim krenaria dhe burrëria do t'i shtynin që t'i përgjigjen thirrjes për reformë dhe pastrim."

E ndoshta dikush do të thoshte: "Sikur Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* të vepronte në këtë mënyrë, do t'i përgjigjeshin qysh në hapin e parë një grumbull i njerëzve të mirë. Ashtu do të ngrihej morali i tyre dhe do të pastroheshin shpirtrat e tyre. Duke iu falënderuar kësaj, ata do të ishin më afër pranimit të akides dhe bartjes së saj, se sa thirrja *la ilahe il-lall-llah* e cila krijoi një opozitë të fortë që nga fillimi i rrugës."

Mirëpo All-llahu, lavdi pastë, e dinte se kjo nuk është ajo rrugë e qëlluar! Ai e dinte se morali nuk mund të ngrihet pos në baza të akides e cila cakton kritere dhe konstaton vlera. Po ashtu ajo vendos pushtetin prej ku mbështeten këto kritere dhe këto vlera dhe llojet të cilat i zotëron ky pushtet dhe i zbaton ndaj atyre që u përmbahen dhe atyre që nuk u përmbahen. Pra, nëse kjo akide nuk vendoset dhe ky pushtet nuk përcaktohet, të gjitha vlerat trajtohen sipas dominimit por edhe i gjithë morali sajohet i dominuar gjithashtu, pa rregullatorë, pa pushtet dhe pa sanksion!

Kur pas përpjekjeve të mundimshme të vendoset akideja dhe të konstituohet shteti në të cilin do të mbështetej kjo akide, atëherë kur njerëzit do ta njohin

Zotin e tyre dhe vetëm Atë ta adhurojnë, atëherë kur njerëzit të çlirohen nga pushteti i njerëzve dhe njëkohësisht nga pushteti i pasioneve (epsheve), atëherë kur në zemra të ngulitet *la ilahe il-lall-llah*, atëherë All-llahu me anë të saj dhe me anë të ithtarëve të saj do të bëjë atë që çdo strateg do ta dëshironte. Vendi u pastrua prej *romakëve* dhe *persianëve*, por jo që të vendoset në të pushteti *arab*, por që të vendoset pushteti i *All-llahut*. Kësisoj toka (e Gadishullit, sh.p.) u pastrua nga pushteti i *tagutëve* (zullumqarëve) në përgjithësi, qoftë romakë, persianë apo arabë.

Kësisoj shoqëria u pastrua nga padrejtësitë shoqërore të të gjitha llojeve. Në vend të tyre u ngrit *Sistemi islam* i cili ushtronte drejtësi me drejtësinë e All-llahut, i cili gjykonte me kandarin e All-llahut, i cili ngriti flamurin e drejtësisë shoqërore vetëm në emër të All-llahut dhe e quajti *Flamuri islam*. Atij nuk ia shoqëroi asnjë emër tjetër. Në pëlhurën e tij shkruan: *la ilahe il-lall-llah!*

Kësisoj u pastruan edhe emocionet edhe morali, u dëlirën edhe zemrat edhe shpirtrat, pa mos u imponuar nevoja as për restriksione (kufizime) e as për parandalime (qortime), të cilat janë pjesë të sheriatit të All-llahut, pos në raste shumë të rralla, ngase mbikëqyrja në atë shoqëri është formuar në ndërgjegje, dhe se lakmia për ta fituar kënaqësinë e All-llahut dhe shpërblimin e Tij, turpi dhe frika prej hidhërimit dhe dënimit të Tij, zinin vendin e kontrollit dhe ligjit ndëshkues.

Njerëzimi si kurrë më parë arriti kulmin e rregullimit, moralit dhe jetës së kësaj bote në përgjithësi, gjë që

asnjëherë nuk është arritur as më parë por as më vonë deri në këtë kulmim pos nën hijen e pushtetit islam.

E gjithë kjo u arrit, sepse ata të cilët e vendosën këtë fe në formë të shtetit, sistemit, ligjit dhe rregullit, ishin ata të cilët e kishin vendosur këtë fe qysh më parë në ndërgjegjet dhe jetën e tyre praktike në formë të akides, moralit, ibadetit dhe etikës. Atyre për ngritjen e kësaj feje u ishte dhënë vetëm një premtim i cili nuk ka të bëjë as me fitoren e as me pushtetin, bile as me jetësimin e kësaj feje përmes tyre... Një premtim pra që nuk ndërlidhet me asgjë në këtë botë... Vetëm një premtim, e ai është Xhenneti. Kjo pra ishte e vetmja gjë që u ishte premtuar për atë xhihad të mundimshëm, ato sprova të rënda, vazhdimin e thirrjes në mënyrë të kontinuar, rezistimin e xhahilijjetit me mjetin të cilin e urrejnë pushtetmbajtësit në çdo kohë dhe në çdo vend, e ai mjet është: *la ilahe il-lall-llah*!

Pasi që All-llahu i vuri në sprova të ndryshme e ata duruan, pasi që pasionet e tyre ngritën duart nga aspiratat e tyre, pasi që All-llahu e kuptoi se ata nuk presin ndonjë shpërblim në këtë botë – sado që të jetë ai shpërblim, qoftë edhe arritja e fitores së kësaj thirrjeje përmes duarve të tyre, dhe paraqitja e kësaj feje në sipërfaqe të Tokës përmes përpjekjeve të tyre – pasi që në shpirtrat e tyre u tretën krenaria dhe mburrja me stërgjyshërit dhe kombin, mburrja me vatanin, mëmëdhenë, mburrja me fisin dhe familjen... pasi që All-llahu e kuptoi tërë këtë ndryshim, e dinte se ata tani janë të denjë që të jenë bartësit e këtij amaneti më të madh. Besnikë për ta ruajtur akiden në të cilën me adhurim veçohet vetëm një All-llah, lavdi pastë, i Vetmi i cili ka

të drejtë të ketë pushtet mbi zemrat dhe ndërgjegjet, mbi sjelljet dhe traditat, mbi shpirtrat dhe pasuritë, mbi pozitat dhe gjendjet e njerëzve. Besnikë ndaj pushtetit i cili u vihet në dispozicion atyre, që me anë të tij ta vendosin sheriatin e All-llahut për ta zbatuar, drejtësinë e All-llahut për ta vendosur, pa mos tentuar që me anë të këtij pushteti të arrijnë diç për vete, për familjet, për kombin ose për racën e tyre, por, pushteti i cili është në duart e tyre të jetë vetëm për All-llahun, fenë dhe sheriatin e Tij. Kjo kështu duhet të jetë, sepse ata e dinë se ajo është prej All-llahut dhe se Ai është i cili ua dha atë.

Asgjë nga kjo metodë e bekuar nuk do të realizohej në këtë shkallë të lartë sikur të mos fillonte da'veja (thirrja) me këtë fillim, ose mos ta ngrente vetëm këtë flamur, flamurin *la ilahe il-lall-llah* pa mos ia shoqëruar asnjë tjetër. Ajo nuk do të realizohej sikur mos të ndiqej kjo rrugë gurore dhe e mundimshme në pamjen e saj, por e begatë dhe e lehtë në esencën e saj.

Kjo metodë e bekuar nuk do të ishte krejtësisht e sinqertë ndaj All-llahut, sikur da'veja hapat e parë të saj t'i bënte me koloritin kombëtar, social apo moral... ose përskaj simbolit të saj të vetëm *la ilahe il-lall-llah* të ngrihej edhe ndonjë simbol tjetër.

Ky pra është preokupimi i Kur'anit mekkas, i tëri për vendosjen e fjalës *la ilahe il-lall-llah* në zemrat dhe mendjet e njerëzve. Pastaj zgjedhja e kësaj rruge – që duket e vështirë në shikim të parë – dhe moszgjedhja e rrugëve të tjera anësore dhe këmbëngulja në këtë rrugë.

Ndërsa, sa i përket preokupimit të Kur'anit vetëm me çështjen e besimit, pa mos hyrë në hollësitë e sis-

temit në të cilin bazohet dhe ligjeve të cilat do t'i përcaktojnë raportet në të, edhe kjo është gjithashtu një çështje që është detyrë për bartësit e da'ves në këtë fe, të ndalen dhe të mendojnë denjësisht.

Duhet ditur se natyra e kësaj feje është ajo e cila imponoi një gjë të tillë. Kjo është feja e cila në tërësi bazohet në shtyllën e një hyjnimi. Të gjitha strukturimet dhe të gjitha ligjshmëritë burojnë nga kjo bazë e madhe, mu ashtu si një pemë madhështore e cila ngrihet në qiell, e shpërndarë dhe me hije të gjerë, me degë të ngërthyera dhe në qiell e ngjitur, rrënjët e së cilës doemos duhet të futen thellë në tokë, me një hapësirë të gjerë e cila do t'i përshtatej madhësisë dhe shtrirjes së saj në natyrë. E tillë është edhe kjo fe. Sistemi i saj përfshin jetën në përgjithësi dhe merret me çështjet e mëdha dhe të vogla të njerëzimit. Ajo rregullon jetën e njeriut jo vetëm në jetën e kësaj bote por edhe në jetën e përtej varrit, jo vetëm në botën e dukshme por edhe në botën e padukshme e cila është misterioze për të. Gjithashtu, jo vetëm në këmbimet e dukshme materialiste por edhe në thellësinë e ndërgjegjes, në botën e fshehtë të qëllimeve. Islami, pra, është një institucion impozant dhe kolosal, i gjerë dhe i hapur, andaj dhe atij doemos i duhen rrënjë dhe thellësi po me këtë gjerësi, madhësi, thellësi dhe shtrirje.

Ky është vetëm një kënd i fshehtësisë dhe i natyrës së kësaj feje, i cili determinon metodologjinë e saj përmes vetëstrukturimit dhe shtrirjes së saj. Ajo sendërtimin e akides dhe vendosjen e saj, përfshirjen dhe futjen e saj nëpër të gjithë damarët e shpirtit, e bën nevojë prej nevojave të zhvillimit të shëndoshë dhe garanci prej

garancive të përgjegjësisë, e gjithashtu edhe harmonizim ndërmjet pjesës së dukshme të pemës në natyrë dhe rrënjëve të futura thellë në tokë.

Atëherë kur akideja e fjalës *la ilahe il-lall-llah* të vendoset në thellësitë e saj të kredhura, në të njëjtën kohë do të vendoset sistemi te i cili do të manifestohet fjala *la ilahe il-lall-llah* dhe do të caktohet se ai është sistemi i vetëm me të cilin pajtohen shpirtrat te të cilët është vendosur akideja. Këta shpirtra, që në fillim i janë nënshtruar këtij sistemi, bile para se t'u sqarohen hollësitë dhe dispozitat e tij. Ky përkushtim, që në fillim, në të vërtetë është rezultat i vetë besimit. Po me të njëjtin përkushtim më vonë ata shpirtra i pranuan rregullativat e Islamit dhe dispozitat e tij me zemërgjerësi, pa mos kundërshtuar asgjë pas shpalljes së tyre dhe pa mos u hamendur për t'i zbatuar menjëherë pas publikimit të tyre. Në këtë mënyrë u eliminuan alkooli, kamata, bixhozi dhe të gjitha veset e këqija të xhahilijjetit. U eliminuan me disa ajete kur'anore ose me disa fjalë të Pejgamberit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, e në anën tjetër, qeveritë tokësore mundohen me të gjitha mjetet e tyre, me ligjet dhe normat, me institucionet dhe mekanizmat, me policinë dhe pushtetin, me propagandën dhe masmediumet, t'i pengojnë këto devijime, e ato nuk arrijnë tjetër pos që ta ruajnë rendin publik nga kundërvajtjet, kurse shoqëria edhe më tej ngulfatet nga gjërat e ndaluara dhe të dëmshme![7]

---

[7] Shih vëllimin e pestë të librit *"Nën hijet e Kur'anit"* të botuar nga "Darush-Shuruk", se si All-llahu e ndaloi alkoolin, kurse në librin *"Ç'humbi bota me dekadencën e muslimanëve"* të Ebul Hasen En Nedeviut, se si Amerika pas të gjitha përpjekjeve nuk arriti ta pengojë

Këndi tjetër i natyrës së kësaj feje ndriçohet në metodologjinë e saj të qëndrueshme. Kjo fe është metodologji praktike, dinamike dhe serioze. Ajo erdhi që ta udhëheq jetën sipas realitetit të saj dhe që t'i dalë përballë këtij realiteti përmes mekanizmave të saj, ta pranojë, ta përmirësojë ose ta ndryshojë që nga themeli. Që këtu mund të themi se Islami nuk miraton ligje pos në rastet që janë me të vërtetë ekzistuese, edhe atë në një shoqëri e cila fillimisht ka pranuar vetëm pushtetin e All-llahut.

Islami nuk është *teori* e cila merret me supozime! Ai është sistem që merret me realitetin! Andaj, doemos njëherë të vendoset shoqëria muslimane e cila vërteton besimin e fjalës *la ilahe il-lall-llah* dhe se qeverisja nuk është pos për All-llahun, refuzon ta pranojë qeverisjen e dikujt tjetër veç All-llahut dhe refuzon ligjin e cilitdo sistem që nuk bazohet mbi këtë themel.

Kur kjo shoqëri vendoset njëmendësisht, të ketë jetë praktike dhe të ketë nevojë për rregullim shtetëror dhe kushtetutshmëri, vetëm atëherë fillon t'i vendosë rregullat dhe t'i miratojë ligjet, për një popull që paraprakisht u është dorëzuar normave dhe ligjeve (që kanë ardhur nga All-llahu, sh.p.) dhe i refuzon të gjitha normat dhe ligjet që kanë prejardhje tjetër.

Doemos që besimtarët në këtë akide të kenë pushtet mbi vetveten dhe shoqërinë e tyre, i cili do të sigurojë zbatimin e sistemit dhe ligjeve në atë shoqëri, në mënyrë që sistemi të ketë dominimin e vet kurse sheriati korrektësinë e vet. Mbi gjithë këtë, vetë praktika e jetës

alkoolin. Ky pasus është nxjerrur nga libri *"Korrigjime"* i Ebu A'la El Mevdudiut.

së kësaj shoqërie, aty për aty, imponon ekzistimin e sistemit dhe ligjeve.

Muslimanët në Mekke nuk kishin pushtet as mbi vete as mbi shoqërinë e vet. Ata nuk kishin jetë të pavarur praktike që do ta rregullonin me sheriatin e All-llahut. Andaj edhe All-llahu në këtë periudhë nuk u zbriti norma apo ligje, por ua zbriti akiden dhe edukatën (moralin) që për burim kishin akiden, dhe atë, pas vendosjes së saj në thellësitë e shpirtit. Kur ata arritën ta formojnë shtetin në Medine, i cili kishte pushtet, filluan t'u zbresin ligjet, u vendos sistemi i cili do t'u dalë përballë nevojave të shoqërisë praktike muslimane, e të cilat do t'i sigurojë shteti me mekanizmat e tij në mënyrë korrekte dhe zbatuese.

All-llahu nuk dëshiroi që atyre t'ua zbresë sistemin dhe ligjin në Mekke, ashtu që ata t'i ruajnë të gatshëm në mënyrë që të zbatohen menjëherë pas formimit të shtetit në Medine! Jo, s'është e tillë natyra e kësaj feje! Ajo është shumë më praktike dhe shumë më korrekte! Kjo fe nuk i supozon problemet që t'ua supozojë zgjidhjet. Ajo i del ballë realitetit kur bëhet realitet i shoqërisë muslimane që i është dorëzuar sheriatit të All-llahut dhe që ka refuzuar çdo ligj tjetër me të gjitha karakteristikat e tij, si për nga vëllimi, forma, rrethanat dhe faktorët e tij, dhe që ta ligjësojë sheriatin e All-llahut sipas vëllimit, formës, rrethanave dhe faktorëve.

Ata të cilët sot kërkojnë prej Islamit që të formulojë teori, të formulojë modele të sistemimit dhe të formulojë kodifikime ligjesh për jetësim, e në anën tjetër në gjithë faqen e dheut nuk kemi shoqëri e cila ka pranuar pa mëdyshje ta ligjësojë vetëm sheriatin e All-llahut

duke refuzuar çdo ligj jashtë tij, dhe duke e pasur edhe pushtetin i cili do ta obligojë dhe do ta zbatojë atë, ata të cilët nga Islami e kërkojnë këtë, në të vërtetë nuk e kanë kuptuar natyrën e kësaj feje, as se si vepron në jetë në pajtim me dëshirën e All-llahut për të.

Ata kërkojnë prej tij që ai ta ndryshojë natyrën, metodologjinë dhe historinë e vet e t'u ngjasojë teorive dhe metodologjive njerëzore. Ata orvaten ta largojnë nga rruga dhe hapat e tij që t'u përgjigjet aspiratave të tyre personale në aspektin kohor. Këto aspirata formohen nga disfata e tyre e brendshme shpirtërore përballë sistemeve të vogla njerëzore. Ata kërkojnë nga Islami që qenien e tij ta formulojë në konturat e teorive dhe supozimeve, të ballafaqohet me një ardhmëri që nuk ekziston. E All-llahu dëshiron që kjo fe të jetë ashtu siç dëshiroi Ai të jetë, akide që mbush zemrën, e që ajo t'ia imponojë pushtetin e vet ndërgjegjes. Akide e cila synon që njerëzit të mos i nënshtrohen askujt veç All-llahut dhe të mos u diktohen ligjet prej dikujt tjetër pos prej Tij. E gjithë kjo do të arrihet atëherë kur do të gjenden ata njerëz te të cilët Islami do të jetë akideja e tyre dhe të arrihet pushteti praktik në shoqërinë e tyre. E pas kësaj, ligjet e kodifikuara do të fillojnë t'i zgjidhin kërkesat e tyre aktuale dhe ta organizojnë gjithashtu jetën e tyre të përditshme.

Kjo është ajo që e dëshiron All-llahu për këtë fe. Çfarëdo qofshin aspiratat e njerëzve asgjë nuk mund të bëhet pos asaj që dëshiron All-llahu për këtë fe!

Po kështu, është më se e nevojshme për bartësit e thirrjes islame, të jetë e qartë se kur ata i thërrasin njerëzit për ta rikthyer jetësimin e kësaj feje, ata duhet

t'i thërrasin njëherë në përqafimin e akides – bile edhe nëse vetvetes i thonë muslimanë ose certifikatat e lindjes dëshmojnë për ta se janë muslimanë! – ata patjetër duhet t'i mësojnë se Islami pikësëpari është konfirmim i akides *la ilahe il-lall-llah* me kuptimin e saj të vërtetë, e ajo është kthimi i pushtetit të All-llahut në të gjitha çështjet e jetës dhe dëbim i agresorëve mbi pushtetin e All-llahut, të cilët ia pretendojnë këtë të drejtë vetvetes. Ata duhet ta vendosin këtë akide në ndërgjegjet dhe ndjenjat e tyre, pastaj në kushtet dhe jetën e tyre praktike.

Le të jetë kjo çështje bazë për thirrjen e njerëzve në Islam, ngase ajo ishte bazë e thirrjes së tyre në Islam që prej ditës së parë. Thirrje të cilën e mori përsipër Kur'ani mekkas gjatë trembëdhjetë vjetëve të plota. E kur kjo fe të pranohet me kuptimin e saj origjinal nga një grup njerëzish, atëherë ky grup do të meritojë të quhet me emrin *shoqëri muslimane.* Shoqëri e cila ka tipare për ta ushtruar sistemin islam në jetën e saj shoqërore, sepse ajo ka vendosur që në relacion me ithtarët e saj të themelojë një jetë të tërë mbi këtë bazë dhe që të mos sundojë në jetën e saj askush pos All-llahut.

Atëherë kur praktikisht të ngrihet kjo shoqëri, fillohet me paraqitjen e bazave të sistemit islam në të. Po ashtu kjo shoqëri do të fillojë të merret me kodifikimin e ligjeve të cilat ia rezulton jeta e saj aktuale në frymë të bazave të përgjithshme të sistemit islam. Kjo pra është renditja e drejtë e hapave të metodologjisë islame për realizimin korrekt të veprimeve reale të saj.

Disa njerëzve që janë të sinqertë por edhe të ngutshëm dhe të padurueshëm, të cilët nuk e kanë perceptu-

ar natyrën e kësaj feje dhe natyrën e metodologjisë së saj të qëndrueshme dhe hyjnore, të formuar mbi urtësinë e Të Dijshmit dhe Të Urtit dhe mbi dijen e Tij ndaj karaktereve njerëzore dhe nevojave të jetës... themi se disave prej tyre u përhihet se nëse njerëzve u parashtrohen bazat e sistemit islam bile edhe ligjet e tij, do t'ua lehtësonin atyre rrugën e da'ves dhe do t'ua bënin të dashur këtë fe!

Ky vërtet është një iluzion të cilin e shkakton ngutia! Iluzion, si ai që do të ishte e mundur ta propozojnë disa duke thënë: Do të ishte mirë që da'veja e Resulull-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, në fillim të shfaqej nën flamurin kombëtar, social apo moral, lehtësim për rrugën e saj!

Zemrat një herë duhet t'i çiltërohen All-llahut, ta shpallin robërimin e tyre vetëm ndaj Tij duke e pranuar vetëm sheriatin e Tij dhe duke refuzuar çdo ligj jashtë tij. Kjo parimisht duhet të jetë kështu, para se të shqyrtohen çfarëdo hollësishë për ligjet e All-llahut, me qëllim që të lakmohen ato!

Lakmia duhet të burojë nga sinqeriteti i adhurimit ndaj All-llahut dhe nga çlirimi i çdo pushteti jashtë Tij, e jo të burojë nga ajo se sistemi i paraqitur në këtë rast, qenësisht është më i mirë se të gjitha sistemet që e përshkojnë në këtë e këtë aspekt duke i shpjeguar detajisht.

Pushteti i All-llahut qenësisht është më i mirë sepse ai është prej sheriatit të Tij. Kurrë nuk do të mund të bëhet ligji i robërve (njerëzve) si Ligji i All-llahut. Por kjo nuk është as themel i da'ves. Themeli i da'ves qëndron në atë se vetëm pranimi i sheriatit të All-llahut

dhe refuzimi i çdo ligji tjetër, sidoqoftë dhe ngadoqoftë, në thelb është vetë Islami. Islami nuk ka ndonjë kuptim tjetër. Ai i cili fillimisht lakmon në Islam ai veç e ka zgjidhur problemin. Ai më nuk do të ketë nevojë të lakmojë bukurinë e regjimit dhe epërsinë e tij. Kjo, pa dyshim, është njëra prej aksiomave të imanit!

* * *

Së këndejmi, patjetër duhet të tregojmë se si Kur'ani mekkas e zgjidhi çështjen e akides brenda trembëdhjetë vjetëve. Kur'ani mekkas nuk e shtroi çështjen e akides në formë të *teorisë* apo *shenjtërisë* (lahut)! Ai nuk e shtroi as në formë të polemikës gojore, siç e ushtroi e ashtuquajtura *shkencë e tevhidit!*

Kurrsesi! Kur'ani fisnik i drejtohej natyrës së *njeriut* me të gjitha indikacionet dhe frymëzimet të cilat janë të strukura në qenien e tij dhe në ekzistencën rreth tij. Ai e shpëtoi njeriun nga shtresa funderrinore dhe i pastroi organet e pranimit natyror nga ngarkesat që iu vunë dhe që ua kishin stagnuar funksionimin, duke ia hapur dritaret natyrshmërisë për t'i pranuar frymëzimet ngazëlluese dhe për t'iu përgjigjur atyre.

Kjo në aspekt të përgjithshëm, kurse në pikëpamje të veçantë, Kur'ani me këtë akide zhvillonte një betejë të gjallë dhe objektive. Me anë të akides ai zhvillonte betejë me atë shtresë të stagnuar të natyrshmërisë në shpirtrat ademiane (njerëzore), të cilët ishin të pranishëm dhe ekzistues. Prej këtu, forma e *teorisë* nuk ishte ajo formë që i përshtatej kësaj gjendjeje të veçantë, por forma e ballafaqimit të gjallë me pengesat, barrierat, bllokadat dhe bezdisjet psikike e sypamëse të cilat

ushtroheshin në shpirtrat aktivë dhe të pranishëm. As polemika mendore e bazuar në logjikën formale me të cilën merrej shkenca e tevhidit në shekujt e mëvonshëm, nuk ishte gjithashtu formë e përshtatshme. Kur'ani ballafaqohej me një *situatë* të tërësishme njerëzore me të gjitha karakteristikat e saj jetësore. Ai i drejtohej tërë qenies njerëzore që t'i kundërvihej kësaj situate. Po ashtu as *shenjtëria* (lahut) nuk ishte formë e përshtatshme, sepse akideja islame edhe pse ka të bëjë me besimin, ajo po ashtu përfaqëson programin e jetës reale të sajuar për zbatim praktik. Ajo nuk lejon të struket në atë kënd të ngushtë në të cilin fshihen studimet shenjtërore – teorike me karakter teologjik!

Kur'ani, duke e sendërtuar akiden në ndërgjegjen e bashkësisë muslimane, me anë të saj zhvillonte një betejë të ashpër me xhahilijjetin rreth tij, e po ashtu me anë të saj zhvillonte betejë të ashpër edhe me mbeturinat xhahilite, bile edhe me moralin dhe traditën e saj në ndërgjegjen e po kësaj bashkësie. Në mesin e këtyre dukurive u shfaq konstrukti i akides, jo në formë të *teorisë*, jo në formë të *shenjtërisë* e as në formë të *polemikës gojore*, por në formë të trupit organik e të gjallë dhe të një qelize organizative e cila ushtrohet drejtpërsëdrejti në jetë, e përfaqësuar në vetë bashkësinë muslimane. Zhvillimi i bashkësisë muslimane në aspekt të botëkuptimit të saj akaidor dhe sjelljeve të saj praktike ishte në pajtim me këtë botëkuptim, kurse sa i përket angazhimit të saj për t'u ballafaquar me xhahilijjetin, ishte lëvizje që e luftonte atë... Po i njëjti zhvillim ishte pasqyrë e drejtpërdrejtë e zhvillimit të konstruktit akaidor dhe si një kopje e gjallë për të. Ky zhvillim pra,

pikërisht është ajo metodologji islame e cila shpreh natyrën e vet.

S'do mend se për bartësit e thirrjes islame është e domosdoshme ta perceptojnë (të arrijnë ta kuptojnë) natyrën e kësaj feje dhe metodologjinë e saj në lëvizje përmes kësaj mënyre të cilën e sqaruam. Këtë e them për ta ditur se periudha e sendërtimit të akides e cila mori një kohë mjaft të gjatë në Mekke, nuk ishte e ndarë nga periudha e formimit praktik të lëvizjes islame, por edhe të bashkësisë muslimane. Ajo nuk ishte periudhë e plasimit të *teorisë* dhe studimit të saj! Ajo ishte periudhë e konstruktimit themelor të akides, xhematit, lëvizjes dhe të ekzistencës së njëmendtë në mënyrë paralele. Kështu edhe duhet të veprohet sa herë që dëshirohet të rikthehet sërish ai sendërtim.

Kështu edhe duhet të zgjasë periudha e sendërtimit të akides, të bëhen hapat e sendërtimit në mënyrë të ngadalshme, të sigurt dhe të ngulitur. Më tutje, ajo nuk guxon të jetë periudhë e studimit teorik, por periudhë e konkretizimit të kësaj akideje, pjesë-pjesë, në formë të gjallë, e përfaqësuar në ndërgjegjet e ambientuara me këtë akide dhe të përfaqësuara në një konstruksion kolektiv dhe trup aktiv, të cilët shfaqin zhvillimin e tyre të brendshëm dhe të jashtëm përmes zhvillimit të vetë akides. Po ashtu e përfaqësuar në lëvizje realiste e cila e lufton xhahilijjetin dhe e cila futet me të në betejë edhe psikikisht por edhe realisht. Ashtu ajo e përfaqëson akiden të gjallë dhe e bën të mundur që ajo të zhvillohet e gjallë gjatë kundërvënies në betejë.

Do të ishte një gabim trashanik – duke e pasur parasysh Islamin – akideja të zhvillohet në formë *teori-*

*ke*, e sajuar për studime mendore dialektike dhe intelektuale. Ky vërtet do të ishte një gabim i madh.

Kur'ani nuk kaloi trembëdhjetë vjet të tëra në sendërtimin e akides për shkak se ai po shpallej për të parën herë... Kurrsesi! Sikur të donte All-llahu, do ta zbritte këtë Kur'an përnjëherë, e pastaj do t'i linte ithtarët e tij ta studiojnë trembëdhjetë vjet, ose më pak ose më shumë, derisa ta përvetësonin *teorinë islame*.

Mirëpo, All-llahu, lavdi pastë, dëshiroi diç tjetër. Ai dëshironte të shtrojë një metodologji të veçantë dhe të dallueshme. Ai dëshironte të formohet xhemati, të formohet lëvizja dhe të formohet akideja, të gjitha në të njëjtën kohë. Ai dëshironte që xhematin dhe lëvizjen t'i ndërtojë me anë të akides dhe ta ndërtojë akiden me anë të xhematit dhe lëvizjes. Ai dëshironte që akideja të jetë realiteti i xhematit aktiv dhe praktik dhe që realiteti i xhematit aktiv dhe praktik të jetë kopje e mishëruar e akides. All-llahu, lavdi pastë, e dinte se formimi i individëve dhe bashkësive nuk mund të arrihet brenda ditës dhe natës. Andaj ishte e domosdoshme që ndërtimi i akides të marrë kohë aq sa edhe merr kohë formimi i individëve dhe xhematit, ashtu që kur të përkryhet konstrukti akaidor, xhemati do të ishte pasqyrë reale e kësaj përkryerje.

* * *

Kjo është natyra e kësaj feje – siç deduktohet nga metodologjia e Kur'anit mekkas – andaj edhe duhet ta njohim po këtë natyrë. Ne nuk guxojmë të orvatemi që ta ndryshojmë, duke iu përgjigjur aspiratave të ngutshme e që u janë nënshtruar formave të teorive njerëzo-

re! Ky Islam, me këtë natyrshmëri, është prodhues i parë i Ummetit musliman, dhe vetëm me të mund të prodhohet Ummeti musliman çdoherë tjetër. Pra, kemi për qëllim të rikthehet Ummeti musliman në sipërfaqe ashtu siç e nxori atë All-llahu herën e parë.

Duhet patjetër ta kuptojmë gabimin e një orvatjeje dhe rrezikun e saj kur është në pyetje ndryshimi i akides së gjallë islame e cila dëshiron të përfaqësohet në një hapësirë të zhvilluar, të gjallë dhe dinamike, dhe në një trup organik aktiv... ndryshimin e saj nga natyrshmëria e saj në një *teori* që i imponohet studimit, njohurisë dhe kulturës vetëm për shkak se ne dëshirojmë t'u kundërvihemi teorive të dështuara njerëzore me *teorinë islame*.

Akideja islame dëshiron që të përfaqësohet në shpirtra të gjallë në një qelizë reale, në një bashkësi anëtarësore (ku janë të lidhur organikisht, sh.p.) dhe në një lëvizje e cila ballafaqohet me xhahilijjetin përreth saj dhe me xhahilijjetin e mbetur në shpirtrat e ithtarëve të saj, duke e patur parasysh se ata ishin prej atij rrethi para se të futej akideja në zemrat e tyre dhe t'i nxjerr nga ai mjedis injorant. Ajo në këtë formë vë në funksion horizonte më të mëdha, më të gjera dhe më përfshirëse të zemrave, mendjeve, bile edhe të jetës, se sa që i vë në funksion *teoria*. Në mesin e horizonteve të cilat i përfshinë ajo janë edhe horizontet e teorisë dhe të materies së saj, mirëpo akideja nuk përkufizohet vetëm me to.

Botëkuptimi islam mbi hyjninë, ekzistencën hapësinore, jetën dhe njeriun, është botëkuptim universal dhe i përkryer, por ai në të njëjtën kohë është botëkuptim

realist dhe i përshtatshëm. Ai urren që të prezentohet – sipas natyrës së tij – në një botëkuptim mendor – didaktik, ngase një prezentim i tillë bie ndesh me natyrën dhe synimet e tij. Ai duhet të prezentohet me njerëz, organizim të gjallë dhe lëvizje të vërtetë, ndërsa mënyra e arritjes së botëkuptimit islam në formim zhvillohet përmes njerëzve, organizimit të gjallë dhe lëvizjes së vërtetë. Ashtu ai do të arrijë të përkryhet teorikisht në të njëjtën kohë kur të përkryhet realisht. Ai asnjëherë nuk do të shndërrohet në formë *teorike* por do të mbetet gjithmonë i prezentuar në formën *reale* dinamike.

Çdo zhvillim teorik i cili vjen para zhvillimit real dhe dinamik, ku, ky i pari nuk përfaqësohet sipas këtij të dytit, ai gjithashtu është gabim dhe rrezik kur kemi të bëjmë me natyrën e kësaj feje, qëllimin e saj dhe formën e përbërjes së saj qenësore.

All-llahu, lavdi pastë, thotë:

*"Dhe (ta shpallëm) Kur'anin që Ne e ndamë pjesë-pjesë për t'ua lexuar njerëzve dalëngadalë dhe ashtu e shpallëm atë një pas një." (Isra, 106)*

Shkalleshkallshmëria këtu është qëllimore, por edhe leximi dalëngadalë gjithashtu është qëllimor. Në këtë mënyrë plotësohet ndërtimi strukturor i përbërë nga akideja, në formë të një *organizimi të gjallë* e jo në formë të *teorisë!*

Bartësit e kësaj feje duhet ta dijnë mirë se, ashtu siç është kjo fe në qenien e saj hyjnore, gjithashtu edhe metodologjia e saj në veprim është hyjnore, e përputhshme plotësisht me natyrën e saj. Andaj, nuk mund të ndahet realiteti i kësaj feje nga metodologjia e saj në veprim.

Ata gjithashtu duhet të dijnë se kjo fe, ashtu siç erdhi për ta ndryshuar botëkuptimin ideologjik e pastaj ta ndryshojë edhe realitetin jetësor, ajo erdhi që ta ndryshojë edhe metodologjinë me të cilën ndërtohet botëkuptimi ideologjik, e që me të të ndryshohet edhe realiteti jetësor. Ajo erdhi që ta ndërtojë akiden duke e ndërtuar Ummetin. Erdhi që të formojë një metodologji të veçantë mendore për të, dhe atë, po me të njëjtën shkallë me të cilën e formon botëkuptimin akaidor dhe realitetin jetësor. Por, përsëri nuk ka kurrfarë ndarjeje ndërmjet metodologjisë së veçantë mendore, botëkuptimit të veçantë akaidor dhe ndërtimit të veçantë jetësor. Që të gjitha janë një tërësi.

E nëse ne e kuptojmë metodologjinë e saj në punë sipas mënyrës të cilën e shpjeguam, ne pa dyshim do ta kuptojmë se kjo metodologji është origjinale, ajo nuk është metodologji e një periudhe, ambienti apo e rrethanave specifike kur është fjala për formimin e shoqërisë së parë muslimane. Kjo është ajo metodologji pa të cilën nuk mund të ngrihet ndërtimi i kësaj feje në cilëndo kohë.

Funksioni i Islamit nuk ka qenë që t'ua ndryshojë akiden njerëzve dhe kaq, por funksioni i tij ishte gjithashtu ta ndryshojë metodologjinë e të menduarit të tyre dhe t'ua ndryshojë të këmbyerit me botëkuptimin dhe realitetin. Kështu është sepse ajo është metodologji hyjnore, e cila sipas natyrës së saj është krejtësisht e dallueshme nga metodologjitë njerëzore, të mjera e të kufizuara.

Ne nuk mund ta arrijmë botëkuptimin hyjnor dhe jetën e rregulluar sipas atij botëkuptimi, pos nëpërmjet

metodologjisë së të menduarit hyjnor. Metodologji, që përmes bazave të saj, All-llahu dëshiroi që ta ngrejë metodën e të menduarit të njerëzve në mënyrë që botëkuptimi i tyre akaidor dhe strukturimi i tyre aktiv të zhvillohen drejt.

* * *

Ne, kur kërkojmë prej Islamit që prej vetes të krijojë *teori* për studim, atëherë e nxjerrim prej natyrës së metodologjisë së konstruktit hyjnor, por edhe prej natyrës së metodologjisë së të menduarit hyjnor. Kështu Islamin ua nënshtrojmë metodologjive të të menduarit njerëzor! Thuajse metodologjia hyjnore është më e ulët se metodologjitë njerëzore! Thuajse ne dëshirojmë që me anë të metodologjisë së All-llahut në botëkuptim dhe organizim, t'i arrijmë metodologjitë njerëzore dhe të jemi paralel me to.

Nga ky aspekt, situata do të ishte e rrezikshme kurse dështimi - vdekjeprurës.

Funksioni i metodologjisë hyjnore është që të na ofrojë – neve, bartësve të Thirrjes islame – një metodologji të veçantë për ide dhe të menduar, që të pastrohemi prej mbeturinave të metodologjive të të menduarit xhahilit të cilat janë duke mbizotëruar në tokë, e të cilat bëjnë presion në mendjet tona dhe depërtojnë në kulturën tonë, ashtu që kur ne do ta predikojmë këtë fe me metodologjinë e një mendimi të panjohur për natyrën e saj, e që në realitet është prej metodologjive të të menduarit xhahilit dominues, ne veç ia kemi asgjësuar funksionin të cilin ka ardhur që t'ia ofrojë njerëzimit. Ashtu edhe ia kemi humbur vetes shansin që të lirohemi prej

presionit të metodologjisë xhahilite e cila dominon në shekullin tonë, gjithashtu edhe shansin për çlirim nga mbeturinat e tij në mendjet dhe qeniet tona.

Situata, edhe nga ky aspekt, do të ishte e rrezikshme kurse humbja vdekjeprurëse.

Metodologjia e të menduarit dhe e organizimit në ndërtimin e Islamit, nuk është e ndonjë vlere më të vogël prej metodologjisë së botëkuptimit akaidor dhe sistemit vital, por, edhe nuk është e ndarë prej tij. Sado që të na shkojë mendja që këtë botëkuptim dhe këtë sistem ta parashtrojmë në formë shprehëse, duhet që të mos na ik mendja se kjo kështu nuk mund ta sjellë *Islamin* në Tokë në formë të lëvizjes reale. Madje, nuk duhet të jetë larg mendjes sonë se prezentimi i Islamit nga ana jonë në këtë formë nuk mund të sjellë dobi, përpos për ata që merren më seriozisht me lëvizjen e drejtpërdrejtë islame. E gjithë ajo që ata do të kenë dobi prej prezentimit të Islamit në këtë formë shprehëse, është që fushëveprimi me të të jetë aq sa ata arritën objektivisht në atë shkallë gjatë lëvizjes.

Edhe një herë përsëris, botëkuptimi akaidor duhet që menjëherë të shëmbëllehet në një trup aktiv, dhe që ai trup aktiv në të njëjtën kohë të jetë shëmbëllim i vërtetë dhe prezentim i drejtë i botëkuptimit akaidor.

Gjithashtu, edhe një herë përsëris, se kjo është metodologjia e natyrshme e Islamit hyjnor, dhe se ajo është metodologji më e lartë, më e qëndrueshme, shumë efikase dhe më e përshtatshme për natyrën njerëzore sesa metodologjia e formulimit të teorive si të përkryera dhe të pavarura dhe prezentimi i tyre në formën e ftohtë mendore tek njerëzit. Një gjë të tillë e përsëris para se

të preokupohen njëmendësisht njerëzit me to për t'i futur në lëvizje praktike dhe para se të bëhen vetë ata interpretim i gjallë i cili do të zhvillohet hap pas hapi për ta prezentuar konceptin teorik.

* * *

Nëse kështu është me çështjen e teorisë, një fakt i tillë është edhe më i theksueshëm sa i përket prezentimit të bazave të sistemit në të cilin do të përfaqësohet botëkuptimi islam ose prezentimi i hollësive të ligjeve të këtij sistemi.

Xhahilijjeti i cili po na përshkon, ashtu siç bën presion mbi emocionet e disa të sinqertëve prej bartësve të thirrjes islame dhe i detyron që t'i nxitojnë hapat e programit islam, ai ndonjëherë insiston që t'i provokojë, dhe i pyet: Ku i keni hollësitë e sistemit tuaj për të cilin thirrni? Çka keni përgatitur prej punimeve, studimeve dhe prej ligjit të kodifikuar sipas parimeve bashkëkohore! Për habi! Thuajse njerëzve sot u mungojnë vetëm dispozitat e fikhut dhe studimet e dispozitave të Islamit për zbatimin e sheriatit islam në tokë. Thuajse ata i janë dorëzuar pushtetit të All-llahut dhe janë të kënaqur t'i qeverisë sheriati i Tij, por ata nuk mund të bëjnë një gjë të tillë, vetëm për shkak se nuk mund të gjejnë nga *muxhtehidët* (juristët islamë) fikh (përmbledhje dispozitash) të kodifikuar sipas mënyrës bashkëkohore! Këto fjalë vërtet janë tallje komike, nga të cilat duhet të tërhiqet çdo zemër e cila në brendinë e saj ndien respekt ndaj kësaj feje!

Xhahilijjeti me anë të këtyre provokimeve nuk ka qëllim tjetër pos që t'i gjejë vetes shkas për të mos e

përfillur sheriatin e All-llahut dhe për ta mbajtur në jetë robërimin e njerëzve ndaj njerëzve, ose ndoshta ta mënjanojë grupin musliman nga metodologjia e tij hyjnore duke e kapërcyer periudhën e ndërtimit të akides në formën lëvizëse, ta shmang metodologjinë e bartësve të thirrjes islame nga natyra e saj në të cilën kristalizohet teoria nëpërmjet lëvizjes dhe definohen tiparet e sistemit nëpërmjet demonstrimit të saj dhe gjithashtu kodifikohen ligjet nëpërmjet ballafaqimit të jetës reale islame me problemet ekzistuese të saj.

Është detyrë e bartësve të thirrjes islame që mos t'u përgjigjen këtyre manovrave! Është detyrë e tyre të mos lejojnë involvimin e ndonjë metodologjie të huaj në lëvizjen dhe fenë e tyre. Është detyrë e tyre të mos lejojnë nënçmimin prej atyre të cilët nuk kanë besë!

Është detyrë e tyre që t'i zbulojnë manovrat provokuese, t'i predominojnë ato dhe ta refuzojnë talljen komike përmes asaj që quhet *reformim i fikhut islam* që bëhet në një shoqëri që nuk e ka proklamuar nënshtrimin ndaj sheriatit të All-llahut dhe refuzimin e çdo sistemi jashtë tij. E kanë për obligim që ta refuzojnë këtë lojë mashtruese nga puna serioze, lojë e cila ka për qëllim të mbjellë farën në erë. Ata duhet ta refuzojnë këtë mashtrim të fëlliqur!

Është detyrë e tyre që të lëvizin në pajtim me metodologjinë e kësaj feje në lëvizje. Këtu qëndron fshehtësia e fuqisë së saj, kurse ajo është edhe burim i fuqisë së tyre gjithashtu.

*Metodologjia* në Islam është e barabartë me *të vërtetën* dhe ato janë të pandara njëra me tjetrën. Asnjë metodologji e huaj, në fund, nuk mund ta realizojë Is-

lamin. Metodologjitë e huaja mund t'i realizojnë sistemet e tyre njerëzore, mirëpo nuk mund ta realizojnë metodologjinë tonë. Përmbajtja e metodologjisë është e domosdoshme mu si përmbajtja e akides dhe përmbajtja e sistemit në çdo lëvizje islame.

*"Vërtet, ky Kur'an udhëzon në atë që është më e qëndrueshme." (Isra, 9)*

## Formimi i shoqërisë muslimane dhe karakteristikat e saj

Thirrja islame, në duart e Muhammedit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, në të vërtetë përfaqëson hallkën e fundit nga zinxhiri i gjatë i thirrjes në Islam, duke udhëhequr zinxhirin e Pejgamberëve të ndershëm. Kjo thirrje në vazhdën e historisë njerëzore synonte të realizojë një çështje: njoftimin e njerëzve me Zotin e tyre Një dhe Të Vërtetë, robërimin e tyre vetëm ndaj Zotit të tyre dhe flakjen e robërimit ndaj krijesave. Njerëzit, përpos individëve të rrallë në periudha të shkurtra kohore, nuk e mohonin parimin e hyjnimit ose kurrë nuk e kanë refuzuar ekzistimin e All-llahut, por ata gabonin në njohjen reale të Zotit të tyre të Vërtetë ose All-llahut ia shoqëronin edhe disa zotëra të tjerë, o në formë të besimit dhe adhurimit, o në formë të sundimit dhe lojalitetit. Që të dyja janë shirk (ortakllëk, rivalitet) që njerëzit i nxjerr nga dini i All-llahut e për çka njoftoheshin përmes çdo pejgamberi, e pastaj kur harrohej koha e pejgamberisë renegonin në xhahilijjet nga i cili i nxori, dhe përsëri ktheheshin në shirk ndaj Zotit, o në besim

dhe adhurim, o në lojalitet dhe sundim, o në të dyja së bashku.

Kjo është natyra e thirrjes islame në vazhdën e historisë njerëzore. Ajo synonte *Islamin*, Islamin e robërve që i nënshtrohet Zotit të robërve dhe lirimin e tyre prej robërimit ndaj njerëzve në robërim ndaj All-llahut dhe vetëm ndaj Tij, duke i nxjerrë nga pushteti i robërve, qeverisja, ligjet, parimet dhe traditat e tyre, në pushtetin e All-llahut, qeverisjen dhe sheriatin e Tij në të gjitha çështjet e jetës. Pikërisht për këtë arsye, Islami erdhi përmes Muhammedit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* ashtu siç erdhi më parë përmes pejgamberëve të tjerë të ndershëm. Erdhi që t'i kthejë njerëzit në sundimin e All-llahut, siç është rasti me tërë hapësirën e cila i rrethon ata. Andaj, medoemos duhet që pushteti i cili e sistemon ekzistencën e tyre ta sistemojë edhe jetën e tyre, ashtu që të mos veçohen ata me sistem, pushtet dhe mbikëqyrje e pastaj të mos i nënshtrohen sistemit, pushtetit dhe mbikëqyrjes së Atij i cili e mban në jetë tërë Gjithësinë. Madje, Ai është i cili e mbikëqyr jetën e tyre në ato sfera ku nuk mund të ketë gisht vullneti i tyre. Njerëzit u janë nënshtruar ligjeve natyrore të prodhimit hyjnor gjatë formimit por edhe gjatë zhvillimit të tyre, sa janë të shëndoshë por edhe kur sëmuren, dhe sa janë të gjallë por edhe kur të vdesin. Po ashtu ata u janë nënshtruar këtyre ligjeve kolektivisht por edhe individualisht si rezultat i veprimtarisë së tyre të lirë. Ata nuk mund ta ndryshojnë rrugën e All-llahut në ligjet hapësinore të cilat e qeverisin dhe e mbikëqyrin këtë hapësirë. Prej këtu, ata duhet t'i nënshtrohen Islamit edhe në ato sfera ku janë të lirë sipas

vullnetit dhe ta bëjnë sheriatin e All-llahut qeverisës në çdo çështje të jetës së kësaj bote, duke e harmonizuar aspektin e lirë zgjedhor me aspektin e determinuar natyror dhe duke e harmonizuar tërë ekzistencën e tyre me të dy aspektet me tërë ekzistencën hapësinore.[8]

Megjithatë, xhahilijjeti ushtron sundimin e njerëzve me anë të njerëzve dhe vetmohet e del nga rendi kozmik, në të cilin ndeshet metodologjia e aspektit të lirë zgjedhor në jetë me atë të determinuar natyror. Xhahilijjeti me të cilin është ballafaquar çdo pejgamber duke i thirrur njerëzit në Islam dhe në Një, të vetmin Zot, me të cilin është ballafaquar edhe Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* me anë të thirrjes së tij, ky xhahilijjet pra nuk ka qenë i pranishëm vetëm në *teori*, bile ndonjëherë edhe ndoshta nuk ka patur absolutisht *teori*, por ai ka qenë i pranishëm në një grusht aktiv i cili manifestohej në shoqëri, ku ajo shoqëri i nënshtrohej udhëheqjes, botëkuptimeve, parimeve, koncepcioneve, ndjenjave, traditave dhe dokeve të xhahilijjetit. Kjo shoqëri ishte homogjene ndërmjet individëve të saj me anë të bashkëpunimit të ndërsjellë, unitetit, harmonizimit, lojalitetit dhe ndihmës brenda anëtarëve të saj me anë të pjesëmarrjes aktive dhe një sjellje e këtillë mundësonte që kjo shoqëri të aktivizohej, me apo pa vetëdije, për ruajtjen e ekzistencës së saj, mbrojtjen e qenies së saj dhe asgjësimin e faktorëve të rrezikshëm të cilët e rrezikonin atë ekzistencë dhe këtë qenie në cilëndo formë të mundshme.

---

[8] Për këtë temë shih më gjerësisht librin *"Parimet Islame"* të Ebu A'la El Mevdudit.

Për shkak se xhahilijjeti nuk përfaqësohet në *teori* të zhveshur por përfaqësohet në trup aktiv përmes asaj që e thamë, atëherë edhe përpjekja për ta çrrënjosur këtë xhahilijjet dhe kthimi i njerëzve drejt All-llahut përsëri, nuk lejohet, por as që do të ketë ndonjë efekt të përfaqësohet me *teori* të zhveshur, ngase ajo nuk do të ishte as e barabartë me xhahilijjetin e pranishëm dhe të përfaqësuar në trup aktiv dhe organik, e ku më që të jetë dominuese ndaj tij siç edhe kërkohet në rast të përpjekjes për çrrënjosjen e një realiteti me një realitet tjetër i cili do të ishte plotësisht i ndryshëm në natyrë, metodologji, në çështjet e përgjithshme dhe të pjesërishme. Bile, medoemos që kjo përpjekje e re të përfaqësohet në një trup aktiv organik edhe më të fortë në parimet teorike dhe organizative të saj, në lidhshmëritë, marrëdhëniet dhe gërshetimet ndërshpirtërore, nga ajo shoqëri xhahilite ekzistuese.

Parimi teorik mbi të cilin ngrihet Islami – në mbarë historinë njerëzore – është parimi i dëshmisë *la ilahe il-lall-llah* që ka për qëllim mëvetësimin e All-llahut, lavdi pastë, me hyjnim, zotërim, mbisundim, pushtet dhe qeverisje. Ta mëvetësojmë Atë me këto atribute duke e besuar me vetëdije, duke e adhuruar me ndjenja dhe duke e praktikuar Ligjin e Tij në jetën tonë praktike. Dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut, realisht nuk gjendet e as që do të konsiderohej realisht ekzistuese pos në këtë formë të përkryer e cila i jep ekzistencë reale dhe të vërtetë dhe me të cilën do të vërtetohej deklaruesi i saj a është apo nuk është musliman.

Domethënia e konfirmimit të këtij parimi nga pikëpamja teorike është që jeta e njerëzve t'i kthehet tërësisht All-llahut, të cilët nuk do të gjykonin në asnjë çështje prej çështjeve të saj e as në ndonjë pore prej poreve të saj nga mendja e tyre, por, duke iu kthyer vendimit të All-llahut dhe duke e vënë në jetë atë. Vendimin e All-llahut ata nuk mund ta njohin pos përmes një burimi i cili ua komunikon, e ai është Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Një fakt i tillë përfaqësohet në pjesën e dytë të dëshmisë nga kondita e parë e Islamit, e ajo është: *Dëshmia se Muhammedi është I dërguari i All-llahut.*

Ky pra është parimi teorik në të cilin përfaqësohet Islami dhe ngrihet mbi të. Ky parim formon program të plotë për jetën vetëm atëherë kur të zbatohet në të gjitha çështjet e jetës. Me të besimtari do t'u bëjë ballë të gjitha hollësive të jetës individuale dhe kolektive dhe atë brenda shtetit islam dhe jashtë tij, në marrëdhëniet e tij me shoqërinë muslimane dhe në marrëdhëniet e shoqërisë muslimane me shoqëritë tjera.[9]

Mirëpo, Islami, siç thamë, nuk synonte që të prezentohej vetëm në *teori* të zhveshur, ta pranojë kush të dojë me besim dhe ta manifestojë me ibadet, e pastaj të mbeten përfaqësuesit e tij në këtë mënyrë individë brenda qenies organike të trupit aktiv xhahilit të ushtruar praktikisht. Ekzistenca e tyre në këtë mënyrë, sado që të jetë i madh numri i tyre, nuk do të mund ta sjellë Islamin në *ekzistencë reale*, ngase individët *muslimanë teoretikisht* të futur në përbërjen organike të shoqërisë

[9] Për këtë lëmë më gjerësisht konsulto temën "La ilahe il-lall-llah – program i jetës."

xhahilite, do të detyrohen gjithsesi t'u përgjigjen kërkesave të kësaj shoqërie organike. Ata, dasht e padashtë, me apo pa vetëdije, do t'i plotësojnë nevojat elementare për mbijetimin e kësaj shoqërie e cila doemos duhet të ekzistojë. Kështu ata do të mbrojnë qenien e saj dhe do t'i mënjanojnë faktorët të cilët e rrezikojnë ekzistencën dhe qenien e saj, ngase qenia organike i ushtron këto detyrime ndaj të gjithë pjesëmarrësve në të, pa marrë parasysh a dëshirojnë apo nuk dëshirojnë ata. Kjo do të thotë se individët *muslimanë teoretikisht* do të mbeten sigurisht në ekzistencë, por me anë të garancive të shoqërisë xhahilite, për të cilën *teoretikisht* punojnë për ta çrrënjosur. Ata në qenien e saj do të mbeten qeliza të gjalla të cilat do të ndihmojnë me potencialin e tyre për të ekzistuar dhe për t'u zhvilluar (xhahilijjeti sh.p.). Ata do t'ua ofrojnë aftësitë, përvojën dhe angazhimet e tyre dhe në këtë mënyrë edhe më tej do të vitalizohet dhe përforcohet shoqëria xhahilite, në vend që lëvizja e tyre të jetë në drejtim të përmbysjes së kësaj shoqërie dhe vendosjes së shoqërisë islame!

Që këtu, ishte e domosdoshme që parimi i teorisë islame (kemi për qëllim akiden), të përfaqësohet në trup organik – aktiv që nga momenti i parë. Duhej patjetër të formohet një trup organik – aktiv tjetër jashtë trupit xhahilit, i ndarë dhe i pavarur nga trupi organik-aktiv i xhahilijjetit të cilin Islami synon ta çrrënjosë. Qendra e këtij trupi të ri ishte në udhëheqjen e re të përfaqësuar nga Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, e pas tij në çdo udhëheqje islame e cila synon kthimin e njerëzve në hyjnimin e vetëm të All-llahut, zotërimin,

mbisundimin, qeverimin, pushtetin dhe sheriatin e Tij. Kjo ka për qëllim që çdokush që dëshmon se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguar i Tij, ta tërheq lojalitetin e tij nga trupi aktiv – xhahilit – në të vërtetë nga trupi prej të cilit doli – dhe nga udhëheqja e atij trupi në cilëndo formë të ishte, qoftë në formë të udhëheqjes fetare të udhëhequr nga priftërinjtë, pastorët, magjistarët, fallxhorët apo kushdo tjetër prej tyre, qoftë në formë të udhëheqjes politike, sociale dhe ekonomike siç edhe ishte te Kurejshët. Ai këtë lojalitet duhet ta përkufizojë vetëm në trupin e ri organik – aktiv të Islamit dhe në udhëheqjen e tij muslimane.

Kjo ishte e domosdoshme që të realizohet që nga momenti i parë i hyrjes së muslimanit në Islam dhe artikullimit të dëshmisë *la ilahe il-lall-llah muhammedur resulull-llah*, sepse prania e shoqërisë muslimane nuk mund të realizohet thjesht vetëm me vendosjen e parimit teorik në zemrat e individëve, sado që të rritet numri i tyre, derisa të mos përfaqësohet në trup organik të konsoliduar dhe të ndihmuar mes veti, i cili do të kishte prani të pavarur dhe të mëvetësishme, e që anëtarët e tij do të vepronin në mënyrë pjesëmarrëse (anëtarësuese) siç është rasti me organet e një qenieje të gjallë, për ta përforcuar, për ta thelluar dhe për ta zgjedhur praninë e tij. Po ashtu, edhe për mbrojtjen e qenies së tij nga faktorët të cilët e rrezikojnë praninë dhe qenien e tij. Ata këtë do ta bënin nën një udhëheqje të pavarur nga udhëheqja e shoqërisë xhahilite, e cila do ta organizonte lëvizjen e tyre dhe do ta harmonizonte. Ajo do t'i shpiente drejt përforcimit, thellimit dhe

zgjerimit të pranisë së tyre islame dhe për zbrapsjen, kundërvënien dhe asgjësimin e pranisë tjetër xhahilite.

Kështu u gjet Islami, i përfaqësuar në parimin teorik global por i përgjithësuar, që në të njëjtën kohë ngrihet edhe trupi organik – aktiv, i pavarur dhe i mëvetësishëm nga shoqëria xhahilite duke u bërë oponent i saj. Ai asnjëherë nuk u gjet në formë të *teorisë* së zhveshur nga kjo prani faktike. Vetëm kështu mund të gjendet Islami përsëri. Nuk ka rrugë që mund ta kthejë formimin e tij nën hijen e shoqërisë xhahilite në çfarëdo kohe apo në çfarëdo vendi, pa mos i përfillur mësimet e tij të domosdoshme të cilat janë natyrë e formimit të tij organik – aktiv.

Prej këtu: Islami, duke e ndërtuar Ummetin islam mbi këtë parim dhe në pajtim me këtë metodologji, duke e vendosur praninë e tij mbi bazën e trupit organik – aktiv e që nyje e këtij trupi është akideja, kishte për qëllim afirmimin e *njerëzisë së njeriut*, përforcimin, stabilizimin dhe ngritjen e saj mbi të gjitha komponentet tjera që gjenden në qenien njerëzore. Ai këtë e avancoi mbi metolodogjinë e tij konsekuente përmes të gjitha parimeve, mësimeve, ligjeve dhe dispozitave të tij.

Qenia njerëzore merr pjesë me të gjitha qeniet shtazore, bile edhe me qeniet joorganike në disa cilësi prej të cilave supozojnë ithtarët e *shkencës laiko-xhahilite*, se njeriu është shtazë si të gjitha shtazët, e ndonjëherë se ai është materie si çdo materie tjetër. Megjithatë, njeriu edhe pse merr pjesë me shtazët dhe gjërat inorganike në disa cilësi, ai përsëri ka *veçori* të cilat e dallojnë dhe e veçojnë duke e shfaqur si qenie të veçantë. Andaj, ithtarët e *shkencës laiko-xhahilite* u detyruan

të dorëzohen atëherë kur faktet objektive ua ngulfatnin mendimet. Ata u detyruan të dorëzohen por duke qenë jo të qartë dhe jo të sinqertë.[10]

Prej rezultateve të shkëlqyeshme objektive të metodologjisë islame në këtë çështje, për vendosjen e trupit islam mbi të vetmen nyje të akides pa mos u kapur për nyjet e kombit, atdheut, racës, gjuhës dhe interesave rajonale të cilat janë të kufizuara, lokaliste dhe të përçudshme, dhe për spikatjen e *veçorive të njeriut* në të njëjtin trup përmes zhvillimit dhe përparimit pa mos hyrë në cilësitë e përbashkëta me shtazët, prej rezultateve të shkëlqyeshme dhe objektive të kësaj metodologjie është: arritja e shoqërisë muslimane që të bëhet shoqëri e hapur për të gjitha kombet, popujt, racat dhe gjuhët pa mos trilluar barriera të këtij lloji të çuditshëm shtazarak! Edhe pse në gjirin e shoqërisë muslimane janë shtrirë të gjitha komponentet e veçorive njerëzore dhe dallimet e saj, ato në këtë gji u miqësuan dhe u vëllazëruan. Prej tyre u formua një kompleks i mahnitshëm organik dhe atë për një kohë që relativisht është shumë e shkurtë. Ky grusht i çuditshëm, i homogjenizuar dhe i unjësuar, krijoi një qytetërim të shkëlqyeshëm kolosal, i cili në vete përfshiu gjithë potencialin njerëzor – intelektual të asaj kohe përbri largësive hapësinore dhe mjeteve të dobëta komunikuese.

Në atë shoqëri të avancuar islame u bashkuan: arabi, persiani, siriani, egjiptasi, marokieni, turku, kinezi, indusi, romaku, greku, indoneziani, afrikani dhe të gjithë popujt dhe kombet tjera. Aty u bashkuan të gjitha

---

[10] Në ballë të atyre që e pranuan këtë të vërtetë është Xhulijan Heksli, njëri prej protagonistëve të "darvinizmit bashkëkohor."

veçoritë e tyre që të veprojnë të gërshetuara, të ndihmuara dhe të harmonizuara për ndërtimin e shoqërisë muslimane dhe të qytetërimit islam. Ky qytetërim kolosal asnjëherë nuk ka qenë *arab* por gjithmonë ka qenë *islam* dhe asnjëherë nuk ka qenë *kombëtar* por gjithmonë *akaidor*.

Të gjithë u bashkuan në radhë të barabarta, me gërshetën e dashurisë dhe me ndjenjën e angazhimit vetëm për një synim. Që të gjithë ata ofruan shkallën më të lartë të aftësisë së tyre, afirmuan karakteristikat më të frytshme të etniteteve të tyre, dhanë përvojat më produktive individuale, kombëtare dhe historike për ndërtimin e shoqërisë së vetme të cilës i përkasin të gjithë në mënyrë të barabartë. Ata i bashkon një nyje e cila i lidhë për Zotin Një të tyre, në të cilën spikatet njerëzia e tyre si veçori pa ndonjë pengesë. Këto janë disa karakteristika të cilat në mbarë historinë nuk i posedoi asnjë bashkësi tjetër.

Shoqëria më e njohur njerëzore në historinë e vjetër është shoqëria e Perandorisë Romake. Ajo me të vërtetë tuboi rreth vete popuj të ndryshëm, gjuhë të ndryshme, raca të ndryshme dhe përzierje të ndryshme. Megjithatë, e gjithë kjo nuk u ngrit me anë të një *gërshete njerëzore* dhe nuk u përfaqësua me ndonjë ideal të madh siç është akideja. Shoqëria e tillë ishte e ndarë në klasa: klasa e skllavopronarëve dhe klasa e skllevërve. Kjo në një aspekt. Aspekti tjetër është se ajo shoqëri ishte raciste, e bazuar në dominimin e racës romake përgjithësisht dhe robërimin e të gjitha racave tjera. Andaj edhe kjo shoqëri nuk e arriti kulmin e sho-

qërisë islame dhe as që e ka dhënë frytin të cilin e dha shoqëria islame.

Edhe në historinë bashkëkohore janë ngritur shoqëri të ndryshme. Shembull kemi ngritjen e Perandorisë britanike. Por, kjo ishte e njëjtë si shoqëria romake të cilën e trashëgoi! Shoqëri nacionaliste dhe shfrytëzuese, e ngritur mbi bazën e dominimit të popullit anglez dhe shfrytëzimit të kolonive të cilat ia bashkuan perandorisë. Të njëjta janë edhe perandoritë e tjera evropiane: perandoria spanjolle, portugeze dhe ajo franceze, që të gjitha në atë shkallë të ulët, të kobshme dhe përbuzëse. Pastaj erdhi komunizmi i cili dëshiroi të formojë shoqëri të një lloji tjetër e cila do t'i kapërcejë barrierat e gjinisë, kombësisë, lokalizmit, gjuhës dhe racës. Megjithatë, ai nuk e ngriti atë shoqëri mbi parimin e *njerëzisë* së përgjithshme por mbi parimin e *klasës*, kështu që kjo shoqëri ishte faqja tjetër e shoqërisë së vjetër romake. Ajo ishte shoqëri e cila u ngrit mbi bazën e klasës *skllavopronare* kurse kjo tjetra mbi bazën e klasës së *të shkretëve dhe të mjerëve* (proletariatit). Ajo bartte me vete ndjenjën e urrejtes së kobshme mbi të gjitha klasat tjera! Andaj edhe nuk mund të paramendohej që ky grusht i vogël me plot urrejtje të japë ndonjë fryt tjetër pos asaj që është më e zezë për qenien njerëzore. Ky grusht ishte fillim i paramenduar vetëm për afirmimin e cilësive shtazore, për zhvillimin dhe vendosjen e tyre duke konsideruar se *nevojat kryesore* të njeriut janë *ushqimi, vendbanimi dhe seksi*, e të cilat pa dyshim janë nevoja parësore shtazarake, dhe, duke konsideruar se historia e njeriut është histori e kërkimit të ushqimit!!!

Islami u veçua me metodologjinë e tij hyjnore në afirmimin e veçorive më subtile të njeriut, për zhvillimin dhe përparimin e tyre në ndërtimin e shoqërisë njerëzore. Ai edhe tani është i veçantë. Ata të cilët çalojnë nga ai dhe kalojnë në ndonjë metodologji tjetër e cila bazohet mbi cilëndo bazë tjetër, qoftë kombëtare, racore, rajonale, klasore dhe të gjitha infektimet tjera përbuzëse, që të gjithë në realitet janë armiq të njeriut! Bartës të të gjitha këtyre ideologjive janë ata të cilët nuk dëshirojnë që njeriu të veçohet në këtë ekzistencë me veçoritë e tij më fisnike, ashtu siç e krijoi All-llahu dhe e bëri të natyrshëm. Ata janë të cilët nuk dëshirojnë që shoqëria e tyre të përfitojë nga aftësitë më të larta të llojit të vet, veçorive dhe përvojave të tyre në formë të homogjenizimit dhe harmonizimit. Ata janë për të cilët All-llahu thotë:

*"Thuaj: A t'ju tregojmë për më të dëshpëruarit në veprat e tyre? Ata janë, veprimi i të cilëve u asgjësua në jetën e kësaj bote, e megjithatë ata mendojnë se janë duke bërë mirë. Të tillët janë ata që nuk besuan argumentet e Zotit të tyre, as takimin (ringjalljen) me Të, andaj veprat e tyre shkuan huq dhe në Ditën e Gjykimit nuk do t'ju japim kurrfarë vlere. Këtë, ngase shpërblimi i tyre është xhehennemi, për shkak se nuk besuan, kurse argumentet e Mia dhe të të dërguarve të Mi i morën për tallje."* (Kehf, 103-106)

Të vërtetën e ka thënë All-llahu i Madhëruar...

## Xhihadi për hir të All-llahut

Imam Ibni Kajjim El Xhevzijje në librin e tij *"Zadul Mead"*, kontekstin e xhihadit në Islam e përmblodhi në kapitullin të cilin e emërtoi kështu: "Kapitulli për mënyrën e sjelljes së tij (*sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*) me mosbesimtarët dhe hipokritët prej atëherë kur është dërguar e deri kur e takoi All-llahun e Lartmadhëruar." Në vazhdim thotë: "Gjëja e parë me të cilën i Lartmadhërishmi e shpalli Shpalljen, ishte që ai (Pejgamberi) të lexojë në emër të Zotit të tij i cili krijoi (ikre'bismin). Kjo ishte shenja e parë e Shpalljes. Pastaj e urdhëroi që në vete ta lexojë *"Tërhiq vërejtjen"* (fe endhir), e informoi më gjerësisht për *ikren*, e pastaj ia dërgoi *"O ti i mbuluar."* Më vonë e urdhëroi që t'ia tërheq vërejtjen familjes së tij të afërt. Pas kësaj ia tërhoqi vërejtjen popullit të tij, e më vonë arabëve rreth tij, pastaj arabëve në përgjithësi dhe më në fund ia tërhoqi vërejtjen tërë botës. Pas shpalljes së tij, trembëdhjetë vjet qëndroi duke e tërhequr vërejtjen me da've pa luftë dhe xhizje. Ithtarët e tij i mësonte të përmbahen, të kenë durim dhe të jenë falës. Mandej iu lejua hixhreti dhe iu lejua lufta. Më vonë u urdhërua që t'i luftojë ata që e luftojnë dhe të përmbahet nga ata që

tërhiqen dhe nuk e luftojnë. Më pas u urdhërua që t'i luftojë mushrikët derisa Ligji (dini) i All-llahut të jetë përgjithësisht i vendosur sipas urdhrave të Tij. Pas urdhrit për xhihad, kuffarët (mosbesimtarët) u ndanë në tre grupe. Ata që i ishin nënshtruar kontratës dhe marrëveshjes (*ehlu sulh*), ata që ishin të armiqësuar me të (*ehlu harb*) dhe ata që ishin nën mbrojtjen e muslimanëve (*ehlu dhimmeh*). Me ata që arrihej kontrata dhe lidhej paqja, ishte i urdhëruar që t'i përmbahet kontratës dhe t'i përmbush pikat për të cilat u pajtuan sipas kontratës. E nëse frikohej nga tradhtia e tyre, ai duhej t'i përmbahej kontratës dhe mos t'i luftonte derisa të bëhej e ditur thyerja e kontratës. Pra, ai ishte i urdhëruar që ta luftojë atë që e prishte marrëveshjen me të. E kur zbriti sureja *Berae*, ajo e proklamoi vendimin e të gjitha këtyre grupeve. U urdhërua që t'i luftojë armiqtë e tij, bartës të Librit qiellor (*ehlu kitab*), derisa ta japin xhizjen ose të hynë në Islam. Në po atë sure u urdhërua që t'ju shpallë xhihad kuffarëve, munafikëve (hipokritëve), duke qenë i rreptë ndaj tyre. Ai i luftoi kuffarët me shpatë e dhëmbë (fizikisht) kurse munafikët me argumente dhe gjuhë (këshilla). All-llahu e urdhëroi që t'i denoncojë (t'i hedhë poshtë) kontratat e kuffarëve dhe t'i braktisë ato. Ata që ishin në marrëveshje me të i ndau në tre grupe: Ndaj një grupi urdhëroi që të luftohen. Ata ishin të cilët e prishën kontratën e bërë dhe nuk iu përmbajtën. Ata i luftoi dhe u shpalli front. Grupi tjetër ishin ata të cilët kishin me të kontratë të përkohshme, të cilët as nuk e prishën kontratën e as nuk i dolën në luftë. Për ta ishte i urdhëruar që t'i përmbahet kontratës së tyre deri në afatin e caktuar. Grupi

i fundit ishin ata me të cilët as nuk kishte kontratë e as nuk i luftoi, ose kishin kontratë të hapur e All-llahu e urdhëroi që t'ua prolongojë katër muaj. Për këta të fundit urdhëroi që t'i përmbahet kontratës me kontraktuesit deri në afatin e caktuar. Të tillët u kthyen në Islam dhe nuk vazhduan me kufrin e tyre deri në afatin e caktuar. Atyre që ishin nën mbrojtjen e shtetit islam ua obligoi një lloj tatimi i quajtur xhizje. Pra, pas zbritjes së sures *Berae*, çështja e kuffarëve përfundoi në këto tre grupe: ata që ishin në armiqësi; ata që ishin në kontratë (marrëveshje) dhe ata që ishin nën mbrojtjen e muslimanëve. Më vonë situata me ata që ishte në kontratë ndryshoi me hyrjen e tyre në Islam dhe ashtu mbetën vetëm dy grupe: ata që ishin në armiqësi dhe ata që ishin nën mbrojtjen e muslimanëve. Ata që ishin në armiqësi i frikoheshin atij (Pejgamberit). Kështu njerëzit në raport me të u ndanë në tre grupe: Muslimanë dhe besimtarë ndaj asaj që iu shpall; dakordues me të, të cilët ishin të siguruar dhe shpallës të armiqësisë që i frikoheshin. Sa i përket çështjes së tij me munafikët, ai u urdhërua që prej tyre ta pranojë atë që e publikojnë, sekretin t'ia lë All-llahut, por t'u qëndrojë përballë me dituri dhe argumente. All-llahu e urdhëroi që t'i kundërshtojë, të sillet ashpër me ta dhe t'ua përcjell fjalët e qarta në mënyrë të drejtpërdrejtë. Pastaj ndaloi që t'u falet xhenazja dhe të bëjë lutje mbi varret e tyre dhe e lajmëroi se edhe nëse ai kërkon falje për ta, All-llahu nuk do t'i falë. Këto pra janë pikat kryesore të jetëshkrimit të tij me armiqtë e tij prej kuffarëve dhe munafikëve."

Nga ky përkufizim i shkëlqyeshëm i periudhave të xhihadit në Islam ndriçohen disa pika origjinale dhe thellë të vendosura në metodologjinë aktive të kësaj feje, të cilat meritojnë të ndalemi në to më gjatë, mirëpo nuk kemi mundësi pos që të sinjalizojmë për to në formë përmbledhëse.

Pika e parë: Realiteti konkret në metodologjinë e kësaj feje. Islami është lëvizje e cila ballafaqohet me realitetin njerëzor. Ai ballafaqohet me të me anë të mjeteve përkatëse për ekzistimin e tij faktik. Ballafaqohet me xhahilijjetin ideologjik dhe koncepcional i cili bart me vete sisteme faktike dhe ekzistuese të cilat gjejnë mbështetje në qeveritë që posedojnë forcë materiale. Së këndejmi, lëvizja islame ballafaqohet me tërë këtë realitet me atë që ka mundësi t'i përgjigjet. Ajo i kundërvihet me da've dhe shpjegim për t'ua përmirësuar bindjet dhe botëkuptimet. I kundërvihet me fuqi dhe xhihad për flakjen e sistemeve dhe qeverive të cilat mbretërojnë, pushtete të cilat krijojnë barriera midis njerëzve, të cilat e kanë nënshtruar njerëzinë me diktaturë dhe çorientim dhe i kanë robëruar për vete e jo siç duhet të jetë, që të jenë robër vetëm të All-llahut. Kjo lëvizje nuk mjafton vetëm me komunikim përballë një pushteti material, por edhe nuk e përdor forcën materiale ndaj individëve. Kjo metodologji është e njëjtë me atë të mëparshmen kur bëhet fjalë për metodologjinë islame. Ajo angazhohet për nxjerrjen e njerëzve prej robërimit ndaj robërve në robërimin ndaj All-llahut dhe vetëm ndaj Tij, siç edhe do të shpjegojmë.

Pika e dytë në metodologjinë e kësaj feje: Realiteti aktiv. Ajo është lëvizje që përfshin periudha të ndrysh-

me. Çdo periudhë posedon mjete ekuivalente për kërkesat dhe nevojat e saj objektive. Çdo periudhë i dorëzohet periudhës tjetër që vijon. Islami nuk ballafaqohet me realitetin me anë të teorive të zhveshura, e po ashtu ai nuk i përcjell periudhat e këtij realiteti me mjete konservative. Ata të cilët i shtrojnë ajetet kur'anore për të dëshmuar me to, përkitazi me metodologjinë e kësaj feje në xhihad, e që nuk e kanë parasysh këtë pikë të tij, nuk e kanë kuptuar natyrën e periudhave në të cilat kaloi kjo metodologji, raportin e teksteve (ajeteve) të ndryshme me çdo periudhë në veçanti. Ata të cilët veprojnë kështu, kanë bërë një përzierje marramendëse dhe ia ngjesin metodologjisë së kësaj feje disa etiketime katastrofale. Ata i interpretojnë tekstet ashtu siç nuk përkon me parimet dhe rregullat përfundimtare të xhihadit, ngase ata çdo tekst rreth tij e trajtojnë sikur të ishte tekst i përfunduar i cili i përfaqëson rregullat e përfunduara në këtë fe. Duke qenë të dështuar shpirtërisht dhe psikikisht, nën presionin e situatës së mjerueshme, këtyre muslimanëve të shkretë nga Islami nuk u ka mbetur gjë tjetër, pos kjo deklaratë: Islami nuk zhvillon xhihad pos për mbrojtje! Me këtë ata llogarisin se kësaj feje i ofrojnë mirësi duke e larguar nga programi i saj i cili ka për qëllim eliminimin e gjithë tagutëve (zullumqarëve) në mbarë sipërfaqen e Tokës, robërimin e njerëzve vetëm ndaj All-llahut dhe nxjerrjen e tyre nga robërimi ndaj robërve në robërim ndaj Zotit të robërve (të gjithë njerëzit sundues apo të sunduar, besimtarë apo jobesimtarë janë robër, ngase çështja e tyre në të gjitha sferat varet prej Krijuesit të tyre, sh.p.). Jo duke përdorur dhunën që ta pranojnë akiden e tij, por duke

krijuar liri të plotë midis tyre dhe kësaj akideje, pas zhdukjes së sistemeve politike që mbretëronin, ose duke u bërë presion derisa ta paguajnë xhizjen dhe ta shpallin dorëzimin dhe heqjen dorë të tyre midis popullatës dhe kësaj akideje, e pranuan apo nuk e pranuan, me rëndësi është të kenë liri të plotë.

Pika e tretë: Kjo lëvizje e qëndrueshme me mjetet e saj të përshtatshme dhe përtëritëse nuk e nxjerr këtë fe nga rregullat e caktuara të saj e as nga synimet e parapara. Ky din, që nga dita e parë, pa marrë parasysh a i është drejtuar familjes së afërt, a u është drejtuar kurejshëve, a u është drejtuar arabëve apo i është drejtuar tërë botës, ai të gjithëve u është drejtuar me një parim duke kërkuar nga ata që përfundimisht të kthehen në një qëllim, e ai është çiltëria e robërimit vetëm ndaj All-llahut dhe braktisja e robërimit ndaj robërve. Në këtë parim nuk ka pazarllëk e as lëshim. Islami për ta realizuar këtë qëllim zhvillon një strategji të planifikuar me periudha të përcaktuara, ku çdo periudhë përmban mjetet e saj reformuese (transitore) siç edhe shpjeguam në paragrafin e sipërtheksuar.

Pika e katërt: Është përpikëria legjislative e cila manifestohet në marrëdhëniet midis bashkësisë muslimane dhe të gjitha bashkësive tjera sipas formës së vërejtur në atë përkufizim të shkëlqyeshëm të cilin e shkëputëm nga libri *Zadul Mead* – duke e arritur këtë përpikëri në bazë të asaj se Islami i cili pranohet vetëm për All-llahun, është bazamenti i përgjithshëm njerëzor në të cilin duhet të strehohet e gjithë njerëzia ose së paku ta pranojnë në tërësi, në mënyrë që mos ta pengojnë thirrjen e tij me çfarëdo barriere të sistemit politik

apo të ndonjë force materiale, dhe që të heqë dorë nga ai çdo person. E zgjodhi atë apo nuk e zgjodhi, ajo është punë e vullnetit të tij, por duke mos e penguar dhe duke mos e luftuar! Nëse dikush ndaj Islamit vepron të kundërtën, Islami e lufton derisa ta asgjësojë ose ta shpallë dorëzimin vet!

Të dështuarit shpirtërisht dhe psikikisht, të cilët shkruajnë për *xhihadin në Islam*, duke dëshiruar që ta mbrojnë Islamin nga kjo *akuzë*, e kanë përzier metodologjinë e kësaj feje rreth teksteve ku refuzohet dhuna në fe dhe akide dhe metodologjinë e asgjësimit të fuqive politike materialiste të cilat bëhen digë ndërmjet njerëzve dhe kësaj feje, dhe të cilat ushtrojnë robërimin e njerëzve ndaj njerëzve kurse pengojnë robërimin e njerëzve ndaj All-llahut. Këtu kemi të bëjmë me dy sfera të cilat nuk kanë kurrfarë lidhshmërie dhe ku nuk ka kurrfarë hapësire ku mund të bëhet ndonjë mveshje midis tyre. Për shkak të kësaj përzierjeje dhe para së gjithash për shkak të atij dështimi, përpiqen që xhihadin në Islam ta kufizojnë në të ashtuquajturën që përdoret sot: *Luftë mbrojtëse*. Xhihadi është krejtësisht një segment tjetër, nuk ka kurrfarë lidhshmërie me luftërat që i zhvillojnë njerëzit sot, as me motivet po as me kualifikimet e tyre. Motivet e xhihadit në Islam duhet që t'i perceptojmë në natyrën e vetë qenies së Islamit, rolit të tij në tokë dhe qëllimet e tij të larta që i konfirmoi All-llahu. All-llahu i Lartësuar na informoi se këtë pejgamber e dërgoi për këtë arsye me anë të kësaj shpalljeje dhe e bëri që të jetë vula e të gjithë pejgamberëve, kurse shpalljen e tij e bëri vulë të të gjitha shpalljeve.

Kjo fe është proklamatë e përgjithshme për çlirimin e *njeriut* në *tokë* nga robërimi ndaj robërve – bile edhe nga robërimi i tij ndaj pasionit të tij i cili gjithashtu trajtohet prej robërimit ndaj robërve. Këtë ajo e bëri duke e proklamuar hyjnimin e vetëm ndaj All-llahut, lavdi pastë, dhe pranimin e zotërimit (*er-rububijje*) të Tij nga njerëzimi. Shpallja e zotërimit të vetëm të All-llahut në tërë këtë gjithësi ka kuptimin e revolucionit të përgjithshëm mbi qeverisjen e njerëzve përmes të gjitha formave, sistemeve dhe regjimeve, duke ushtruar rebelim të tërësishëm ndaj çdo regjimi në sipërfaqe të tokës ku sundimi është në duar të njerëzve në ndonjë formë prej formave ekzistuese, ose, do të shprehemi me një sinonim tjetër: aty ku hyjnimi bëhet ndaj njerëzve në ndonjë formë prej formave dhe atë, përmes asaj që pushteti ka mbështetje definitive vetëm në njerëzit dhe ku burim i pushtetit janë njerëzit, kjo don të thotë hyjnim i njerëzve i cili zhvillohet përmes zotërimit të njërës palë ndaj tjetrës duke e mënjanuar All-llahun. Kjo shpallje don të thotë shpëtim i pushtetit të rrëmbyer të All-llahut dhe kthim i tij i sërishëm All-llahut, shporrje e atyre që e rrëmbyen, të cilët i qeverisin njerëzit me ligje të nxjerrura nga mendja e tyre. Ata kështu, para njerëzve bëhen zotëra kurse njerëzit para tyre robër. Pra, kuptimi i tij është zhdukja e mbretërisë njerëzore për vendosjen e mbretërisë së All-llahut në tokë, ose të shprehemi më mirë me shprehjet e Kur'anit të madhërueshëm:

*"Ai është që në qiell është All-llah dhe në tokë është All-llah." (Zuhruf, 84)*

*"Vendimi (në çështjet e jetës) nuk i takon askujt pos All-llahut, e Ai urdhëroi që të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e drejtë." (Jusuf, 40)*

*"Thuaju (O I dërguar): O ithtarë të Librit (Teuratit dhe Inxhilit), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) midis nesh dhe midis jush: Të mos adhurojmë askënd pos All-llahut, të mos ia bëjmë atij askë shok, të mos konsiderojmë njëri-tjetrin zotër pos All-llahut! E nëse ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni pra, se ne jemi muslimanë (zbatuesit e vendimit të All-llahut)." (Ali Imran, 64)*

***Mbretëria e All-llahut nuk mund të vendoset në sipërfaqe të tokës nëse qeverisjen e marrin në dorë njerëz të caktuar sikur që janë klerikët – siç edhe ka ndodhur me pushtetin e kishës – apo njerëzit të cilët artikullojnë fjalë në emër të zotërave – siç edhe ka ndodhur në pushtetin teokratik ose siç e kanë quajtur, pushteti i shenjtë hyjnor!! Kjo mbretëri mund të vendoset vetëm atëherë kur sheriati i All-llahut të jetë sundues, ashtu që të gjitha çështjet e jetës t'i kthehen All-llahut në pajtim me ligjet e qarta të sheriatit të cilat i themeloi Ai.***

Ngritja e mbretërisë së All-llahut dhe eliminimi i mbretërisë së njerëzve, shpëtimi i pushtetit nga duart e rrëmbyesve të tij, kthimi i tij All-llahut, dominimi i vetëm i sheriatit hyjnor dhe suspendimi i ligjeve njerëzore, të gjitha këto nuk mund të arrihen vetëm me komunikim (informim) dhe agumentim, sepse ata të cilët i kanë nënshtruar qafat e njerëzve dhe që e kanë rrëmbyer pushtetin e All-llahut në tokë, nuk e dorëzojnë pushtetin e tyre vetëm me anë të komunikimit dhe argumentimit, përndryshe, puna më e lehtë e pejgamberëve do të ishte vendosja e fesë së All-llahut në tokë.

Megjithatë, historia e pejgamberëve dëshmon të kundërtën, si edhe historia e kësaj feje në periudhën e çdo gjenerate!

Ky proklamim i përgjithshëm për çlirimin e *njeriut* në *tokë* nga çdo pushtet jashtë pushtetit të All-llahut, duke e proklamuar hyjnimin e vetëm dhe zotërimin e All-llahut në këtë gjithësi, nuk ka qenë proklamatë teorike, filozofike pasive por proklamatë me karakter të lëvizjes objektive aktive. Proklamatë që ka për qëllim realizimin e saj praktik në formë të sistemit i cili do t'i udhëheq njerëzit me sheriatin e All-llahut dhe do t'i nxjerr njëmend nga robërimi ndaj robërve në robërimin ndaj All-llahut, duke e mëvetësuar dhe pa i ngjitur ndonjë shok. Andaj edhe ishte e domosdoshme që ta marrë formën e *lëvizjes* krahas formës së *argumentimit*, që t'i kundërvihet *situatës* njerëzore me anë të mjeteve përkatëse nga të gjitha anët.

Aktualiteti i gjithmbarshëm njerëzor si dje, sot por edhe nesër, do t'i kundërvihet kësaj feje – për shkak të cilësisë së saj që ka: proklamimi i përgjithshëm për çlirimin e *njeriut* në *tokë* nga çdo pushtet jashtë pushtetit të All-llahut – me anë të barrierave ideologjike dhe koncepcionale, materiale dhe fizike, politike, sociale dhe ekonomike, raciste dhe klasore, krahas tyre edhe me ideologji të devijuara dhe botëkuptime degjeneruese. Të gjitha këto gërshetohen mes vete me një lidhshmëri marramendëse dhe shumë të nyjëzuar që t'i kundërvihen këtij dini.

Derisa *argumentimi* dhe *shpjegimi* u kundërvihen ideologjive dhe koncepcioneve, *lëvizja* u kundërvihet barrierave të ndryshme materiale – në ballë të tyre,

pushtetit aktual politik i cili në vete ngërthen faktorët ideologjikë, koncepcionalë, etnikë, klasorë, socialë dhe ekonomikë – e ato të dyja – argumentimi dhe lëvizja – i kundërvihen tërësisht *realitetit njerëzor* me anë të mjeteve përkatëse për të gjitha komponentet e saj. Këto dy atribute, duhet bashkërisht ta kahëzojnë lëvizjen e çlirimit të njeriut në tokë, *njeriut* në tërësi, në *tokë* në përgjithësi. Kjo është pikë shumë e rëndësishme e cila doemos duhej të theksohej përsëri.

Ky din nuk është proklamim për çlirimin e njeriut arab. Ai as që është mision i posaçëm për arabët!... Tema e tij është njeriu, lloji njerëzor, kurse lëmi i tij është toka, e gjithë toka. All-llahu, lavdi pastë, nuk është Zot vetëm për arabët, po as vetëm për ata që e përqafojnë besimin islam. All-llahu është *Zot i gjithësisë*, kurse ky din synon që tërë *gjithësinë* t'ia kthejë Zotit të vet, kurse qeniet në të t'i shkëpusë nga robërimi jashtë Tij. Robërimi më i madh dhe më i arsyeshëm në pikëpamjen islame është nënshtrimi i njerëzve ndaj ligjeve të All-llahut, të cilat i realizon një grup i njerëzve në mesin e njerëzve. Ky pra është ai *ibadet* (robërim, nënshtrim, adhurim) për të cilin është konfirmuar se nuk mund të bëhet, përpos për All-llahun. Ata të cilët me të i drejtohen dikujt tjetër pos All-llahut, ata kanë dalur nga feja e All-llahut, sado që të pretendojnë se janë në fenë e All-llahut.

Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* ka theksuar se *praktikimi* (*el it-tiba'*) i sheriatit dhe sistemit islam është *ibadeti*, të cilin çifutët dhe të krishterët e refuzuan dhe nuk e pranuan urdhëresën e tij për ta *adhuruar* vetëm All-llahun, andaj edhe u cilësuan *mush-*

*rikë* (shpikës të ortakllëkut ndaj All-llahut Gjithëkrijues, sh.p.)

Tirmidhiu transmeton me senedin e tij, nga Adij bin Hatim *radijall-llahu anhu*, se kur i erdhi thirrja e Pejgamberit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* për Islam, ai iku për në Sham. Ai derisa ishte në xhahilijjet e kishte pranuar Krishterimin. E motra dhe një grup i fisit të tij ishin robëruar nga muslimanët. Më pastaj Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* e mëshiroi motrën e tij dhe e liroi. Ajo iu kthye vëllait të saj dhe e inkurajoi që ta pranojë Islamin. Gjatë ardhjes së tij te Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, njerëzit flitnin për ardhjen e tij. Kur hyri te Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, në qafë (fjala është për Adijun) kishte një kryq të argjendtë. Kur e pa atë Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* filloi t'i lexojë këto ajete: *"Ata i morën ahbarët" (priftërinjtë çifutë) dhe "ruhbanët" (murgjit e krishterë) e tyre për zota pos All-llahut." (Teube, 31).* Adiu thotë: "Unë i thashë: Ata nuk iu robëruan (nuk i kanë adhuruar). Ai iu përgjigj: ***Gjithsesi. Ata njerëzve ua kanë ndaluar të lejuarën (hallallin) dhe ua kanë lejuar të ndaluarën (haramin). Njerëzit i kanë pasuar. E kjo është adhurim (robërim) i tyre ndaj atyre.***"

Pra, komenti i Resulull-llahut *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* për ajetin e All-llahut Lavdiplotë është decid dhe i prerë, se pasimi dhe praktikimi i sheriatit dhe sistemit islam është ibadet i cili nëse nuk realizohet, njerëzit e tillë dalin nga feja. Andaj edhe ajo është konsiderim i disa njerëzve për zotëra nga disa të tjerë, dhe pikërisht kjo është ajo çështje për të cilën kjo fe erdhi

për ta zhdukur dhe ta shpallë çlirimin e *njeriut* në *tokë* nga *robërimi* i të tjerëve përpos All-llahut.

Që këtu, për Islamin ishte e domosdoshme që të marrë hov në tokë në eliminimin e *aktualitetit* kundërthënës me këtë shpallje të përgjithshme, me anë të proklamimit – argumentimit dhe lëvizjes së bashku, dhe që sulmet e tij t'i orientojë drejt fuqive politike të cilat i kanë robëruar njerëzit për vete e jo për All-llahun. Kjo do të thotë se ata nuk i kanë qeverisur me sheriatin e All-llahut dhe pushtetin e Tij, të cilët krijojnë penda për mosdëgjimin e kësaj proklamate dhe për mospranimin e *akides* në mënyrë të lirë pa mos iu kundërvyer njerëzve me pushtet. Po ashtu, Islami kishte për qëllim vendosjen e një sistemi shoqëror, ekonomik dhe politik i cili do t'i mundësonte lëvizjes çlirimtare që të marrë hov praktik, pas eliminimit të fuqive dominuese, pa marrë parasysh se a ishin ato plotësisht politike apo të veshura me nacionalizëm ose klasore brenda një etniteti.

Islami asnjëherë nuk pati për qëllim t'ua imponojë njerëzve përqafimin e akides së tij. Megjithatë, përsëri, Islami nuk është thjesht vetëm *akide*. Islami, siç edhe kemi thënë, është një proklamim i përgjithshëm për çlirimin e njeriut nga robërimi ndaj robërve. Islami fillimisht synon eliminimin e sistemeve dhe qeverive të cilat themelohen në bazë të qeverisjes së njerëzve me anë të njerëzve dhe robërimin e njerëzve ndaj njerëzve, e pastaj i lë njerëzit të lirë – njëmendësisht – për ta zgjedhur akiden të cilën ata e duan me vullnetin e tyre të lirë, dhe atë pas largimit të presionit politik ndaj tyre dhe pas interpretimit të dëlirë (të Islamit) drejtuar shpirtrave dhe mendjeve të tyre. Megjithatë, me këtë

përvojë nuk don të thotë se ata mund ta bëjnë zotin e tyre të jetë më i rëndësishëm ose të jenë të lirë që ata vetvetes t'ia zgjedhin robërinë ndaj robërve, ose ta konsiderojnë njëri-tjetrin zot krahas All-llahut! Parimi i sistemit i cili do t'i sundojë njerëzit në tokë, duhet të jetë robërimi i pastër vetëm ndaj All-llahut. Kjo mund të arrihet përmes pranimit të ligjeve dhe legjislacioneve prej Tij, e pastaj nën hijen e këtij sistemi të përgjithshëm çdokush mund të përqafojë akiden të cilën e do. Pra, vetëm në këtë mënyrë *feja* (ligji i All-llahut) bëhet (realizohet në sipërfaqe të tokës) e tëra për All-llahun, që don të thotë se vendimi më i lartë (*Ed-dejnune*, rrjedh prej fjalës *din* – fe), nënshtrimi, pasimi dhe robërimi, të gjitha i takojnë vetëm All-llahut. Kuptimi i fjalës *din* është më përfshirës se i fjalës *akide*. *Din* don të thotë metodologji dhe sistem me të cilin udhëhiqet jeta. E këto në Islam mbështeten në akiden. Megjithatë, në kuptimin e përgjithshëm feja është më e gjerë se akideja. Në Islam mund të jetojnë – brenda sistemit të tij të përgjithshëm i cili themelohet mbi bazën e robërimit vetëm ndaj All-llahut – kolektivitete të ndryshme edhe nëse disa prej tyre nuk e kanë përqafuar dinin islam.

Ata të cilët e kanë kuptuar natyrën e kësaj feje – ashtu siç u tha më parë – bashkë me të e kanë kuptuar domosdoshmërinë e zhvillimit të lëvizjes në Islam në formë të xhihadit me shpatë – krahas xhihadit me argumentim – dhe e kanë kuptuar se kjo nuk është lëvizje mbrojtëse, me atë kuptim të ngushtë të cilin e dëgjojmë sot nga termi *luftë mbrojtëse*, të cilin e trilluan të dështuarit përballë presionit aktual dhe përballë sulmit ma-

rramendës orientalist, të cilët dëshirojnë që lëvizja e xhihadit të konceptohet kështu islamikisht. Pra, ata të cilët e kanë kuptuar se xhihadi nuk është lëvizje mbrojtëse, e dinë se ai është lëvizje ofensive dhe shtrirëse për çlirimin e *njeriut* në *tokë*, me mjete përkatëse për të gjitha aspektet e realitetit njerëzor në periudha të caktuara, që për çdo periudhë ofrohen mjete efektive.

Andaj edhe është e domosdoshme që lëvizjen e Islamit xhihadik ta emërtojmë lëvizje mbrojtëse, por duke e ndërruar kuptimin aktual të fjalës *mbrojtje*, duke e konsideruar *mbrojtje për njeriun* dhe vetë qenien e tij kundër të gjithë faktorëve të cilët e kanë vënë në pranga lirinë e tij dhe e pengojnë çlirimin e tij. Ndaj këtyre faktorëve të cilët përfaqësohen përmes ideologjive, koncepcioneve dhe sistemeve politike të ngritura mbi pendat ekonomike, klasore dhe nacionaliste të cilat edhe dominonin në tokë përgjithësisht në kohën kur u paraqit Islami dhe shumë forma të të cilave dominojnë edhe në xhahilijjetin aktual të kësaj kohe!

Me anë të shpjegimit të këtillë të kuptimit të termit *mbrojtje* mund ta perceptojmë realitetin e motiveve të shtrirjes islame në *tokë* me xhihad dhe ta perceptojmë natyrën e vetë qenies së Islamit, e ajo është proklamimi i përgjithshëm për çlirimin e njeriut nga robërimi ndaj robërve dhe vendosja e hyjnimit të vetëm të All-llahut dhe zotërimit të Tij ndaj botës, gjithashtu zhdukjen e mbretërisë së pasioneve njerëzore në tokë dhe vendosjen e mbretërisë së sheriatit hyjnor në botën e njeriut.

Përpjekja për gjetjen e arsyetimeve mbrojtëse ndaj xhihadit islam në kuptim të ngushtë të koncepteve bashkëkohore mbi luftën mbrojtëse, pastaj përpjekja për

të gjetur mbështetje burimore për vërtetimin se ngjarjet e xhihadit islam ishin thjesht vetëm për shmangien e armiqësisë (rrezikut) nga fuqitë fqinje ndaj *vatanit* islam – që sipas kuptimit të disave, ai vatan shtrihet vetëm në Gadishullin Arabik – këto përpjekje në realitet rrjedhin nga perceptimi sipërfaqësor për natyrën e kësaj feje dhe natyrën e rolit të cilin ka ardhur ta realizojë në tokë. Ato përpjekje gjithashtu sinjalizojnë dështimin e tyre përballë presionit të sotshëm aktual dhe përballë sulmeve dinake orientaliste ndaj xhahidit islamik!

Si ua merr mendja, sikur a thua Ebu Bekri, Umeri dhe Uthmani, *radijall-llahu anhum*, të ishin siguruar nga rreziku armiqësor i romakëve dhe persianëve në Gadishull, a do të ndaleshin për mos ta vazhduar më shtrirjen islame anekënd botës? Si do ta ndalnin ata këtë shtrirje kur para da'ves qëndronin ato barriera materialiste për shkak të regjimeve politike, nacionaliste, klasore dhe ekonomike të cilat ishin të formuara sipas trajtave nacionaliste dhe klasore, e që gjithashtu i mbronte fuqia materialiste e shtetit.

Është primitivizëm sikur njeriu ta parafytyrojë thirrjen e cila e shpalli çlirimin e *njeriut*, llojin e njeriut në *tokë* dhe atë në tërë tokën, e pastaj të ndalet para këtyre barrierave dhe të përpiqet t'u kundërvihet me gjuhë dhe argument! Ajo vërtet angazhohet me gjuhë dhe argument por, vetëm atëherë kur midis saj dhe individëve nuk ka pengesa. Atëherë ajo mund t'u drejtohet me liri të plotë kur edhe ata janë të liruar nga të gjitha llojet e imponimeve. Këtu vjen në shprehje dispozita *"Nuk ka dhunë në fe."* Kurse atëherë kur hasen ato barriera dhe shtypje materialiste, duhet së pari ato të

eliminohen me fuqi, që të krijohen kushtet për t'iu drejtuar zemrës dhe shpirtit të njeriut duke qenë ai i liruar nga ato pranga!

Xhihadi është nevojë e domosdoshme për da'ven, sidomos kur synimet e saj janë proklamimi i çlirimit të njeriut njëmendësisht, duke u ballafaquar me realitetin ekzistues me anë të mjeteve përkatëse për të gjitha aspektet e tij. Ai nuk mund të jetë i mjaftueshëm vetëm me anë të argumentimit teoriko-filozofik, pavarësisht se vatani islam – ose sipas shprehjes së drejtë islame: *darul islam* – është i sigurt dhe i paprekshëm ose është i rrezikuar nga fqinjët e tij. Kur Islami synon paqen, nuk ka për qëllim paqen e lirë e të kufizuar e cila thjesht synon që të sigurohet ai territor në të cilin populli përqafoi akiden islame, por dëshiron paqen në të cilën e tërë feja do të jetë vetëm për All-llahun, d.m.th. që adhurimi i njerëzve të jetë i tëri vetëm për All-llahun, në të cilin njerëzit nuk e konsiderojnë njëri-tjetrin për zot përveç All-llahut. Ajo që duhet marrë është periudha e fundit në të cilën arriti lëvizja xhihadike në Islam – me përcaktim të All-llahut – e jo fillimi i ditëve të da'ves e as mesi i tyre. Të gjitha këto periudha përfunduan, siç thotë Imam Ibnul Kajjimi, në atë mënyrë që: "Pas zbritjes së sures *Berae* çështja e kuffarëve përfundoi në këto tre grupe: ata që ishin në armiqësi; ata që ishin në kontratë (marrëveshje) dhe ata që ishin në mbrojtjen e muslimanëve. Më vonë situata me ata që ishin në kontratë ndryshoi me hyrjen e tyre në Islam kështu që mbetën vetëm dy grupe: ata që ishin në armiqësi dhe ata që ishin nën mbrojtjen e muslimanëve. Ata që ishin në armiqësi i frikoheshin atij (Pejgamberit). Kështu njerëzit

në raport me të u ndanë në tre grupe: Muslimanë dhe besimtarë ndaj asaj që iu shpall, dakordues me të, të cilët ishin të siguruar (fjala është për *dhimmijunët*, ata që janë nën mbrojtjen e muslimanëve, siç merret vesh edhe nga fjalia e mëparshme sh.p.), dhe shpallës të armiqësisë që i frikoheshin."

Këto pra janë ato dukuri të logjikshme të cilat përputhen me natyrën e kësaj feje dhe synimet e saj, e jo siç e kanë kuptuar të dështuarit para realitetit ekzistues dhe para sulmeve dinake të orientalistëve!

All-llahu nuk u dha leje për luftë muslimanëve në Mekke dhe në fillim të hixhretit në Medine. Muslimanëve u është thënë:

*"Ndalni duart tuaja prej luftës, falni namazin dhe jepni zeqatin" (Nisa, 77)*

Më pastaj ajo iu lejua dhe u është thënë:

*"Atyre që po sulmohen me luftë u është dhënë leje të luftojnë, për shkak se u është bërë padrejtësi, e All-llahu ka fuqi për t'u ndihmuar atyre (muslimanëve). (U lejuan të luftojnë) ata të cilët u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte vetëm pse thanë: All-llahu është Zoti ynë! E sikur All-llahu të mos i zbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat dhe xhamitë në të cilat përmendet shumë emri i All-llahut. E All-llahu patjetër ta ndihmojë atë që ndihmon rrugën e Tij, se All-llahu është shumë i fuqishëm dhe gjithnjë triumfues. (Ai i ndihmon) Ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej të keqes. All-llahut i takon përfundimi i çështjeve. (Haxhxh, 39-41)*

Më pastaj ua detyroi luftën ndaj atyre që e luftojnë Pejgamberin e jo edhe ndaj atyre që nuk e luftojnë, dhe u është thënë:

*"Dhe luftoni në rrugën e All-llahut kundër atyre që ju sulmojnë" (Bekare, 190)*

Dhe më në fund u është bërë detyrim atyre luftimi i idhujtarëve pa dallim dhe u është thënë:

*"Luftoni të gjithë idhujtarët pa dallim, siç ju luftojnë ata juve pa dallim" (Tevbe, 36)*

Po ashtu u është thënë:

*"Luftoni ata që nuk besojnë All-llahun e as botën tjetër, nuk e konsiderojnë të ndaluar (haram) atë që e ndaloi All-llahu dhe I Dërguari i Tij, nuk besojnë fenë e vërtetë, prej atyre që u është dhënë Libri, derisa ta japin xhizjen në dorë e duke qenë të mposhtur." (Tevbe, 29)*

"Lufta – siç thotë Imam Ibnul Kajjimi – në fillim ishte e ndaluar, pastaj e lejuar e pastaj e urdhëruar ndaj atyre që të parët e fillojnë luftën, e pastaj ishte e urdhëruar ndaj të gjithë atyre që ishin idhujtarë."

Korrektësia e teksteve të theksuara për xhihadin, korrektësia e hadītheve pejgamberike të cilat inkurajojnë në të dhe realiteti i ngjarjeve të xhihadit në fillim të Islamit dhe gjatë tërë periudhës së gjatë historike të tij... ky realitet i kulluar nuk lejon që në personalitetin e njeriut të bredhë ai interpretim të cilin e imponojnë të dështuarit para presionit të realitetit ekzistues dhe para sulmit dinak orientalist ndaj xhihadit islamik!

Kush është ai i cili dëgjon fjalën e All-llahut në këtë çështje dhe fjalën e Pejgamberit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* dhe po ashtu i përcjell me vëmendje ngjarjet e xhihadit islamik, e pastaj ta parafytyrojë xhihadin si çështje spontane (e atypëratyshme) e determinuar me

rrethana kaluese të cilat vijnë dhe shkojnë dhe ta pranojë vetëm brenda kornizave të mbrojtjes për sigurimin e kufijve?!

Qysh në fillim të ajeteve të cilat ua lejuan besimtarëve luftën, All-llahu ua bëri me dije se qëllimi kryesor dhe i përhershëm i Tij në jetën e kësaj bote është që Ai t'i zbrapsë disa njerëz me disa të tjerë për ta penguar kaosin në tokë:

*"(U lejuan të luftojnë) ata të cilët u dëbuan prej shtëpive të tyre pa kurrfarë të drejte dhe vetëm pse thanë: All-llahu është Zoti ynë! E sikur All-llahu të mos i zbrapste disa me disa të tjerë, do të rrënoheshin manastiret, kishat, havrat dhe xhamitë në të cilat përmendet shumë emri i All-llahut..." (Haxhxh, 39-40)*

Pra, kjo është një kërkesë e përhershme e jo një gjendje e rastësishme: Kërkesë e përhershme për të mos lejuar ambientimin e *hakut* (të vërtetës) me *batilin* (të kotën) në këtë tokë. Andaj, pikërisht atëherë kur Islami jep shpalljen e përgjithshme për vendosjen e hyjnimit të All-llahut te të gjitha krijesat, ngrihen dhe e sulmojnë grabitësit e pushtetit të All-llahut në tokë dhe kurrë nuk i dorëzohen me paqe. Prej këtu, Islami merr hov dhe i mposhtë ata për t'i nxjerrë njerëzit nga pushtetet e tyre dhe për ta zbrapsur nga *njeriu* në *tokë* atë pushtet të grabitur. Ky është një tentim i përhershëm ku hovi i xhihadit çlirimtar nuk ndalet derisa ligji (feja) të bëhet i tëri vetëm për All-llahun.

Tërheqja nga lufta në Mekke nuk ishte asgjë tjetër pos një periudhë e një strategjie të gjatë. Po e njëjta gjë ishte edhe me momentet e para të hixhretit. Ajo se çka e nxiti bashkësinë muslimane pas periudhës së parë të lejimit të luftës nuk kishte për qëllim vetëm sigurimin e

Medines. Në të vërtetë, ky ishte qëllimi parësor dhe i domosdoshëm, megjithatë nuk ishte qëllimi final. Ky ishte qëllimi i cili siguron mënyrën e startimit dhe e mbron bazën e startimit. Startimin për çlirimin e *njeriut* dhe për eliminimin e pengesave të cilat e ndalin vetë *njeriun* për startim!

Është krejtësisht i kuptueshëm pengimi i muslimanëve nga xhihadi me shpatë (aludon në luftën, sh.p.) në Mekke. Në Mekke thirrjes islame i ishte siguruar liria e proklamimit. Bartësi i thirrjes *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* me mbrojtjen e shpatave të Benu Hashimëve zotëronte lirinë për ta publikuar da'ven dhe që me anë të saj t'u drejtohet veshëve, mendjeve dhe zemrave të kurejshitëve, e po ashtu me anë të saj edhe të ballafaqohet me individë të ndryshëm. Aty nuk kishte pushtet politik të organizuar i cili do ta pengonte nga publikimi i da'ves, ose t'i pengonte njerëzit nga dëgjimi i tij! Pra, nuk ishte e domosdoshme – në këtë periudhë – të përdoret forca, pastaj edhe duke i patur parasysh shkaqet tjera të cilat ishin të pranishme gjatë asaj periudhe. Këtë e përmblodha në librin *"Fi dhilalil Kur'an"* (Nën hijet e Kur'anit) kur ishte fjala për tefsirin e fjalës së Allllahut:

*"A nuk i vure re ata të cilëve u pate thënë: Ndalni duart tuaja prej luftës, falni namazin dhe jepni zeqatin..." (Nisa, 77)*

Mendoj se nuk do të ishte e tepërt që diç nga ai përkufizim të theksohej edhe këtu:

"Ndoshta ashtu ishte për shkak se periudha mekkase ishte periudhë e edukimit dhe përgatitjes në një ambient specifik, për një popull specifik dhe brenda rrethanave specifike. Prej qëllimeve të edukimit dhe për-

gatitjes në një ambient si ky, në veçanti është edhe edukimi i shpirtit të njeriut arab për durim ndaj asaj që zakonisht nuk mund ta durojë si dhunë ndaj individualitetit të tij ose ata të cilët mbështeten në të. Kjo është bërë me qëllim që të braktiset nga subjektivizmi i tij, të zhveshet nga uni i tij në mënyrë që as vetja e as ata që mbështeten në dhunë të mos jenë bosht i jetës në shikim të tij dhe nxitës të lëvizjes në jetën e tij. Pastaj edukimin e tij për ta përmbajtur temperamentin e tij në mënyrë që mos të reagojë qysh në provokimet e para – siç është natyra e tij – dhe të mos grafëllojë me ngacmuesin e parë. Kështu pra do të arrihej maturia në natyrën dhe lëvizjet e tij. Po ashtu edhe edukimi i tij që t'i bashkangjitet një bashkësie të organizuar e cila ka udhëheqje, te e cila drejtohet për çdo çështje të jetës së tij dhe nuk bën ndonjë veprim pos në pajtim me atë që urdhërohet – sado që urdhri të jetë në kundërshtim me natyrën e përvetësuar dhe tiparet që i ka – kjo edhe ishte guri themeltar për përgatitjen e personalitetit arab dhe për formimin e *bashkësisë muslimane* e cila i nënshtrohet një udhëheqjeje të organizuar, të zhvilluar e përparimtare e jo primitive dhe fisnore!

-Ndoshta ashtu ishte për shkak se da'veja paqësore ka qenë me ndikim dhe pranim më të madh në një ambient siç ishte ai kurejshit, përplot panegjerizëm dhe krenari. Dhe, sikur të ngrihej përleshja me të do të shtohej edhe më tepër kryeneçësia dhe mëria e tyre në këtë periudhë dhe do të zhvilloheshin përleshje të reja të përgjakshme ashtu si trazirat e njohura të arabëve të cilat shpërthyen me luftërat e Dahisit dhe Gabrasë, dhe luftën e Besusit e që zgjatën vite të tëra dhe krejtësisht

disa fise i shkatërruan. Këto përleshje të reja do të ndërlidheshin në mendjet dhe kujtimet e tyre gjithmonë me Islamin dhe nuk do të qetësoheshin më asnjëherë. Islami do të shndërrohej prej fesë dhe da'ves në përleshje dhe trazira, me ç'rast do të harrohej pasqyra e tij kryesore duke qenë në fillim të shpalljes dhe asnjëherë nuk do të mbahej mend për të mirë!

-Ndoshta ashtu ishte duke u dëshiruar që t'i iket nxitjes së një beteje dhe përleshjeje brenda çdo shtëpie. Në Mekke nuk kishte pushtet të përgjithshëm e të organizuar i cili do t'i torturonte besimtarët dhe do t'i futte në sprova të ndryshme, por kjo ishte e lënë tek kujdestarët (tutorët) e çdo personi, të cilët i torturonin, i vinin në sprova të ndryshme dhe i *edukonin!* Leja për luftë do të thoshte – për këtë ambient – të zhvillohej betejë dhe luftë në çdo shtëpi. E pastaj do të thuhej: Ja, ky është Islami! Ashtu është thënë edhe kur Islami urdhëronte tërheqjen nga lufta! Gjatë sezonës, ndërmjet arabëve të ardhur për haxhxh dhe tregti, propaganda e kurejshitëve zhvillohej duke thënë: Muhammedi sjell përçarje midis prindit dhe fëmijës së tij, e lëre më midis popullit dhe farefisit të tij! Si do të dukej da'veja, sikur të urdhëronte fëmijën ta mbyt prindin, robin ta mbyt pronarin, në çdo shtëpi e në çdo vend?!

-Ndoshta ashtu ishte ngase All-llahu e dinte se një numër i madh i atyre që u kundërviheshin muslimanëve të parë duke i ofenduar, keqtrajtuar dhe torturuar, pikërisht ata do të bëhen prej ushtrisë më besnike të Islamit, bile edhe prej udhëheqësve të tij. A nuk ishte Umer bin Hattabi nga mesi i tyre?!

-Ndoshta ashtu ishte ngase krenaria arabe në një ambient fisnor e kishte traditë që t'i dalë krah atij që keqtrajtohej dhe i bëhej e padrejtë dhe nuk tërhiqeshin nga ky qëndrim, veçanërisht kur ai ushtrohej mbi njerëzit e ndershëm nga mesi i tyre! Kemi raste të shumta të cilat vërtetojnë realitetin e këtij mendimi, për shembull, Ibnu Dugunne nuk dëshironte që ta lejojë Ebu Bekrin të emigrojë dhe ta braktis Mekken – derisa ai ishte njeri autoritativ – dhe një gjest të tillë ai e vlerësoi si turp të arabëve, andaj edhe ia ofroi fqinjësinë dhe mbrojtjen e tij! Rasti i fundit i cili vërteton këtë realitet ishte kundërshtimi i shkresës për bllokim të Hashimitëve në luginat e Ebu Talibit meqë atyre iu shtuan mundimet dhe iu zgjat uria, derisa një rast i tillë në një ambient tjetër të *qytetërimit* të vjetër i cili është ngopur me dhunë, tentimi për të ndalur një torturë do të implikonte tallje, nënçmim dhe përbuzje nga rrethi, e në anën tjetër, madhështimin e torturuesit dhe zullumqarit agresor!

-Ndoshta ashtu ishte për shkak të numrit të vogël të muslimanëve të asaj kohe dhe kufizimit të tyre në Mekke, nga arsyeja se thirrja islame nuk kishte depërtuar në pjesën tjetër të Gadishullit ose se lajmi i tij kishte arritur pjesërisht. Kështu ishte sepse fiset rreth Mekkes kishin qëndrim neutral ndaj betejës së brendshme e cila zhvillohej ndërmjet kurejshëve dhe disave nga bijtë e tyre derisa të kuptonin se si do të jetë epilogu i situatës. Në një gjendje të këtillë, kjo betejë e ngushtë do të përfundonte me vrasjen e grupit të vogël të muslimanëve – bile edhe nëse ata do të vritnin edhe një herë më shumë nga ajo që ata do të vriteshin – kështu do të mbetej idhujtaria e do të fshihej nga toka bash-

kësia muslimane, Islami nuk do të mund të themelonte sistemin e vet, e as që do t'i mbetej ndonjë shenjë ekzistuese. Kurse, Islami është fe e cila ka ardhur të bëhet program i jetës dhe të bëhet sistem real e i zbatueshëm për jetë.

-E kështu me radhë..."

Kurse në Medine – në agim të hixhretit – kontrata të cilën e bëri Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* me çifutët e Medines dhe me ata që mbetën në idhujtari prej arabëve aty dhe rreth saj, ishte një mjet për pengimin e luftës të cilën e imponontе natyra e asaj periudhe.

Së pari: Sepse aty terreni ishte i përshtatshëm për komunikim dhe publikim të da'ves. Aty nuk kishte pushtet politik i cili do të pengonte dhe do të vënte barrierë midis njerëzve dhe da'vesë. Të gjithë e patën pranuar shtetin e ri musliman në krye me Resulull-llahun *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* në ushtrimin e tij të çështjeve politike. Në atë kontratë theksohej se askush nuk guxon të nënshkruajë paqe, as të shpallë luftë e as të vendosë marrëdhënie me jashtë pos me lejen e Pejgamberit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Ishte më se e qartë se pushteti i vërtetë në Medine ishte në dorë të udhëheqjes muslimane. Terreni për thirrjen islame ishte i hapur, kurse rruga e lirë ndërmjet njerëzve dhe lirisë së besimit ishte e pranishme.

Së dyti: Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* në këtë periudhë dëshironte që preokupimin e tij ta koncentrojë në kurejshitët, meqë kundërshtimi i tyre ndaj kësaj feje ishte bërë pendë – pengesë kundrejt fiseve tjera të cilat pritnin se si do të përfundojë çështja

midis kurejshitëve dhe disave nga bijtë e tyre. Pikërisht për këtë, Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* avancoi dërgimin e *ekspeditave*, kurse marshimin e parë nën Flamurin islam ia besoi Hamza bin Abdulmuttalibit, në krye të shtatë muajve pas hixhretit në muajin e Ramazanit.

Pastaj vijuan ekspeditat tjera, pas nëntë, trembëdhjetë, gjashtëmbëdhjetë dhe ajo e fundit në krye të shtatëmbëdhjetë muajve, ekspeditë të cilën e udhëhoqi Abdull-llah ibni Xhahshi në muajin Rexheb. Kjo ishte ekspedita e parë e cila u shndërrua në përleshje të hapur dhe shkaktoi vrasje të shumta. Ajo u zhvillua gjatë muajit të ndaluar (për luftë) dhe për këtë luftë zbritën këto ajete në suren *Bekare*:

*"Të pyesin për luftën në Muajin e shenjtë, thuaj: Lufta në të është e madhe (mëkat i madh), por pengimi nga rruga e All-llahut, mosbesimi ndaj Tij, pengimi nga Xhamia e shenjtë (Qabja) dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë mëkate edhe më të mëdha te All-llahu. E provokimi (kundër muslimanëve) është edhe më i madh se vrasja. Ata do t'ju luftojnë juve vazhdimisht për t'ju zbrapsur, nëse munden, nga feja juaj..." (Bekare, 217)*

Pastaj u zhvillua Lufta e madhe e Bedrit në Ramazan të po këtij viti. Kjo luftë është ajo për të cilën zbriti sureja *Enfal*.

Një vështrim i vëmendshëm ndaj situatës përmes rrethanave të ngjarjes nuk lë hapësirë për një konstatim se *mbrojtja* në atë kuptim të ngushtë ishte bazë për lëvizjen islame, ashtu siç thonë të dështuarit përballë realitetit ekzistues dhe përballë sulmit dinak orientalist!

Ata të cilët për lëvizjen e shtrirjes islame mbështeten vetëm në gjetjen e faktorëve mbrojtës, ata janë të

ndikuar nga lëvizja e sulmeve orientaliste, në kohën kur muslimanëve nuk u ka mbetur forcë, bile nuk u ka mbetur as Islami i vërtetë, – përpos ata që i ka ruajtur All-llahu, të cilët përpiqen me mish e me shpirt që ta realizojnë Shpalljen e Islamit në përgjithësi me anë të çlirimit të *njeriut* në *tokë* nga çdo pushtet përveç pushtetit të All-llahut, që të bëhet feja e tëra për All-llahun – duke bërë përpjekje që të gjejnë arsyetime artistike (frazeologjike) për xhihadin në Islam!

Shtrirja islame nuk ka nevojë për arsyetime frazeologjike më tepër se arsyetimet të cilat i sollën tekstet kur'anore:

*"Le të luftojnë në rrugën e All-llahut ata që japin jetën e kësaj bote për botën tjetër. Kush lufton në rrugën e All-llahut e vritet (bie dëshmor) ose triumfon, Ne do t'i japim atij shpërblim të madh. Ç'keni që nuk luftoni për Zotin dhe për (t'i shpëtuar) të paaftit: burrat, gratë dhe fëmijët të cilët luten: Zoti ynë, nxirrna nga ky fshat (Mekka), banorët e të cilit janë mizorë. Jepna nga ana Jote shpëtim e ndihmë! Ata që besuan luftojnë në rrugën e All-llahut, e ata që nuk besuan, luftojnë në rrugën e djallit. Luftoni pra miqtë e djallit, s'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët." (Nisa, 74-76)*

*"Thuaju atyre që nuk besuan, nëse heqin dorë (nga rruga e tyre e gabuar dhe besojnë) do t'u falet e kaluara, po nëse vazhdojnë, Ligji (i Zotit), i zbatuar ndaj të parëve është i ditur (edhe juve do t'ju zë). Luftoni ata derisa të mos humbet idhujtaria (besimi i kotë), e i tërë adhurimi të bëhet vetëm për All-llahun. Po nëse ata ndalen (i japin fund mosbesimit), All-llahu është mbikëqyrës për atë që veprojnë. Po nëse refuzojnë, ta dini se All-llahu është mbrojtës juaji. E, sa mbikëqyrës e ndihmës i mirë është Ai." (Enfal, 38-40)*

*"Luftoni ata që nuk besojnë All-llahun as botën tjetër, nuk e konsiderojnë të ndaluar (haram) atë që e ndaloi All-llahu dhe I dërguari i Tij, nuk besojnë fenë e vërtetë, prej atyre të cilëve u është dhënë Libri, derisa ta japin xhizjen në dorë e duke qenë të mposhtur. E çifutët thanë: Uzejri është djali i All-llahut, e të krishterët thanë: Mesihu është djalë i All-llahut. Ato ishin thëniet e tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. All-llahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)! Ata i konsideruan "ahbarët" (priftërinjtë çifutë) e tyre, "ruhbanët" (murgjit e krishterë) të tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemesë, për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut një, e që nuk ka të adhuruar pos Tij. I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë. Ata përpiqen me gojët e tyre ta shuajnë dritën e All-llahut, e All-llahu nuk do tjetër pos ta përsosë dritën e Tij, ndonëse jobesimtarët e urrejnë." (Tevbe, 29-32)*

Këto janë arsyetimet të cilat synojnë nga vendosja e hyjnimit të All-llahut në tokë dhe realizimi i programit të Tij në jetën njerëzore. Ai synon shporrjen e djajve, programeve të djajve dhe eliminimin e pushtetit të njerëzve i cili i robëron njerëzit, derisa njerëzit janë robër vetëm të All-llahut. Ata nuk guxon t'i qeverisë askush prej robërve të Tij me atë që ata e shpikin dhe me ligje të nxjerrura nga teket dhe mendjet e tyre! Këto arsyetime mjaftojnë, tok me konfirmimin e parimit: *"Nuk ka dhunë në fe"*, që ka për qëllim se nuk ka dhunë në përqafimin e besimit – akides, pasi njerëzit të nxirren nga pushteti i robërve dhe deklarimin e parimit: I tërë pushteti i takon vetëm All-llahut ose e tërë feja është vetëm për All-llahun po me të njëjtin trajtim.

Këto janë arsyetimet e çlirimit të përgjithshëm të njeriut në tokë përmes nxjerrjes së njerëzve nga robërimi ndaj robërve në robërimin vetëm ndaj All-llahut pa rival. Dhe vetëm ky arsyetim prap mjafton. Këto arsyetime ishin të skalitura në mendjet dhe shpirtrat e luftëtarëve muslimanë. Askush prej tyre nuk u pyet çka e shtyri të dalë në xhihad, e pastaj të thotë: Kemi dalë të mbrojmë vatanin tonë të rrezikuar! Ose, kemi dalë ta pengojmë agresionin persian ose romak ndaj neve muslimanëve! Ose kemi dalë që ta zgjerojmë tokën tonë dhe të pasurohemi prej plaçkës së luftës!

Ata thonin ashtu siç i thanë Rib'ij ibnu Amir, Hudhejfe ibnu Muhsin dhe Mugire ibnu Shu'be, që të gjithë, Rustumit, komandantit të ushtrisë së persianëve në Kadisijje, i cili i pyeti një nga një, gjatë tri ditëve para përleshjes: "Ç'ju solli juve këtu? Përgjigjja ishte: "All-llahu na ka dërguar që me ndihmën e Tij t'i nxjerrim robërit e Tij nga adhurimi i robërve në adhurim të All-llahut të vetëm, nga ngushtica e dunjasë në gjerësinë e saj, nga zullumi i feve të ndryshme në drejtësinë e Islamit. Ai dërgoi Pejgamberin e Tij me fenë e Tij te krijesat e Tij. Kush e pranon prej nesh (këtë fe) nga të tjerët, e pranojmë prej tij dhe tërhiqemi nga ai, e lëmë atë dhe tokën e tij të lirë. E kush refuzon, do ta luftojmë derisa ta arrijmë xhennetin ose fitoren."

Ekziston arsyetim vetvetor në vetë natyrën e kësaj feje, në shpalljen e saj të përgjithshme dhe në programin e saj praktik, për t'u ballafaquar me realitetin njerëzor me mjete efikase në të gjitha sferat përmes periudhave të caktuara me mjete përkatëse. Ky arsyetim vetvetor, fillimisht qëndron – edhe po qe se nuk ekziston rreziku i

agresionit ndaj tokës islame dhe muslimanëve që jetojnë në të – ngase ai është arsyetim në natyrën e programit dhe njëmendësisë së tij dhe natyrën e pengesave të njëmendta në shoqëritë njerëzore, e jo pra thjesht vetëm nga arsyet e kufizuara dhe të përkohshme me karakter mbrojtës.

Mjafton që besimtari të dalë muxhahid me shpirtin dhe mallin e tij *fi sebilil-lah* (në rrugë të All-llahut), në rrugë të këtyre vlerave të larta prej të cilave ai nuk arrin ndonjë përfitim personal e as që e shtyn për të ndonjë përfitim personal...

Muslimani para se të dalë për xhihad në betejë, ai tashmë e ka zhvilluar në shpirtin e tij betejën e xhihadit më të madh me djallin, me teket dhe pasionet e tij, me lakmitë dhe aspiratat e tij, me interesat e tij dhe interesat e familjes dhe popullit të tij, me çdo emblemë përveç emblemës së Islamit, me çdo motiv përveç motivit për robërim të vetëm ndaj All-llahut, realizimit të pushtetit të Tij në tokë dhe shporrjen e pushtetit të zullumqarëve plaçkitës të pushtetit të All-llahut.

Ata të cilët gjurmojnë arsyetimet për xhihadin islam si mbrojtje të *vatanit islam*, e minimizojnë çështjen e *menhexhit* (programit dhe metodologjisë së Islamit) dhe e trajtojnë më pak të rëndësishëm se *vatani*, por kjo nuk ka të bëjë me qëndrimin islam ndaj këtyre trajtesave. Ky është një shikim i ri, i shpikur dhe i huaj për sensin islam. Akideja dhe menhexhi përmes të cilave shëmbëllehet Islami dhe shoqëria e cila udhëhiqet me këtë program, janë trajtesat e vetme të cilat i pranon sensi islam. Ndërsa toka – qenësisht – nuk ka ndonjë trajtim e as peshë! Të gjitha vlerat e tokës në botëkupti-

min islam burojnë nga vlera e dominimit të rendit të All-llahut dhe pushtetit të Tij në të. Vetëm kështu ajo mund të jetë foleja e akides, kopshti i menhexhit, *darul islam* (shtëpia e Islamit) dhe pika e startimit për çlirimin e njeriut.

Është e vërtetë se mbrojtja e *darul islamit* është mbrojtje e akides, menhexhit dhe shoqërisë e cila udhëheq me këtë menhexh, megjithatë ky nuk mund të jetë qëllimi final, e as që mbrojtja e tij nuk është qëllimi përfundimtar i lëvizjes së xhihadit islam. Mbrojtja e tij është mjet dhe mënyrë për ta ngritur mbretërinë e All-llahut në të, pastaj për ta marrë si bazë për shtrirjen e tij në gjithë botën dhe në llojin njerëzor përgjithësisht. Lloji njerëzor është lëmë e kësaj feje kurse toka është hapësira e saj e madhe.

Siç kemi thënë edhe më parë, startimi për xhihad me anë të drejtimit hyjnor rezulton me pengesa të shumta materialiste nga pushteti i shtetit, sistemi i shoqërisë dhe rrethanat e ambientit. Por, pikërisht të gjitha këto pengesa janë ato të cilat Islami synon t'i zhduk me forcë dhe për t'ia kthyer vetes lirinë e komunikimit me njerëz, t'u drejtohet ndërgjegjeve dhe mendjeve të tyre pasi që t'i çlirojë nga prangat materialiste, duke ua lënë pastaj lirinë e të zgjedhurit.

Akuzat e orientalistëve mbi parimin e *xhihadit* nuk guxojnë të na mashtrojnë po as të na hutojnë. Nuk duhet të lejojmë që të na rëndojnë qafat tona përmes presionit dhe shtypjes ekzistuese në kandarin e fuqive botërore, ashtu që pastaj të shkojmë e të gjurmojmë arsyetime frazeologjike për xhihadin islam jasht natyrës së kësaj feje me motivime të përkohshme mbrojtëse, nga

të cilat nuk varet xhihadi islam, por ai merr hov në rrugën e tij pa marrë parasysh a ekzistojnë apo nuk ekzistojnë ato motivime!

Derisa jemi duke e shfaqur realitetin historik, ne duhet që mos t'i neglizhojmë trajtesat vetvetore të natyrës së kësaj feje, të proklamimit të saj të përgjithshëm dhe programit të saj praktik dhe që mos të bëjmë përzierje mes tyre dhe nevojave të përkohshme mbrojtëse.

Është e vërtetë se ky din domosdo duhej ta mbrojë veten nga agresorët, sepse thjesht, vetëm ekzistimi i tij në formë të proklamimit të përgjithshëm për dominimin e Ligjit të All-llahut mbi njerëzimin, çlirimin e njeriut nga robërimi përveç nga robërimi ndaj All-llahut, përfaqësimi i kësaj pranie në një bërthamë të organizuar dhe aktive nën një udhëheqje të re larg udhëheqjeve xhahilite dhe lindja e një shoqërie të pavarur, të veçantë e cila nuk njeh dhe nuk pranon sundim prej njerëzve sepse sundimi në të i takon vetëm All-llahut, thjesht pra, prania e këtij dini në këtë formë patjetër duhet t'i shtyjë shoqëritë xhahilite përreth tij – të ngritura mbi bazën e robërimit ndaj robërve – të orvaten ta zhdukin atë për ta mbrojtur vetë ekzistencën e tyre. Andaj edhe u desht që shoqëria e re të marrë hov që ta mbrojë qenien e saj.

Ky raport është i domosdoshëm. Ai lind me vetë lindjen e Islamit. Gjithashtu edhe kjo betejë është e imponueshme për Islamin, meqë ai nuk ka kurrfarë alternative pa kapërcimin e saj. Ky është një konflikt i natyrshëm midis dy qenieve të pranishme të cilat nuk mund të bashkekzistojnë gjatë...

E tërë kjo është realitet dhe në pajtim me këtë pikëvështrim, Islamit i është e domosdoshme që ta mbrojë dhe ta ruajë praninë e vet dhe të zhvillojë betejë mbrojtëse e cila i imponohet në mënyrë të pashmangshme.

Megjithatë, para nesh kemi edhe një realitet i cili është edhe më rrënjësor se ai më parë. Nga natyra e vetë ekzistencës islame është që ai fillimisht duhet të marrë hov përpara. Këtë hov duhet marrë për ta shpëtuar *njeriun* në *tokë* nga robërimet tjera pos robërimit ndaj All-llahut. Ai nuk mund të ndalet në kufijtë gjeografikë e as të zhytet brenda kufijve racorë apo nacionalë, e t'ia lë *njeriun*, llojin njeri në *tokë*, në gjithë tokën, sherrit, rrëmujës dhe robërimit ndaj robërve.

Blloqeve kundërshtuese ndaj Islamit mund t'u vijë rasti që do të ndikonte që mos ta sulmojnë Islamin atëherë kur Islami do t'i linte ato ta ushtrojnë robërimin e njerëzve ndaj njerëzve brenda kufijve të tyre rajonalë, dhe të pajtohej që mos të përzihet në çështjet e tyre të brendshme e mos ta përhapë thirrjen e tij dhe proklamimin e përgjithshëm për çlirim! Mirëpo, Islami kurrë nuk mund të pajtohet me një gjendje të këtillë, vetëm atëherë kur blloqet në fjalë ta shpallin lojalitetin e tyre ndaj pushtetit të tij në formë të dhënies së xhizjes, e cila do të ishte garanci për hapjen e kufijve të tyre ndaj thirrjes së tij, pa kurrfarë barrierash materialiste nga qeveritë ekzistuese në to.

Kjo është natyra e kësaj feje dhe ky është funksioni i saj, me gjykim se ajo është proklamim i përgjithshëm për zotërimin që ka All-llahu ndaj tërë njerëzimit dhe

çlirimin e njeriut nga çdo robërim përveç All-llahut përgjithësisht.

Krahaso dhe dallo midis botëkuptimit islam sipas kësaj natyre dhe botëkuptimit i cili mbyllet brenda kufijve rajonalë apo nacionalë, të cilin se vë gjë në aksion pos frika e agresionit. Ai, sipas këtij pasqyrimi të fundit, i humb arsyetimet vetvetore për ofensivë.

Arsyetimet e hovit islam dallohen qartë dhe thellë kur kemi parasysh se kjo fe është program i All-llahut për jetën njerëzore, e nuk është program njeriu as doktrinë e një grupi njerëzish, e as sistem i ndonjë etnikumi të veçantë…! Ne nuk do të gjurmonim për ndonjë arsyetim të jashtëm vetëm atëherë kur mungon në ndjenjën tonë kjo e vërtetë e pakontestueshme. Atëherë kur harrojmë se në pyetje është çështja e hyjnimit të All-llahut dhe e adhurimit të robërve ndaj Tij. Nuk është e mundur që njeriu ta përfytyrojë dhe ta inskenojë këtë realitet glorioz e pastaj të gjurmojë ndonjë arsyetim tjetër për xhihadin islam!

Ndoshta distanca tek pikëndarja e rrugëve nuk duket e madhe, ndërmjet botëkuptimit se Islami ishte i detyruar që të futet në betejë pa zgjedhje nga ai, me pretekstin e ekzistencës së tij vetvetore dhe ekzistencës së shoqërive tjera xhahilite të cilat doemos do ta sulmonin dhe botëkuptimit se ai vetvetiu duhet fillimisht të vihet në aksion dhe të futet në betejë.

Ndoshta distanca tek pikëndarja e rrugëve përsëri nuk duket e madhe, e ai në të dy rastet domosdo do të futet në betejë, por ajo në përfundim të rrugës do të duket tepër e madhe e që do t'i ndryshojë motivimet

dhe konceptet islame në mënyrë marramendëse dhe të rrezikshme.

Ekziston distancë e madhe ndërmjet trajtesës së Islamit si program hyjnor që erdhi ta vendosë hyjnimin e All-llahut në tokë dhe adhurimin e të gjithë njerëzve të të vetmit Zot, dhe shtrirjes së këtij realiteti në formë praktike. Ajo formë do të jetë shoqëria njerëzore në të cilën njerëzit do të çlirohen nga robërimi ndaj robërve me anë të robërimit vetëm ndaj Zotit të robërve, në mënyrë që mos t'i sundojë ndonjë ligj tjetër përveç sheriati i All-llahut, përmes të cilit do të manifestohet pushteti i Tij ose thënë më mirë, përmes të të cilit do të manifestohet hyjnimi i Tij. Andaj, është e drejtë e Islamit që t'i eliminojë të gjitha barrierat nga rruga e tij, që të mund t'i drejtohet intuitës së njerëzve dhe mendjes së tyre pa pengesa dhe tenda të krijuara nga sistemi politik i shtetit ose nga pozita shoqërore e njerëzve. Pra, ekziston dallim i madh ndërmjet trajtimit të Islamit sipas kësaj mënyre dhe trajtimit të tij si sistem rajonal në ndonjë territor të caktuar, ku e drejtë e tij do të ishte vetëm zbrapsja e sulmeve që bëhen brenda kufijve të tij rajonalë!

Ky është një botëkuptim, e ai është një botëkuptim tjetër, edhe pse Islami në të dy rastet do të bëjë xhihad, megjithatë botëkuptimi gjithëpërfshirës për motivimet e xhihadit, synimet dhe rezultatet e tij ndryshon me një distancë të largët nga ky tjetri. Ai ndryshim ka të bëjë me thelbin e besimit, po ashtu edhe me thelbin e strategjisë dhe metodologjisë.

Është e drejtë e Islamit që fillimisht të vihet në aksion. Islami nuk është deklaratë e një populli e as sistem

i një vendi, por është program prej Zotit dhe sistem për botën. Andaj edhe është e drejtë e tij që t'i zhduk barrierat e sistemeve dhe regjimeve të cilat e kanë vërë në pranga lirinë e *njeriut* në zgjedhje. Mjafton që Islami nuk i sulmon individët për t'i detyruar që ta përqafojnë akiden e tij, por ai i sulmon sistemet dhe regjimet që t'i çlirojnë individët nga ndikimet e liga të cilat e prishin natyrshmërinë e njeriut dhe që e vënë në pranga lirinë e të zgjedhurit.

Është e drejtë e Islamit që njerëzit t'i nxjerr nga robërimi ndaj robërve në robërim vetëm ndaj All-llahut, në mënyrë që ta realizojë proklamimin e tij të përgjithshëm për zotërimin që ka All-llahu ndaj të gjitha gjallesave dhe çlirimin e njerëzve tërësisht. Adhurimi vetëm ndaj All-llahut nuk mund të arrihet – sipas pikëpamjes islame dhe realitetit publik – pos nën ombrellën e sistemit islam. Ai, dhe vetëm ai, është sistemi i vetëm të cilin All-llahu e ka bërë ligj për të gjithë robërit, atij që sundon dhe atij që sundohet, të bardhit dhe të ziut, të lartit dhe të ulëtit, të vobektit dhe të pasurit, ligj të cilit i nënshtrohen të gjithë në mënyrë të barabartë. Kurse në të gjitha sistemet tjera, njerëzit i adhurojnë dhe u bëhen robër robërve, ngase ata legjislacionin për jetën e tyre e marrin prej robërve, kurse legjislacioni është prej veçorive hyjnore. Andaj themi, se cilido njeri i cili ia vë në kompetencë vetvetes pushtetin e legjislacionit ndaj njerëzve, ai e ka hyjnizuar veten në aspektin praktik dhe në aspekt të kompetencave dhe është krejtësisht e njëjtë a e ka deklaruar këtë gojarisht apo jo, a e ka shpallur apo jo. Dhe, cilido njeri i cili ia ka pranuar këtij njeriu këtë të drejtë ia ka pranuar edhe të drejtën e hyjnimit,

pa marrë parasysh a e ka emërtuar me atë emër apo nuk e ka emërtuar!

Islami nuk është thjesht vetëm besim, që të kënaqet me publikimin e besimit të tij te njerëzit me anë të mënyrës së proklamimit, por ai është program i cili përfaqësohet në një trup të organizuar e aktiv, e që synon çlirimin e gjithë njerëzisë. Ndërsa bashkësitë tjera nuk ia mundësojnë që t'ua sistemojë jetën ithtarëve të tij sipas programit të tij. Që këtu i lejohet Islamit që t'i eliminojë këto sisteme, me cilësitë e tyre, si pengesa për çlirimin e përgjithshëm. Kjo pra është domethënia – siç thamë edhe më parë – që feja të jetë e tëra për All-llahun, që mos të ketë lojalitet e as dëgjueshmëri ndaj robit si individ, siç është rasti me të gjitha regjimet të cilat janë ngritur nëpërmjet robërimit të robërve ndaj robërve!

Studiuesve islamistë, të dështuarve bashkëkohorë nën presionin e realitetit ekzistues dhe nën ndikimin e sulmeve mashtruese orientaliste, u vjen rëndë ta konfirmojnë këtë realitet nga arsyeja se orientalistët e kanë konceptuar Islamin si lëvizje nënshtruese me shpatë, me qëllim të pranimit të fesë me dhunë. Edhe pse orientalistët e ndytë e dinë shumë mirë se kjo nuk është e vërtetë, megjithatë ata i njollosin motivet e xhihadit islam me këtë metodë. Që aty ngrihen mbrojtësit – e dështuar – të nderit të Islamit, dhe e mohojnë këtë akuzë duke u strehuar dhe kërkuar arsyetime mbrojtëse, e në anën tjetër e mospërfillin natyrën e Islamit, funksionin dhe të drejtën e tij në *çlirimin e njeriut* fillimisht si synim parësor.

Botëkuptimi perëndimor i trullosi mendjet e gjurmuesve bashkëhorë – e të dështuar – kur është fjala për

natyrën e këtij *dini*, duke ua prezentuar mendimin se Islami është thjesht vetëm *besim* i ndërgjegjes që nuk ka të bëjë me sistemet praktike të jetës, ashtu që xhihadi në relacion me fenë do të jetë xhihad për mbjelljen e besimit në ndërgjegje.

Por, realiteti në Islam nuk është i këtillë. Islami është program i All-llahut për jetën njerëzore. Ai është program i cili themelohet në veçimin e All-llahut në hyjnim – i përfaqësuar në sundim – i cili rregullon jetën praktike me të gjitha hollësitë e saj të përditshme. Xhihadi përmban në vete xhihad për pranimin e programit dhe vendosjen e sistemit, kurse akideja është çështje e cila i lihet në disponim lirisë së përqafimit brenda sistemit të përgjithshëm, pas eliminimit të të gjitha ndikimeve. Kështu çështja ndryshon thelbësisht me ç'rast Islami merr formën e tij të plotë dhe të re.

Kudo që të gjendet bashkësia islame në të cilën përfaqësohet programi hyjnor, All-llahu asaj bashkësie ia jep të drejtën e lëvizjes dhe marshimit për ta marrë pushtetin dhe për ta vendosur sistemin, duke e lënë të lirë çështjen e besimit intuitiv në lirinë e intuitës. Nëse All-llahu ia ndaloi një kohë bashkësisë muslimane xhihadin, kjo nuk ka ndonjë kuptim tjetër përveç asaj se kjo ishte çështje e strategjisë dhe metodologjisë e jo çështje e parimit dhe rregullimit, çështje e modifikimit të lëvizjes e jo çështje e besimit. Sipas kësaj baze të shëndoshë mund të kuptohen tekstet e nduarnduarta kur'anore në periudhat e ndryshme historike, duke mos lejuar që të bëjmë përzierje midis kontekstit të tyre në një periudhë të caktuar dhe kontekstit të përgjithshëm të vijës së gjatë e të qëndrueshme të lëvizjes islame.

## La ilahe il-lall-llah – program i jetës

Robërimi vetëm ndaj All-llahut është shtylla e parë në akiden islame e përfaqësuar në dëshminë: *la ilahe il-lall-llah* (Nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut) dhe në mësimin e Pejgamberit *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* për mënyrën se si duhet ta arrijmë këtë robërim, i cili është shtylla e dytë e përfaqësuar në dëshminë: *Muhammedur-resulull-llah* (Muhammedi është I dërguar i All-llahut).

Zemra e besimtarit musliman është ajo në të cilën është skalitur kjo bazë me këto dy shtylla, ngase të gjitha shtyllat që vijojnë e që janë prej elementeve të imanit dhe shtyllave të Islamit, në të vërtetë janë rrjedhojë e kësaj baze. Kështu, besimi në engjëjt e All-llahut, librat dhe pejgamberët e tij, në ditën e fundit, në kaderin (caktimin e All-llahut) e së mirës dhe të keqes, gjithashtu kryerja e namazit, zekatit, agjërimit dhe haxhxhit, pastaj zbatimi i kufijve të dënimit, sanksioneve, lejesave dhe ndalesave, marrëdhënieve të ndërsjella, ligjshmërive dhe udhëzimeve islame... të gjitha këto arrihen mbi bazën e robërimit vetëm ndaj All-llahut, kurse burim i gjithë kësaj është ajo që na e komunikoi I

dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, nga Zoti i tij.

Shoqëria muslimane është ajo shoqëri ku do të manifestohet kjo bazë dhe të gjitha rrjedhojat e saj, sepse pa manifestimin e kësaj baze dhe rrjedhojave të saj në atë shoqëri, ajo nuk mund të quhet muslimane.

Në këtë mënyrë, dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* është I dërguari i Tij, bëhet bazë e një programi të plotë mbi të cilin ngrihet jeta e Ummetit islam me të gjitha karakteristikat e tij. Kjo jetë nuk mund të ngrihet pa u vënë kjo bazë, ashtu siç edhe nuk mund të jetë islame nëse i bashkangjitet edhe ndonjë bazë tjetër ose disa baza të cilat janë të huaja për të:

*"Vendimi (në çështjen e adhurimit) nuk i takon askujt, pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e qëndrueshme..." (Jusuf, 40)*

*"Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur All-llahut..." (Nisa, 80)*

Ky konfirmim konciz, absolut dhe vendimtar na shërben për përkufizimin e fjalës së prerë në disa çështje themelore të realitetit të kësaj feje dhe po ashtu të lëvizjes së saj praktike:

Ky konfirmim na shërben së pari në definimin e *natyrës së shoqërisë muslimane.*

Së dyti, na shërben në definimin e *programit të formimit të shoqërisë muslimane.*

Së treti, na shërben në definimin e *programit të Islamit në përballje me bashkësinë xhahilite.*

Së katërti, na shërben në definimin e *programit të Islamit në përballjen e realitetit jetësor – njerëzor.*

Këto janë çështje themelore, shumë të rëndësishme e të ndieshme, në programin e lëvizjes islame në të kaluarën dhe në të sotmen.

* * *

Elementi i parë dallues i natyrës së shoqërisë muslimane është ai se kjo shoqëri ngrihet mbi bazën e robërimit të vetëm ndaj All-llahut në të gjitha çështjet e saj. Mbi bazën e atij robërimi të cilin e përfaqëson dhe e modifikon dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguar i Tij.

Ky robërim përfaqësohet në botëkuptimin akaidor, e po ashtu përfaqësohet në ritet e adhurimit dhe në dispozitat ligjore pa dallim. Nuk është rob vetëm i All-llahut ai i cili nuk beson në njëshmërinë e All-llahut Lavdiplotë:

*"E, All-llahu tha: Mos adhuroni dy të adhuruar, sepse Ai është vetëm një Zot, pra vetëm Mua më keni dronë. Vetëm e Tij është çka ka në qiej e në tokë, dhe vetëm Atij i takon vazhdimisht adhurimi. A mos i keni frikë dikujt tjetër pos All-llahut?.". . (Nahl, 51-52)*

Nuk është rob vetëm i All-llahut ai i cili ritet adhuruese ia bën dikujt tjetër përveç All-llahut – me apo pa Të (pa dallim se a ia bashkangjet adhurimit të All-llahut edhe dikë tjetër apo adhuron krejtësisht dikë tjetër sh.p.):

*"Thuaj: Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për All-llahun, Zotin e botëve. Ai nuk ka shok (nuk adhuroj tjetër). Me këtë (thjeshtësi të adhurimit vetëm për Zotin) jam i urdhëruar dhe jam i pari i muslimanëve (i pari që e pranoj dhe i bindem)!" (En'am, 163-164)*

Nuk është rob vetëm i All-llahut ai që i përvetëson dhe i mëson normat ligjore nga dikush tjetër veç All-llahut dhe veç rrugës prej nga i ka komunikuar All-llahu ato, e ajo rrugë është, I dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem.*

*"A mos kanë ata ortakë (zota ose idhuj) që u përcaktuan atyre fe, të cilën nuk e urdhëroi All-llahu?..." (Shura, 21)*

*"Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merrni, e çka t'ju ndalojë, përmbajuni..." (Hashr, 7)*

Kjo është shoqëria muslimane, shoqëri në të cilën robërimi i vetëm ndaj All-llahut përfaqësohet në mendimet e pjesëtarëve të saj dhe në pikëpamjet e tyre. Po ashtu përfaqësohet në ritet dhe adhurimet e tyre në sistemin e tyre kolektiv dhe në ligjet e tyre. Nëse cilado nga këto karakteristika mungon në botën reale, atëherë gjithsesi edhe Islami do të mungojë nga bota reale, ngase do të mungojë shtylla e tij parësore, dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* është I dërguari i Tij.

Ne kemi thënë se robërimi ndaj All-llahut përfaqësohet në *botëkuptimin akaidor*, andaj është e udhës të tregojmë se çka është botëkuptimi akaidor islam. Ai është botëkuptimi i cili formohet në perceptimin njerëzor nga përvetësimi i të vërtetave të akides nga burimi i saj hyjnor, me anë të të cilit njeriu formëson në perceptimin e tij të vërtetën e Zotit të tij, të vërtetën e hapësirës ku ai jeton – të dukshmen dhe të padukshmen – të vërtetën e jetës të cilës i përket ai – të dukshmes dhe të padukshmes – dhe të vërtetën e vetvetes, gjegjësisht, të vërtetën e vetë njeriut. Pastaj ai sipas kësaj baze e ndërton marrëdhënien e tij me të gjitha këto të vërteta, ma-

rrëdhënien e tij me Zotin përmes së cilës do të përfaqësohet robërimi i tij vetëm ndaj All-llahut, marrëdhënien e tij me hapësirën dhe me ligjet e saj, me gjallesat dhe botën e tyre, me individët e llojit njerëzor dhe nduarshmëritë e tij, me një marrëdhënie që bazën e vet e mbështet në fenë e All-llahut – ashtu siç e ka komunikuar Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* – duke e realizuar me anë të kësaj marrëdhënieje robërimin e vetëm ndaj All-llahut. Botëkuptimi akaidor islam përmes këtij pasqyrimi përfshin aktivitetin e tërë jetës.

* * *

Nëse konfirmohet se kjo është *shoqëria muslimane*, shtrohet pyetja si formohet kjo shoqëri? Cila është metodologjia e këtij formimi?

Kjo shoqëri nuk mund të formohet derisa të formohet një grup njerëzish të cilët do të konfirmojnë se robërimi i tyre i plotë është vetëm ndaj All-llahut dhe se ai grup nuk i nënshtrohet ndonjë robërimi tjetër pos të All-llahut. Ai nuk i nënshtrohet ndonjë robërimi veç All-llahut në besim dhe botëkuptim, nuk i nënshtrohet ndonjë robërimi veç All-llahut në rite dhe adhurime, nuk i nënshtrohet ndonjë robërimi veç All-llahut në sistem dhe norma juridike, pastaj ai do të kalojë në organizimin e jetës së tij në përgjithësi mbi bazën e këtij robërimi të çiltër, ku individët e këtij grupi refuzojnë të besojnë në hyjnimin e dikujt tjetër pos All-llahut – me apo pa Të, ndjenjat e këtij grupi refuzojnë t'i drejtohen dikujt tjetër pos All-llahut – me apo pa Të, normat e

tyre jetësore refuzojnë t'i përvetësojnë ligjet e dikujt pos All-llahut – me apo pa Të.[11]

Atëherë dhe vetëm atëherë kur ky grup të bëhet musliman, ajo shoqëri të cilën e formon ai po ashtu bëhet shoqëri muslimane. Kurse, derisa disa njerëz nga njerëzit nuk e konfirmojnë çiltërinë e robërimit të tyre vetëm ndaj All-llahut – sipas mënyrës të cilën e treguam – ata nuk mund të jenë muslimanë, dhe derisa nuk e rregullojnë jetën e tyre sipas kësaj baze, shoqëria e tyre nuk mund të jetë shoqëri muslimane. Kështu është, ngase baza e parë mbi të cilën themelohet Islami dhe mbi të cilën themelohet shoqëria muslimane – e ajo është dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguar i All-llahut – me dy shtyllat e saj nuk është përfillur...

Nga kjo nënkuptohet se para se të mendojmë për ngritjen e sistemit shoqëror islam dhe ngritjen e shoqërisë muslimane mbi bazën e këtij sistemi, duhet që fillimisht përpjekja ynë të orientohet në pastrimin e ndërgjegjeve të individëve nga robërimi përveç All-llahut – në cilëndo formë që e kemi treguar – dhe të tubohen individët të cilëve ndërgjegjja u është e pastër nga robërimi përveç All-llahut në atë grup musliman. Vetëm ai grup, ku anëtarët e tij i kanë të pastra ndërgjegjet e tyre nga robërimi përveç All-llahut si në besim, adhurim dhe normat jetësore, mund të formojë shoqërinë muslimane në të cilën marrin pjesë të gjithë ata që dëshirojnë të jetojnë në këtë shoqëri me besimin,

[11] Shtojcën "Me apo pa Të" e kemi përkthyer më gjerësisht me qëllim të përvetësimit të domethënies së saj në fq. 113, para rreshtit ku figuron ajeti: "Thuaj namazi im..." Përkthyesi.

adhurimin dhe normat jetësore të saj, te të cilat manifestohet robërimi i vetëm ndaj All-llahut, ose më mirë të themi: ku manifestohet dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguari i Tij.

Kështu u arrit formimi i grupit të parë musliman i cili themeloi shoqërinë e parë muslimane, dhe vetëm kështu mund të arrihet formimi i çdo grupi musliman dhe i çdo shoqërie muslimane.

Në të vërtetë, shoqëria muslimane formohet me anë të transformimit të individëve dhe grupeve njerëzore nga robërimi përveç All-llahut – me apo pa Të, në robërim të vetëm ndaj All-llahut pa i mveshur shirk. Prej miratimeve të këtyre grupeve është edhe themelimi i sistemit të jetës së tyre mbi bazën e këtij robërimi. Vetëm atëherë bëhet rilindja e shoqërisë e cila rrjedh nga shoqëria e vjetër xhahilite që i kundërvihet me akiden e re dhe sistemin e ri të jetës, i cili ngrihet mbi bazën e kësaj akideje. Në të do të shëmbëllehet baza e parë e Islamit me dy shtyllat e tij, dëshminë se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguar i Tij.

Ekziston mundësia që shoqëria e vjetër xhahilite t'i bashkangjitet shoqërisë së re islame siç ekziston edhe mundësia që mos t'i bashkangjitet. Ashtu siç ka mundësi që të lidhë paqe me shoqërinë muslimane, ka edhe mundësi që t'i shpallë armiqësi, edhe pse gjithmonë ka qenë e natyrshme që shoqëria xhahilite t'i shpallë luftë të rreptë si për pinjollët e kësaj shoqërie gjatë periudhës së formimit – kur ajo përfaqësohej në individë apo në grupe – ashtu edhe për të njëjtën shoqëri

pas themelimit të saj praktikisht – e kjo është ajo që ndodhi në historinë e thirrjes islame pa përjashtime që nga Nuhu *alejhisselam* e deri te Muhammedi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*.

Është e natyrshme që shoqëria e re muslimane praninë e vet nuk mund ta formojë dhe vendosë pa e arritur shkallën e fuqisë me të cilën do t'i kundërvihet presionit të shoqërisë së vjetër xhahilite. Fjala është për fuqinë e besimit dhe botëkuptimit, moralit dhe ndërtimit shpirtëror, organizimit dhe ndërtimit kolektiv, dhe të gjitha llojet e fuqive me të cilat kundërvihet presioni i shoqërisë xhahilite dhe mposhtet ajo ose më së paku i reziston me to!

* * *

Megjithatë, ne shtrojmë pyetjen, ç'është *shoqëria xhahilite* dhe cila është metodologjia e Islamit në kundërvënien e saj?

Shoqëri xhahilite është çdo shoqëri jashtë shoqërisë muslimane! Nëse dëshirojmë të bëjmë definim teorik do të themi: Ajo është çdo shoqëri e cila nuk e bën robërimin e saj vetëm për All-llahun përmes botëkuptimit akaidor, riteve adhuruese dhe dispozitave ligjore.

Me anë të këtij përkufizimi objektiv kuptojmë se në hapësirën e *shoqërisë xhahilite* hyjnë të gjitha shoqëritë aktuale që praktikisht ekzistojnë në tokë!!

Në të së pari hyjnë shoqëritë komuniste, me refuzimin e All-llahut, lavdi pastë, dhe me mohimin e ekzistimit të Tij në parim, duke ia mveshur ekzistencës për krijues *materien* ose *natyrën* dhe duke ia gjetur jetës njerëzore dhe historisë së saj fillin në *ekonomi* ose në

*mjetet e prodhimit.* Së dyti, me themelimin e robërimit ndaj partisë – me supozim se udhëheqja kolektive në këtë sistem është realitet i njëmendtë! – e jo ndaj All-llahut Lavdiplotë. Pastaj, karakteristikat të cilat janë rezultat i këtij sistemi dhe botëkuptimi, si zhdukja e veçorive të *njeriut* duke i trajtuar *kërkesa të tij themelore* vetëm ato kërkesa që u përkasin kafshëve, siç është haja, pija, veshja, banimi dhe seksi!, dhe duke i mohuar nevojat e tij shpirtërore si *njeri* i dalluar nga kafshët, pikësëpari, besimin në All-llahun, lirinë e të zgjedhurit dhe lirinë e të shprehurit të tij; po ashtu lirinë e të shprehurit për *individualitetin* e tij, meqë kjo veçori është prej veçorive me subtile të *njerëzisë* së tij. Individualitet, i cili shprehet qartë në sferën individuale, në zgjedhjen e llojit të punës dhe specializimit dhe në shprehjen artistike mbi *unin* e tij dhe në të gjitha karakteristikat të cilat e dallojnë *njeriun* nga *kafsha* ose nga *mjeti*, sepse botëkuptimi komunist dhe sistemi i tij shumëherë e zbret njeriun nga shkalla e kafshës në shkallë të mjetit!

Në të bëjnë pjesë edhe shoqëritë idhujtare, të cilat ende janë të pranishme në Indi, Japoni, Filipine dhe Afrikë. Ato bëjnë pjesë, së pari, përmes botëkuptimit të besimit të themeluar në hyjnimin e dikujt tjetër pos All-llahut – me apo pa Të – së dyti, përmes afrimit të riteve adhuruese disa zotërave dhe sendadhurimeve, në hyjnimin e të cilëve besojnë, dhe së treti, me ngritjen e sistemeve dhe ligjeve të cilat për mbështetje nuk kanë All-llahun dhe sheriatin e Tij, pa marrë parasysh se këto regjime dhe ligje mbështeten dhe miratohen nga fallxhorët, priftërinjtë, murgjit, magjistarët, kryepleqtë,

ose janë miratuar nga institucione qytetare *shekullariste* të cilat zotërojnë pushtetin e legjislacionit pa mos e përfillur sheriatin e All-llahut. Kjo nënkupton se ato zotërojnë sundimin absolut në emër të *popullit* apo në emër të *partisë* ose në emrin e kujtdo që e thonë. Kurse, sundimi absolut nuk i takon askujt përveç All-llahut e as që mund të manifestohet drejt, vetëm përmes rrugës të cilën e kanë komunikuar të dërguarit e Tij.

Në të hyjnë edhe shoqëritë çifute dhe të krishtera të cilat veprojnë në tokë. Këto shoqëri së pari bëjnë pjesë me anë të botëkuptimit të tyre të devijuar, të cilat nuk e veçojnë All-llahun, lavdi pastë, në hyjnimin e Tij, por, i bashkangjesin Atij partnerë në formë të shirkut (politeizmit), qoftë me bijësim apo trini, qoftë me përfytyrimin e All-llahut jo në realitetin e Tij dhe përfytyrimin e raportit të krijesave me Të në formë jo të drejtë:

*"E çifutët thanë: Uzejri është djali i All-llahut, e të krishterët thanë: Mesihu është djali i All-llahut. Ato ishin thënie të tyre me gojët e tyre (fraza të thata), që imitojnë thëniet e jobesimtarëve të mëhershëm. All-llahu i vraftë, si largohen (nga e vërteta)!"* (Tevbe, 30)

*"Gjithashtu bënë kufër ata që thanë: All-llahu është i treti i treve. S'ka në gjithësi tjetër pos një All-llahu, e nëse nuk pushojnë nga ajo që thanë (tre zota), do t'i zë dënim i dhembshëm ata që nuk besuan prej tyre."* (Maide, 73)

*"Çifutët thanë: Dora e All-llahut është e shtrënguar! Qofshin të shtrënguara duart e tyre dhe qofshin të mallkuar pse e thanë atë. Jo, duart e Tij janë të lira."* (Maide, 63)

*"Çifutët dhe të krishterët thanë: Ne jemi bijtë e All-llahut dhe të dashurit e Tij. Thuaju: E, pse pra Ai ju dënon*

*me mëkatet tuaja? Jo, ju jeni njerëz që Ai ju krijoi." (Maide, 18)*

Shoqëritë çifute dhe krishtere bëjnë pjesë në shoqëritë xhahilite edhe përmes riteve të tyre adhuruese, ceremonive dhe liturgjive të shpikura nga botëkuptimet e tyre të devijuara e lajthitëse. Ato hyjnë në të edhe përmes sistemeve dhe ligjeve të tyre të cilat përgjithësisht nuk e bëjnë robërimin e vetëm ndaj All-llahut në mënyrë që t'ia pranojnë vetëm Atij të drejtën e sundimit dhe mbështetjen e pushtetit në ligjet e Tij. E aty formohen institucione nga njerëzit të cilët marrin të drejtën e sundimit absolut që nuk i takon askujt pos All-llahut Lavdiplotë. Dikur moti, All-llahu i kish nënçmuar për shkak të shirkut të tyre ngase ata këtë të drejtë ua besuan priftërinjve dhe murgjve, të cilët nxirrnin ligje nga mendjet e tyre e ata i pranonin dhe i përfillnin:

*"Ata i konsideruan ahbarët (priftërinjtë çifutë) e tyre, ruhbanët (murgjit e krishterë) e tyre dhe Mesihun (Isain) birin e Merjemes për zota pos All-llahut, ndërsa ata nuk janë urdhëruar për tjetër (nga pejgamberët) pos për adhurimin ndaj All-llahut Një, e që nuk ka të adhuruar pos Tij, I lartë është Ai nga çka i shoqërojnë." (Tevbe, 31)*

Ata në të vërtetë nuk kanë besuar në hyjnimin e ahbarëve dhe ruhbanëve, as nuk ua ofronin atyre ritet adhuruese, por, ata atyre vetëm ua besonin dhe ua jepnin të drejtën e sundimit, ata pranonin prej tyre atë që ahbarët apo ruhbanët ua bënin ligj që All-llahu nuk u dha leje për të. Andaj, ata merituan që të nënçmohen për shkak të shirkut dhe kufrit të tyre ngase ua dhanë kompetencën e legjislacionit atyre që nuk ishin as ahbarë të vërtetë e as ruhbanë të vërtetë, përndryshe, të gjithë ishin të një lloji.

Dhe, më në fund, në hapësirën e shoqërisë xhahilite hyjnë edhe shoqëritë të cilat supozojnë se janë *mus-limane.*

Këto shoqëri nuk bëjnë pjesë në këtë hapësirë ngase besojnë në hyjnimin e dikujt tjetër pos All-llahut, e as për shkak se ato i bëjnë ritet adhuruese për dikë tjetër pos All-llahut, por ato hyjnë në këtë hapësirë ngase nuk i nënshtrohen robërimit ndaj All-llahut në sistemin e jetës së tyre. Ato – edhe pse nuk besojnë në hyjnimin e askujt tjetër veç All-llahut – ia mveshin veçorinë më delikate tjetërkujt veç All-llahut. Ato i nën-shtrohen sundimit absolut të të tjerëve përveç All-llahut duke i përvetësuar sistemin, dispozitat ligjore, vlerat morale, kriteret, traditat dhe doket dhe të gjitha ele-mentet e jetës së tyre afërsisht po nga kjo qeveri!

E, All-llahu Lavdiplotë për sunduesit thotë:

*"E kush nuk gjykon (sundon) me atë që e zbriti All-llahu, ai është mohues." (Maide, 44)*

Kurse për të sunduarit thotë:

*"A i vure re ata që mendojnë se besuan atë që të zbriti ty, dhe atë që zbriti para teje, se si dëshirojnë që midis tyre të gjykojë djalli, e duke qenë se janë të ur-dhëruar që të mos e besojnë atë..."*, derisa kur thotë: *"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa mos të zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt midis tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjy-kimi yt dhe t'i dorëzohen sinqerisht (vendimit tënd)." (Nisa, 60, 65)*

Ashtu siç Ai, lavdi pastë, i cilësoi çifutët dhe të krishterët me shirk, kufër dhe refuzim të adhurimit të

vetëm të All-llahut, marrjen e ahbarëve dhe ruhbanëve si zota përveç All-llahut, thjesht vetëm pse ata ua besuan ahbarëve dhe ruhbanëve atë që edhe sot ia besojnë disa të cilët i thonë vetes *muslimanë* disave nga radhët e tyre! All-llahu këtë gjë prej çifutëve dhe krishterëve e trajtoi si shirk, si konsiderim i Isait, birit të Merjemes, zot të cilin e hyjnojnë dhe e adhurojnë në mënyrë të barabartë. Edhe kjo është e njëjtë, dalje nga robërimi i vetëm i All-llahut, gjegjësisht dalje nga feja e All-llahut dhe nga dëshmia se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut.

Disa nga këto shoqëri e shpallin publikisht *sekullarizmin* e tyre dhe mohojnë çfarëdo qoftë në lidhje me fenë, e disa të tjera shpallin se *e nderojnë fenë* kurse në të vërtetë ato e kanë nxjerrë fenë nga sistemi i tyre shoqëror dhe thonë: se e mohojnë *metafiziken* (të padukshmen) dhe e vendosin sistemin e tyre mbi *shkencoren* duke e vënë në dije se shkencorja e kundërshton metafiziken! Ky është një supozim injorant e që nuk e thotë kush pos injorantët,[12] e disa shoqëri të tjera sundimin e vërtetë ia besojnë tjetërkujt përveç All-llahut, ligjësojnë çka të duan e pastaj për atë që e kanë ligjësuar vetë thonë: Ky është sheriati i All-llahut! Prapëseprapë, që të gjitha janë të njëjta, ngase ato nuk i kanë bazat mbi robërimin e vetëm ndaj All-llahut...

Meqë kjo u tha, atëherë mund të themi se qëndrimi i Islamit ndaj këtyre shoqërive në përgjithësi mund të përkufizohet në një fjali:

---

[12] Më gjerësisht, shih tefsirin e fjalës së All-llahut: "*Çelësat e fshehtësisë janë vetëm te Ai, atë nuk e di kush pos Tij...*" në pjesën e shtatë të librit: "*Nën hijet e Kur'anit.*"

Islami refuzon ta pranojë cilësinë islame te të gjitha këto shoqëri duke e përfshirë edhe ligjshmërinë e tyre.

Islami nuk i merr parasysh dhe nuk shikon në parullat, shenjat dhe simbolet të cilat i bartin këto shoqëri. Që të gjitha pikëtakohen në një të vërtetë, se jeta në ato shoqëri nuk është ngritur në robërimin e plotë dhe të vetëm ndaj All-llahut. Ajo kështu pikëtakohet me të gjitha shoqëritë tjera në një cilësi, cilësinë e *xhahilijjetit*.

* * *

Kjo na shpie në çështjen përfundimtare, e ajo është metodologjia e Islamit në kundërvënien e realitetit njerëzor përgjithësisht. Sot, nesër dhe deri në momentin e fundit. Në këtë rast mund të na ndihmojë ajo që e konfirmuam në kapitullin e parë kur folëm për *natyrën e shoqërisë muslimane* dhe ngritjen e saj në bazë të robërimit të vetëm ndaj All-llahut në të gjitha çështjet.

Për ta përkufizuar këtë natyrë, duhet t'i japim përgjigje të prerë dhe decide kësaj pyetjeje:

-Cili është filli te i cili kthehet jeta njerëzore dhe ngrihet mbi të? A është feja e All-llahut dhe programi i saj për jetë, apo realiteti njerëzor kudo që të jetë?

Islami kësaj pyetjeje i jep përgjigje të prerë, nuk hamendet dhe nuk ngurron asnjë moment. Filli te i cili duhet të kthehet e tërë jeta njerëzore është feja e All-llahut dhe programi i saj për jetë. Dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguari i Tij, e cila është shtylla kryesore e Islamit, nuk mund të ngrihet e as të përfillet përveç atëherë kur ajo është bazë e të gjithave. Gjithashtu edhe robërimi i vetëm ndaj All-llahut bashkë me përvetësimin e mënyrës

së këtij robërimi nga I dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, nuk mund të realizohet por vetëm atëherë kur pranohet dhe njihet kjo bazë, e që pastaj të ndiqet në mënyrë të plotë pa ngurrim dhe hamendje.

*"Çka t'ju japë Pejgamberi, atë merrni, e çka t'ju ndalojë, përmbajuni." (Hashr, 7)*

Mandej Islami pyet:

*"A dini ju më mirë apo All-llahu?" (Bekare, 140)*

Pastaj përgjigjet:

*"All-llahu e di e ju nuk e dini." (Bekare, 216)*

*"E juve ju është dhënë fort pak dije." (Isra, 85)*

Ai i cili di dhe i cili krijon dhe furnizon, ai duhet të sundojë, kurse feja e cila është program i jetës, është filli te i cili kthehet tërë jeta. Ndërsa realiteti njerëzor i sotshëm, teoritë dhe doktrinat e tyre, në të vërtetë bëjnë çrregullime dhe devijime. Ato ngrihen me anë të dijes njerëzore, të cilët nuk dinë dhe të cilëve u është dhënë fort pak dije!

Feja e All-llahut nuk është e mbyllur, programi i saj për jetën nuk është i paqartë dhe i parrugë. Ajo është definuar me sintagmën e dytë të dëshmisë: Muhammedi është I dërguari i All-llahut. Ajo është përfshirë brenda komunikatës së Resulull-llahut *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* përmes teksteve (burimeve bazë) të të dy bazave. Nëse kemi tekst, teksti është vendim dhe dispozitë juridike. Nuk mund të ketë ixhtihad (hulumtim racional) kur ekziston teksti. Aty ku nuk ka tekst vjen në shprehje roli i ixhtihadit – në pajtim me bazat e konfirmuara në vetë metodologjinë e All-llahut e jo në pajtim me teket dhe aspiratat:

*"Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrone atë te All-llahu (te libri i Tij) dhe te I dërguari (sunneti i tij)..." (Nisa, 59)*

Bazat e konfirmuara për *ixhtihadin* dhe *istinbatin* (nxjerrjen e dispozitave ligjore të sheriatit) që janë po ashtu të miratuara dhe të njohura, nuk janë të mbyllura e as të paqarta. Askush nuk guxon t'i thotë një ligji të cilin e miraton: Ky është ligj i All-llahut, vetëm atëherë kur sundimi absolut i All-llahut të jetë i shpallur, burim i të gjitha legjislacioneve të jetës të jetë All-llahu Lavdiplotë e jo *populli* e as *partia*, po edhe askush tjetër prej njerëzve, të konsultohet Libri i All-llahut dhe Sunneti I të dërguarit të Tij, për ta njohur dhe kuptuar atë që synon All-llahu. Kjo kompetencë nuk mund t'i takojë askujt që pretendon pushtet në emër të All-llahut, siç është rasti i Evropës gjatë historisë së saj me sistemin e njohur me emrin *teokratik* ose *sundimi i shenjtë*. Sistemet e tilla aspak nuk përkojnë me Islamin. Në Islam askush nuk mund të flasë në emër të All-llahut përveç Të dërguarit të Tij, *sal-lall-llahu alejhi ve sellem*. Aty kemi tekste të caktuara dhe vetëm ato mund ta definojnë atë që e ka vendosur si ligj All-llahu...

Fjalia "feja duhet të përputhet me realitetin" është fjali, domethënia e së cilës po ashtu keqkuptohet dhe keqpërdoret. Po, kjo fe është për atë që feja të përputhet me realitetin, por ne shtrojmë pyetjen se me cilin realitet.

Feja mëton realitetin të cilin e formon vetë, në pajtim me programin e saj, realitetin që përgjithësisht përputhet me natyrshmërinë njerëzore dhe që tërësisht i realizon nevojat e njëmendta njerëzore. Fjala është për

ato nevoja të cilat i sheh të arsyeshme Ai i Cili është Krijues dhe i Cili di se ç'krijoi:

*"A nuk e di Ai që ka krijuar, kur dihet se Ai depërton në thellësi të sekreteve, i njeh hollësitë." (Mulk, 14)*

Dini i All-llahut nuk ballafaqohet me çfarëdo qoftë aktualiteti që ta miratojë dhe pranojë, dhe që të gjurmojë ndonjë mbështetje për të, përmes ndonjë dispozite ligjore të cilën do t'ia mveshë pikërisht si transparent artificial! Islami ballafaqohet me aktualitetin, me qëllim që ta matë me kandarin e tij. Ashtu ai do të miratojë diçka e do të eliminojë diç tjetër dhe do të formojë realitet tjetër nëse ai nuk i përshtatet. Realiteti që ai e formon pranohet si realitet. Vetëm kështu mund të pranohet kuptimi i fjalëve "feja duhet të përputhet me realitetin", ose ajo që ato e mëtojnë në konceptin e tyre të shëndoshë!

Ndoshta këtu mund të sillet vërdallë një pyetje:

"A nuk është interesi i njerëzve ai i cili duhet ta modifikojë aktualitetin e tyre?"!

Edhe një herë do t'i kthehemi pyetjes të cilën e parashtron Islami dhe i përgjigjet:

*"A dini ju më mirë apo All-llahu?" (Bekare, 140)*

*"All-llahu e di e ju nuk e dini." (Bekare, 216)*

Interesi i njerëzve është i garantuar vetëm në Ligjin e All-llahut ashtu siç e zbriti Ai dhe ashtu si e përcolli I dërguari i All-llahut. Në qoftë se njerëzve u shkon mendja ndonjëherë se interesi i tyre vjen në kundërshtim me atë që e bëri ligj All-llahu, atëherë ata janë *mashtruar* keq kur u shkon mendja ashtu:

*"Po ata nuk ndjekin tjetër vetëmse paragjykime dhe çka duan vetë, megjithëqë prej Zotit të tyre u ka ardhur udhëzimi. A mos do t'i takojë njeriut ajo që ai dëshiron*

*(Jo)? E dihet se vetëm All-llahut i takon bota tjetër dhe kjo botë." (Nexhm, 23-25)*

Dhe, ata së dyti janë *mosbesimtarë* (mohues të së vërtetës). Mos të pretendojë askush se ai që e sheh se interesi i tij është në kundërshtim me atë që e vendosi ligj All-llahu, do të mbetet edhe për ndonjë çast në këtë fe dhe si pjesëtar i kësaj feje!

## Sheriati – ligj kozmik

Kur Islami e ndërton strukturën e tij të besimit në ndërgjegje dhe praktikë mbi bazën e adhurimit të plotë vetëm ndaj All-llahut të vetëm, po këtë adhurim e përfaqëson në besim, rite dhe sheriat pa dallim, duke e pasur parasysh se ky adhurim i plotë ndaj All-llahut – dhe vetëm në këtë formë – është treguesi praktik i dëshmisë se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut dhe se mësimi nga Pejgamberi *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* për mënyrën e këtij adhurimi – dhe vetëm prej tij – është po ashtu treguesi praktik i dëshmisë se Muhammedi është I dërguari i All-llahut.

Kur Islami gjithë strukturën e tij e ndërton mbi këtë bazë, kurse dëshmia se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguari i Tij shëmbëllehet si program i jetës në Islam, të shfaqet portreti i tij dhe të firmosen karakteristikat e tij... kur ta ndërtojë Islami strukturën e tij në këtë mënyrë të veçantë e cila e dallon nga të gjitha sistemet tjera të cilat i ka provuar njerëzimi, ai kështu do të kthehet në një bazë më përfshirëse për mirëmbajtjen e tërë ekzistencës e jo vetëm të ekzistencës njerëzore, dhe në një program për

mirëvajtjen e tërë ekzistencës e jo program vetëm për jetën njerëzore.

Botëkuptimi islam ngrihet mbi bazën e trajtimit se kjo ekzistencë në tërësi është prej krijimeve të All-llahut. Vullneti i All-llahut u drejtua në këtë hapësirë dhe u bë. All-llahu Lavdiplotë ia caktoi ligjet e Tij me të cilat do të vihet në funksion, ku do të harmonizohen midis veti të gjitha lëvizjet e pjesëve përbërëse të saj, ashtu si do të harmonizohet lëvizja e saj universale.

*"Ne kur dëshirojmë një send, vetëm i themi atij: Bëhu!, ai menjëherë bëhet." (Nahl, 40)*

*"Ai krijoi çdo gjë, duke e rregulluar në mënyrë të qartë dhe të përsosur." (Furkan, 2)*

Pas kësaj ekzistence hapsinore qëndron një vullnet që kujdeset për të, një fuqi që e vë në lëvizje dhe një ligj që e sistemon. Ky ligj i harmonizon të gjitha komponentet e tërë kësaj ekzistence. Ai i sistemon të gjitha lëvizjet e tyre e ato nuk ndeshen, nuk tërhiqen, nuk kundërshtohen dhe nuk ndalen nga lëvizja e përhershme e sistemuar – derisa të dëshirojë All-llahu. Po ashtu kjo ekzistencë i është nënshtruar dhe i është dorëzuar vullnetit i cili kujdeset për të, fuqisë e cila e vë në lëvizje dhe ligjit i cili e sistemon asisoj që ajo asnjëherë nuk i rebelon këtij vullneti, nuk e mohon atë fuqi dhe nuk e kundërshton këtë ligj. Për të gjitha këto arsye ajo është e shëndoshë dhe e përshtatshme, nuk mund ta zë kurrfarë dëmtimi dhe shkatërrimi vetëm atëherë kur të dëshirojë All-llahu:

*"Vërtet, Zoti juaj, All-llahu, është ai që krijoi qiejt e tokën brenda gjashtë ditësh, pastaj qëndroi mbi Arsh. Ai e mbuloi ditën me natën, që me të shpejtë e kërkon atë (mbulimin e dritës së ditës), edhe dielli, edhe hëna, edhe yjet i*

*janë nënshtruar sundimit të Tij. Ja, vetëm Atij i takon krijimi dhe sundimi. I madhëruar është All-llahu, Zoti i botëve." (A'raf, 54)*

Edhe njeriu është prej kësaj ekzistence hapsinore, kurse ligjet të cilat e sundojnë natyrshmërinë e tij nuk janë të ndara dhe të pavarura nga ky ligj i cili sundon tërë ekzistencën. Atë e krijoi All-llahu – siç e krijoi edhe ekzistencën – kurse nga përbërja e tij materiale ai është prej dheut të po kësaj toke. Me ato karakteristika të cilat janë shtesë e përbërjes së dheut, të cilat ia dhuroi All-llahu, e bëri atë njeri. All-llahu ia fali ato karakteristika me një fuqi edhe më të mahnitshme. Njeriu nga aspekti i përbërjes së tij materiale i nënshtrohet ligjit natyror të cilin e vuri rregull All-llahu – me apo pa dëshirë të tij – ashtu që fillimi i krijimit të tij dhe i daljes së tij në këtë botë arrihet me dëshirën e All-llahut, jo me dëshirën e tij e as me dëshirën e të jatit apo nënës së tij. Këta të dy me të vërtetë kanë kontakt, megjithatë ata nuk kanë gjë në dorë për t'ia dhënë fetusit (frytit në barkun e nënës) jetën dhe gjallërinë e tij. Ai lind në pajtim me ligjin të cilin e ka caktuar All-llahu për afatin e shtatzënësisë dhe kushteve të lindjes. Ai frymon nga ky ajër të cilin e krijoi All-llahu me caktimet e Tij. Ai merr frymë në atë masë dhe në atë mënyrë të cilën e dëshiroi All-llahu për të. Fëmija ndien dhe sëmuret, ndjen uri dhe etje, han dhe pin dhe e tretë ushqimin dhe pijen, globalisht të themi, ai jeton në pajtim me Ligjin e All-llahut, pa mos ndërhyrë vullneti dhe zgjedhja e tij. Çështja e tij në këtë rast është e njëjtë me çështjen e ekzistencës kozmike, me atë dhe ata që janë në të, të gjithë nën patronazhin absolut të vullnetit të All-llahut, caktimit dhe Ligjit të Tij...

All-llahu, i cili krijoi këtë ekzistencë kozmike dhe krijoi njeriun, i cili e nënshtroi njeriun ndaj ligjeve të Tij me të cilat e nënshtroi edhe tërë kozmosin, po Ai, lavdi pastë, i dha njeriut *sheriatin* për ta sistemuar jetën e tij vullnetare (vetëkrijuese) në një sistem që do të ishte në harmoni me jetën e tij natyrore. Sheriati – sipas kësaj që thamë – është vetëm një pjesë e Ligjit të përgjithshëm hyjnor i cili sundon natyrshmërinë e njeriut, natyrshmërinë e ekzistencës së përgjithshme dhe që të gjitha përnjëherë i koordinon.

Nuk ka fjalë prej fjalëve të All-llahut, as urdhër e as ndalesë, as premtim e as qortim, asnjë ligj e asnjë udhëzim, e që të mos jetë pjesë e këtij ligji të përgjithshëm dhe të jetë aq stabil dhe real vetvetiu sa edhe janë stabile ligjet të cilat i quajmë ligje natyrore d.m.th. ligjet hyjnore kozmike të cilat i shohim se si realizohen çdo moment me atë potencial që e kanë në natyrën e tyre me anë të së drejtës së amshueshme të cilën e vendosi All-llahu në to, andaj themi se ato realizohen me caktimin e All-llahut.

*Sheriati* të cilin e caktoi All-llahu për rregullimin e jetës së njerëzve është ligj hapsinor, që don të thotë se ai është i lidhur me ligjin e përgjithshëm të kozmosit dhe i harmonizuar me të. Nga kjo arsye, varshmëria ndaj tij rrjedh nga domosdoshmëria e realizimit të harmonizimit të jetës njerëzore dhe lëvizjes së hapësirës ku jeton, bile nga domosdoshmëria e realizimit të harmonizimit midis ligjeve të cilat sundojnë natyrshmërinë intime të njerëzve dhe ligjeve të cilat sundojnë jetën e tyre publike dhe nga domosdoshmëria e mishërimit ndërmjet personalitetit intim dhe atij publik të njeriut.

Meqë njerëzit nuk kanë mundësi t'i perceptojnë të gjitha ligjet kozmike e as t'i përshkojnë këndet e ligjit të përgjithshëm – e as të atij që e sundon natyrshmërinë e tyre dhe i bën të nënshtrueshëm ndaj tij me apo pa dashje – ata pas kësaj nuk kanë mundësi t'u sjellin njerëzve për jetën e tyre ligj dhe sistem me të cilin do të realizohej harmonizimi absolut midis jetës së njerëzve dhe lëvizjes së kozmosit, bile as hormonizimi midis jetës së tyre intime dhe publike. Këtë e zotëron vetëm Krijuesi i kozmosit dhe i njerëzimit, ai që kujdeset për çështjen e tij dhe çështjen e tyre, në përputhje me një ligj të vetëm të cilin e zgjodhi dhe e pëlqeu.

Që këtu, veprimi sipas sheriatit të All-llahut bëhet i detyrueshëm për ta realizuar këtë harmonizim, në pajtim me detyrimin e tij për realizimin e Islamit si be-sim, sepse nuk ka ekzistencë për Islamin në jetën e një individi apo të një kolektivi përderisa të bëhet robërimi i pastër vetëm për All-llahun dhe të arrihet mësimi për mënyrën e këtij robërimi vetëm nga I dërguari i All-llahut, duke dëshiruar që ta realizojnë qëllimin e shtyllës së parë të Islamit, dëshminë se nuk ka hyjni tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguari i Tij.

Me anë të realizimit të harmonizimit absolut midis jetës së njerëzve dhe ligjit kozmik do të arrihet lumturia e plotë e njerëzve. Po ashtu në të ekziston siguria e jetës nga shkatërrimi. Aty – vetëm në këtë mënyrë – do të jetojnë në paqe me qeniet e tyre, kurse paqja me kozmosin formohet nga koordinimi i lëvizjes së tyre me lëvizjen e kozmosit, e paqja me qenien e tyre arrihet nga koordinimi i lëvizjes së tyre me impulset e natyrës

së tyre të shëndoshë. Kështu nuk mund të lind konflikti midis njeriut dhe natyrshmërisë së tij ngase sheriati i All-llahut koordinon lëvizjen e jashtme me atë të brendshmen lehtë dhe qetë. Nga ky koordinim lind edhe një koordinim tjetër përmes lidhshmërisë ndërmjet njerëzve dhe aktivitetit të tyre të përgjithshëm, ngase që të gjithë ata atëherë do të ecin në përputhje me një program i cili është pjesë e ligjit të përgjithshëm kozmik.

Lumturia gjithashtu do të realizohet përmes udhëzimit të njerëzimit dhe njoftimit të tij në mënyrë të lehtë mbi fshehtësitë e kësaj hapësire, potencialeve misterioze që i ka, thesarëve të rezervuar në thellësitë e saj dhe përdorimin e gjithë kësaj në pajtim me sheriatin e All-llahut për realizimin e dobisë së përgjithshme njerëzore pa konflikte dhe aksidente.

Përballë sheriatit të All-llahut qëndrojnë teket e njerëzve:

*"E sikur të përputhej e vërteta me ambiciet e tyre, do të shkatërroheshin qiejt dhe toka dhe çdo gjë që gjendet në to." (Mu'minun, 71)*

Prej këtu, vështrimi islam i të vërtetës përmes të cilës qëndron kjo fe, e unjësoi me të vërtetën përmes së cilës qëndrojnë qiejt dhe toka, përmes saj arrihet stabiliteti i qenieve në këtë botë dhe ahiret dhe përmes saj All-llahu i gjykon dhe i dënon ata që i kundërvihen. Ajo është një e vërtetë, nuk përpjesëtohet. Është Ligji i përgjithshëm kozmik të cilin me vullnetin e Tij e përcaktoi All-llahu për të gjitha situatat dhe të cilit i nënshtrohet dhe ka marrëdhënie me të çdo gjë që i takon kësaj ekzistence, qoftë trup qiellor, gjallesë apo send i ngurtë.

*"A nuk e kuptoni se Ne ua shpallëm librin në të cilin gjendet krenaria juaj? Ne shpartalluam sa vendbanime që ishin mizore, e në vend të tyre sollëm popull tjetër. E ata kur e hetonin forcën e dënimit tonë, iknin me shpejtësi. (Atëherë atyre u thuhej) Mos ikni por kthehuni në begatitë dhe vedbanimet tuaja se ndoshta do të mund të merreni vesh (e gjithë kjo ishte një ironi kundër tyre). Ata thonin: O shkatërrimi ynë, vërtet ne ishim zullumqarë! Mjerimi i tyre vazhdoi ashtu derisa i bëmë të korrur e të fishur (të vdekur). Ne nuk e krijuam qiellin, tokën e çdo gjë që ka midis tyre shkel e shko (pa qëllim të caktuar). Sikur të kishim dashur të zbavitemi dhe sikur të dëshironim ta bënim atë, ne do të zbaviteshim në kompetencën tonë, por Ne nuk e bëmë atë. Përkundrazi! Ne të pavërtetën e godasim me të vërtetën dhe ajo (e vërteta) triumfon mbi të, ndërsa ajo (gënjeshtra) zhduket. E juve (jobesimtarëve) u takon shkatërrimi për atë që i përshkruani (Zotit, si fëmijë etj.) Vetëm e Tij është çdo gjë që është në qiej e në tokë! E ata që janë pranë Tij (engjëjt), nuk shprehin mendjemadhësi në adhurimin ndaj Tij, e as nuk u bëhet (ibadeti) monoton. Ata e lartësojnë (Allllahun) natë e ditë dhe nuk bezdisen." (Enbija, 10-20)*

Natyrshmëria e njeriut në thellësinë e saj e percepton këtë të vërtetë. Natyra e krijimit të tij dhe natyra e gjithë kësaj hapësire që e rrethon në natyrshmërinë e tij, implikon se kjo ekzistencë vigjilon me të vërtetën, se e vërteta është thelb i saj dhe se ajo qëndron stabile përmes ligjit (*namus*) e nuk tundet, me të nuk përçahen rrugët, nuk devijon në qarkun e saj dhe nuk ndeshet një pjesë e saj me tjetrën. Po as nuk funksionon përmes rastësive të atypëratyshme, befasive të fluturimta, e as në pajtim me ambiciet labile dhe aspiratat ngulmuese! E vërteta trason vetëm sistemin e saj preciz, të stërholluar dhe të përcaktuar mahnitshëm. Vetëm pas gjithë kësaj

ndodh çrregullimi – dhe atë për herë të parë – ndërmjet njeriut dhe natyrshmërisë së tij, atëherë kur ai e neutralizon të vërtetën e strukur në brendinë e tij nën presionin e ambicies së tij. Kjo ndodh pikërisht atëherë kur për jetën e tij merr për normë ligjore (sheriat) atë që është e mbështetur në ambicie e jo në sheriatin e All-llahut dhe atëherë kur nuk i dorëzohet All-llahut po me atë dorëzim që ekzistenca kozmike i është nënshtruar Administruesit të saj!

Një çrregullim dhe përçarje e tillë ndodh midis individëve, bashkësive, popujve dhe brezave të ndryshëm, po ashtu ndodh edhe midis njerëzisë dhe hapësirës që e rrethon. Kësisoj potencialet dhe forcat e akumuluara të tyre shndërrohen në mjete shkatërruese dhe faktorë për shqetësim, në vend se të jenë mjete ndërtuese dhe faktorë të lumturisë për llojin njerëzor.

Kështu pra, del në pah se qëllimi i haptë për ngritjen e sheriatit të All-llahut në tokë nuk është vetëm veprimi për ahiret. Dunjaja dhe ahireti së bashku janë dy periudha jetësore që e plotësojnë njëra – tjetrën, kurse sheriati i All-llahut është ai që bën harmonizimin ndërmjet këtyre dy periudhave të jetës së njeriut. Ai e harmonizon dhe e sintetizon gjithë jetën në pajtim me Ligjin e përgjithshëm hyjnor.

Harmonizimi me këtë ligj nuk e prolongon lumturinë e njerëzve në ahiret, por e bën konkrete dhe të realizueshme që në periudhën e parë, e që pastaj të plotësohet dhe ta arrijë përsosurinë e saj në Shtëpinë e Ahiretit.

Ky është thelbi i botëkuptimit islam për ekzistencën në përgjithësi dhe për ekzistencën njerëzore nën pat-

ronazhin e kësaj ekzistence të përgjithshme. Ky është një botëkuptim që ndryshon nga botëkuptimet tjera të cilat i njohu njerëzia. Më tej, botëkuptimi islam përmban në vete përgjegjësi që nuk i përmban asnjë botëkuptim i asnjë teorie dhe sistemi tjetër.

Përgjegjësia ndaj sheriatit të All-llahut – sipas këtij botëkuptimi – është shprehje e lidhjes së plotë midis jetës së njerëzve dhe jetës së kozmosit, midis ligjit i cili sundon natyrshmërinë njerëzore dhe atij që sundon kozmosin. Pastaj është e domosdoshme përputhshmëria ndërmjet këtij ligji të përgjithshëm dhe sheriatit i cili e sistemon jetën e llojit njerëzor duke u realizuar me anë të përgjegjësisë ndaj tij robërimi i njerëzve vetëm ndaj All-llahut, ashtu siç robërimin e kozmosit ndaj All-llahut nuk e pretendon për vete asnjë njeri.

Domosdoshmërinë e kësaj përputhshmërie dhe këtij harmonizimi na e ndriçon dialogu që u zhvillua midis Ibrahimit *alejhisselam* – babait të këtij Ummeti musliman – dhe Nemrudit diktator, i cili pretendoi të drejtën e sundimit (absolut) ndaj robërve në tokë dhe i cili – përkundër kësaj – nuk mundi të pretendojë të drejtën e sundimit ndaj yjeve dhe trupave qiellorë në kozmos. Nemrudi u shtang dhe mbeti pa fjalë para Ibrahimit *alejhisselam* kur i tha: "Ai i cili posedon pushtetin në kozmos, vetëm Ai meriton që ta ushtrojë pushtetin e Tij në jetën e njerëzve." Ai nuk mundi të japë përgjigje para këtij fakti madhështor:

*"A nuk ke arritur të dish se ai (Nemrudi) – për shkak se All-llahu i kishte dhënë pushtet – polemizoi me Ibrahimin rreth Zotit të tij. Kur Ibrahimi tha: Zoti im është ai që jep jetë dhe vdekje! Ai tha: Edhe unë jap jetë dhe vdekje! Ibrahimi tha: Zoti im e sjell diellin nga Lindja, sille pra ti*

*nga Perëndimi? Atëherë ai që nuk besoi (Nemrudi) mbeti i hutuar (i shtangur). All-llahu nuk e shpie në rrugë të drejtë popullin mizor."* (Bekare, 258)

Fjala e All-llahut është e vërtetë kur thotë:

*"A mos kërkojnë ata (ithtarët e Librit) fe, pos fesë së shpallur nga All-llahu? E Atij i është dorëzuar ç'ka në qiej e në tokë, me dashje e padashje dhe tek Ai kthehen."* (Ali Imran, 83)

## Islami – qytetërim i vërtetë

Islami nuk njeh përveç dy lloje nga shoqëritë, shoqërinë islame dhe shoqërinë xhahilite.

*Shoqëri islame* është ajo shoqëri ku zbatohet Islami si akide, ibadet, sheriat dhe sistem, moral dhe sjellje.

*Shoqëri xhahilite* është ajo shoqëri ku nuk zbatohet Islami, ku nuk sundon besimi dhe botëkuptimi i tij, vlerat dhe kriteret e tij, sistemi dhe ligjet e tij, morali dhe sjelljet e tij.

Nuk është shoqëri islame ajo shoqëri që tubon njerëz të cilët e quajnë veten *muslimanë* e në anën tjetër sheriati islam nuk është ligj i kësaj shoqërie, edhe nëse falen, agjërojnë dhe e bëjnë haxhxhin në *Shtëpinë e Ndalesës* (Bejtul haram)! Nuk mund të quhet shoqëri islame edhe ajo e cila ia shpik vetes një Islam siç i përshtatet asaj, përveç atij Islami të cilin e vendosi All-llahu, lavdi pastë, dhe e shpjegoi I dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Ajo shoqëri një Islam të tillë do ta quante *Islam i transformuar!*

*Shoqëria xhahilite* prezentohet në forma të ndryshme – që të gjitha janë xhahilite.

Ajo mund të prezentohet në formë të një shoqërie e cila e mohon ekzistencën e All-llahut të Lartësuar duke

e shpjeguar historinë vetëm nga aspekti material – dialektik dhe duke e zbatuar si sistem atë që e quajnë *socializëm shkencor*.

Ajo mund të prezentohet edhe në një shoqëri e cila nuk e mohon ekzistencën e All-llahut të Lartësuar, por Atij ia njeh vetëm sundimin e qiejve e jo edhe të tokës duke mos e zbatuar sheriatin e Tij në sistemin e jetës, e as nuk i merr kriteret e Tij për bazë të cilat janë garanci për jetën njerëzore. Ajo shoqëri u lejon njerëzve që ta adhurojnë All-llahun në shitblerje, në kisha e xhamia, por ajo ua ndalon të kërkojnë që sheriati i All-llahut t'i qeverisë në jetë. Në këtë mënyrë, shoqëria xhahilite mohon ose pengon hyjnimin e All-llahut në tokë për të cilën konfirmon fjala e Tij, lavdi pastë:

*"Ai është që në qiell është Zot dhe në tokë Zot." (Zuhruf, 84)*

Nga kjo del se shoqëria islame kësisoj nuk mund t'i përkasë fesë së All-llahut të cilën e definon fjala e Tij:

*"Vendimi (pushteti) nuk i takon kujt pos All-llahut, e Ai urdhëroi të mos adhuroni tjetër vetëm Atë. Kjo është feja e qëndrueshme." (Jusuf, 40)*

Ajo kështu mbetet shoqëri xhahilite edhe nëse pranon dhe vërteton ekzistencën e All-llahut, lavdi pastë, dhe i lë njerëzit të lirë që t'i kryejnë detyrat fetare ndaj All-llahut qoftë në treg, kishë apo xhami.

*Shoqëria islame* – me po atë veçori – është e vetmja shoqëri e qytetëruar, ndërsa shoqëritë xhahilite – me të gjitha format e shumënumërta – janë shoqëri të prapambetura! Këtij realiteti të madh duhet patjetër t'i bëhet sqarim:

Në një rast pata shpallur se do të botohet një libër imi që do ta titulloj: *"Drejt shoqërisë së qytetëruar is-*

*lame"*, e më pastaj ndërrova mendimin duke e hequr termin *qytetëruar* dhe duke mjaftuar që titulli i punimit të jetë – ashtu siç ishte edhe përmbajtja e tij – *"Drejt shoqërisë islame."*

Ky ndryshim tërhoqi vëmendjen e një shkrimtari algjerian i cili në shkrimin e vet (që e shkroi frëngjisht) komentoi se është i lindur prej *përpjekjes së brendshme personale për ta mbrojtur Islamin* dhe shprehu keqardhjen se kjo punë – jo e vetëdijshme – ma pamundëson ballafaqimin e *problemit* sipas njëmendësisë së tij!

Unë nuk do ta fajësoja këtë shkrimtar. Edhe unë isha si ai më parë. Kisha mendimin e njëjtë me atë që ai e ka tani. Kështu mendoja atëherë kur për herë të parë vendosa të shkruaj për këtë temë. Problemi i cili më përshkonte atëherë – siç e përshkon atë sot – ishte problemi i *definimit të qytetërimit*!

Ende nuk pata arritur që në strukturën time intelektuale dhe morale të çlirohem nga presioni i mbeturinave kulturore, të cilat rridhnin nga burimet e huaja e që ishin të panjohura për sensin tim islam. Përkundër asaj që orientimi im në atë kohë ishte qartë islam, këto mbeturina botëkuptimin tim e mjegullonin dhe e hutonin. Koncepti i *qytetërimit* – ashtu siç e definon mendimi evropian – pikërisht ky, më bënte të mendoj kështu, ma verbonte përfytyrimin dhe ma bënte të pamundur shikimin e qartë, origjinal dhe të pandikueshëm nga jashtë.

Më pastaj arena u ndriçua... Shoqëria muslimane doli *shoqëri e qytetëruar*, kurse fraza *e qytetëruar* doli se është mashtrim dhe që nuk jep diç të re. Përkundrazi, kjo frazë në ndjenjën e lexuesit e interpretonte atë hije

të huaj perëndimore e cila verbonte përfytyrimin tim dhe ma pamundësonte shikimin e qartë dhe autokton!

Ndryshimi, pra, është në definimin e *qytetërimit*, andaj patjetër të bëhet një sqarim rreth këtij realiteti.

* * *

Atëherë kur pushteti suprem në një shoqëri t'i takojë vetëm All-llahut – i përfaqësuar përmes dominimit të sheriatit hyjnor – kjo do të ishte forma e vetme përmes së cilës do të çliroheshin njerëzit plotësisht dhe realisht nga robërimi ndaj njerëzve. Ky do të ishte ai *qytetërim i vërtetë njerëzor*, ngase qytetërimi i njeriut nënkupton bazën kryesore të çlirimit të njeriut në mënyrë të plotë dhe të vërtetë, dhe të respektit absolut për çdo individ në shoqëri. Realisht, nuk mund të ketë liri e as respekt ndaj njeriut – të përfaqësuar në çdo individ si pjesë e shoqërisë – në atë shoqëri ku disa nga ata janë zota që vendosin ligje e disa të tjerë janë robër që u nënshtrohen atyre!

Domosdo t'i përkushtohemi kësaj çështjeje dhe të sqarojmë se legjislacioni (*teshri'*) nuk përkufizohet vetëm në dispozitat ligjore – ashtu siç përciptazi e kanë konceptuar sot disa koka fjalën sheriat – ngase konceptet dhe programet, vlerat dhe kriteret morale, doket dhe traditat... të gjitha sosh janë legjislacion ku individët i nënshtrohen ndikimit të tij. Kur njerëzit njëri ndaj tjetrit krijojnë presione, e pjesa tjetër nga ata i nënshtrohen atyre në atë shoqëri, kjo shoqëri nuk mund të jetë e lirë, ajo është shoqëri ku një pjesë është zot e pjesa tjetër janë robër, ashtu siç shpjeguam më parë. Nga kjo del se

kjo shoqëri është e prapambetur, ose thënë sipas terminologjisë islame, *shoqëri xhahilite*!

Shoqëria islame është e vetmja shoqëri në të cilën dominon një Hyjni dhe në të cilën njerëzit nga robërimi ndaj robërve kalojnë në robërim vetëm ndaj All-llahut. Në këtë mënyrë ata përjetojnë çlirim të vërtetë e të plotë, të cilin e synon qytetërimi njerëzor. Përmes këtij çlirimi do të shfaqej dinjiteti i njeriut ashtu siç ia përcaktoi atij All-llahu kur Ai e shpalli njeriun përfaqësues të Tij në tokë dhe e shpalli gjithashtu nderimin e tij në botën e engjëjve (*el-melul a'la*).

* * *

Atëherë kur nyja themelore e bashkimit në një popull të jetë akideja, botëkuptimi, ideja dhe programi i jetës, ashtu që të gjitha të burojnë nga një Hyjni në të cilën do të përfaqësohej zotërimi më i lartë ndaj njerëzve, e jo të burojnë nga zotër tokësorë te të cilët përfaqësohet robërimi i njerëzve nga njerëzit, ky bashkim do të përfaqësohej në vetitë më të larta të njeriut, vetinë e shpirtit dhe të mendjes. Por, kur nyja e bashkimit në një shoqëri do të ishte prejardhja, raca, kombi dhe toka dhe të gjitha lidhjet e tjera, është e dukshme se prejardhja, raca, kombi dhe toka nuk i përfaqësojnë vetitë e larta të njeriut, njeriu mbetet njeri i rëndomtë edhe pas avancimit të racës, prejardhjes, kombit dhe tokës, por ai nuk mbetet njeri i rëndomtë pas avancimit të shpirtit dhe mendjes! Pastaj ai zotëron thjesht me dëshirën e tij të lirë – ta ndryshojë akiden, botëkuptimin, mendimin dhe programin e jetës së tij, asnjëherë nuk ka mundësi ta ndryshojë racën apo prejardhjen e tij, sikur që nuk ka

mundësi (pra është jashtë vullnetit të tij, sh.p.) ta përcaktojë lindjen e tij te ndonjë komb apo tokë. Andaj, pra, shoqëria te e cila bashkohen njerëzit në një çështje që lidhet drejtpërsëdrejti me vullnetin e tyre të lirë dhe dëshirën e tyre personale, ajo shoqëri është shoqëri e qytetëruar. Në anën tjetër, shoqëria në të cilën njerëzit bashkohen në një çështje e cila është jashtë vullnetit të tyre njerëzor, është e prapambetur, apo sipas terminologjisë islame, *shoqëri xhahilite*!

Shoqëria islame është e vetmja shoqëri te e cila akideja përfaqëson lidhjen e bashkimit themelor dhe e cila e konsideron akiden të vetmen mënyrë për ta fituar shtetësinë që i tubon në vete të ziun e të bardhin, të kuqin e të verdhin, arabin, romakun, persianin, abisinianin dhe të gjitha kombet e tokës në një Ummet. Zoti i saj është All-llahu, ajo do t'i robërohet vetëm Atij, më i ndershmi në mesin e saj është më i devotshmi, të gjithë janë të barabartë ngase ata barazohen para ligjit të cilin ua caktoi All-llahu e nuk ua caktoi askush prej robërve!

Atëherë kur *njerëzia* e njeriut të jetë vlera më e lartë në shoqëri dhe të kenë vetitë *njerëzore* në të respekt dhe konsideratë, kjo dhe vetëm kjo shoqëri do të ishte shoqëri e qytetëruar. Përndryshe, nëse materia – në çfarëdo forme – do të ishte vlera më e lartë, pa marrë parasysh a është në formë *teorike*, siç është rasti me interpretimin marksist sa i përket historisë, apo në formë të *prodhimit material*, siç është rasti në Amerikë, Evropë dhe te të gjitha shoqëritë të cilat prodhimin material e konsiderojnë si vlerë më të lartë, që për qëllim të saj do të shembeshin vlerat dhe vetitë e njëmendta njerëzore, kjo shoqëri pa fije dyshimi është shoqëri e

prapambetur ose sipas terminologjisë islame, shoqëri xhahilite.

Shoqëria e qytetëruar... islame nuk e nënçmon materien, as në aspektin teorik (në trajtesë se prej saj përbëhet ky kozmos në të cilin jetojmë, nga i cili ndikohemi dhe në të cilin gjithashtu ndikojmë), e as në aspektin e *prodhimit material*. Prodhimi material është prej faktorëve të qëndrueshmërisë së përfaqësimit (*hilafetit*) të All-llahut në tokë, megjithatë ajo nuk e konsideron si vlerë më të lartë për hir të së cilës duhet të flijohen vetitë njerëzore. Në këtë mënyrë do të rrënohet shtylla *familjare* dhe faktorët e saj, do të rrënohet morali i shoqërisë dhe dinjiteti i saj dhe gjithë ajo që e rrënon shoqëria xhahilite nga vlerat e larta, veprat e ndershme dhe të moralshme vetëm për ta realizuar bollëkun në prodhimin material!

Atëherë kur *vlerat njerëzore* dhe *morali njerëzor* të jenë prijatare në një shoqëri përmes të cilave edhe do të ngrihej ajo, kjo shoqëri do të ishte e qytetëruar. Vlerat njerëzore dhe morali njerëzor nuk mund të jenë çështje të lëna pas dore e të shkapërderdhura e as që mund të pësojnë *metamorfozë* e të ndryshohen e zëvendësohen, ose të mos jenë stabile në një gjendje e as të mos i kthehen burimit ashtu siç edhe pretendohet sipas interpretimit material të historisë dhe siç pretendon *socializmi shkencor*!

Këto, pra, janë ato vlera dhe etika të cilat zhvillojnë në njeriun vetitë njerëzore përmes të cilave dallohet dhe veçohet nga shtazët dhe të cilat kanë peshë në këtë aspekt përmes të cilit ngrihet mbi shtazët. Këto, pra, nuk janë ato vlera dhe etika të cilat zhvillojnë dhe i

shprehin pikëpamjet përmes të cilave njeriu bashkërenditet me shtazët.

Kur çështja të marrë këtë pozitë do të vërehet vija ndarëse dhe e qëndrueshme e cila nuk do të pranonte shkrirjen e vazhdueshme të cilën orvaten ta bëjnë *evolucionistët* dhe *socialistët shkencorë*! Në këtë gjendje tradita e ambientit dhe doket e saj nuk do të ishin definuese të vlerave morale por, edhe përkundër ndryshimit të ambientit, do të kishte kriter stabil. Vetëm kështu më nuk do të kishte vlera dhe moral *bujqësor* ose *industrial*, e as vlera dhe moral *kapitalist* ose *socialist*, e as vlera dhe moral *borgjez* ose të *proletariatit*! Në këtë gjendje nuk do të kishte moral të krijuar nga ambienti, standardi jetësor, natyra e zhvillimit dhe të gjitha format e ndryshimeve sipërfaqësore dhe formale. Pas gjithë kësaj, themi se ekzistojnë vlera dhe moral *njerëzor* dhe vlera e moral *shtazor* – nëse mund të shprehemi kështu! – ose sipas terminologjisë islame: vlera dhe moral *islam* dhe vlera e moral *xhahilit*.

Islami i konfirmon vlerat dhe moralin përmes *njerëzores* – d.m.th. ajo e cila në njeriun zhvillon pikëpamjet të cilat e veçojnë dhe e dallojnë nga kafsha – dhe vazhdon në zhvillimin e saj, përforcimin e saj dhe mbrojtjen e saj në të gjitha shoqëritë te të cilat ajo dominon, qofshin ato shoqëri të shkallës bujqësore apo të shkallës industriale, qofshin shoqëri nomade (beduine) të cilat jetojnë përmes blegtorisë ose shoqëri të qytetëruara e stabile dhe pa marrë parasysh se këto shoqëri a janë të varfra apo të pasura. Islami ngrihet lart përmes vlerave njerëzore duke i mbrojtur ato nga degjenerimi në vetitë shtazore, ngase linja ngritëse dhe

përçuese në vlerat dhe konsideratat zhvillohet duke filluar nga shkalla e ulët shtazore dhe ngrihet deri në shkallën e lartë njerëzore. Nëse kjo linjë degjenerohet me anë të qytetërimit material, kjo nuk mund të quhet qytetërim! Kjo pa dyshim është *dekadencë* apo thënë ndryshe *xhahilijjet*!

* * *

Atëherë kur *familja* të jetë themel i shoqërisë dhe kur kjo familje të ngrihet mbi bazën e *klasifikimit* midis bashkëshortëve në punë dhe kujdesi dhe edukimi i brezit në zhvillim të jetë një prej detyrave më të rëndësishme të familjes, shoqëria do të jetë e qytetëruar. Kështu është sepse familja në këtë mënyrë – nën hijen e metodologjisë islame – do të jetë ambienti në të cilin do të formohen dhe zhvillohen vlera dhe morali *njerëzor* për të cilat sinjalizuam në pjesën e sipërshkruar, të përfaqësuara në brezin e ri i cili nuk mund të formohet drejt në ndonjë bashkësi tjetër përveç bashkësisë familjare. E atëherë kur marrëdhëniet gjinore (siç i quajnë të lira) dhe trashëgimia (pa kurorë) të jenë themel i shoqërisë; atëherë kur marrëdhëniet midis dy gjinive të kultivohen mbi bazën e epshit, tekeve dhe emocioneve e jo në bazë të obligimit dhe klasifikimit profesional në familje; atëherë kur profesioni i femrës të jetë zbukurimi, tërheqshmëria dhe provokacioni; atëherë kur të largohet femra nga detyra e saj kryesore në përkujdesjen për brezin e ri duke insistuar vetë ajo ose duke ushtruar presion shoqëria që të bëhet stjuardesë (mbikëqyrëse) në hotel, anije apo aeroplan!, atëherë kur ajo harxhon fuqinë e saj në *prodhimin material* dhe

*përpunimin e mjeteve* e nuk e harxhon në *prodhimin e njerëzores!*, ngase në këtë rast prodhimi material është më me vlerë, më i dashur dhe më me nder se sa kultivimi njerëzor, që këtu kjo gjendje do të vlerësohej *dekadencë qytetërimi* sipas kriterit njerëzor dhe *xhahilijjet*, sipas terminologjisë islame!

Çështja e familjes dhe e marrëdhënieve midis dy gjinive është çështje vendimtare për përcaktimin e llojit të shoqërisë, e prapambetur apo e qytetëruar, xhahilite apo islame! Shoqëritë te të cilat mbretërojnë vlerat, morali dhe karakteristikat shtazore, në këtë relacion nuk mund të jenë shoqëri të qytetëruara sado që të arrijnë përparim industrial, ekonomik dhe shkencor! S'ka dyshim se ky vlerësim është i shëndoshë dhe i saktë kur kemi të bëjmë me vlerësimin se sa është arritur në përparimin *njerëzor*.

Shoqëritë e reja xhahilite e përkufizojnë konceptin e *moralit* në atë mënyrë që ato e zhveshin nga çdo gjë e cila ka lidhje me veçantinë *njerëzore* nga ajo e cila është e natyrës *shtazore*! Në këto shoqëri marrëdhëniet gjinore jo të ligjshme (pa kurorë) – madje as marrëdhëniet gjinore jo të natyrshme (homoseksualiteti) nuk konsiderohen turp moral. Koncepti moral gati përkufizohet vetëm në veprimtaritë ekonomike – dhe politike ndonjëherë, në suaza të *interesave të shtetit* – andaj edhe skandali i Kristin Kellër dhe Profjumos, ministrit anglez – për shembull – nuk ishte ndonjë skandal për mentalitetin e shoqërisë angleze për shkak të aspektit të tij seksual, por ishte skandal ngase Kristin Kellër ishte gjithashtu dashnore e atasheut të detarisë ruse. Që këtu, përmes kësaj lidhjeje të ministrit me këtë femër rreziko-

heshin sekretet shtetërore, po ashtu për shkak se ai gënjeshtrën e tij ia veshi Parlamentit anglez! Të tilla janë edhe skandalet në Senatin amerikan dhe skandalet e spiunëve dhe funksionarëve anglezë dhe amerikanë të cilët ikën në Rusi. Ato nuk mund të trajtohen skandale për shkak të anomalive seksuale, por për shkak të rrezikut që mund t'u kanoset sekreteve shtetërore!

Shkrimtarët, gazetarët dhe publicistët në shoqëritë xhahilite, tek ne dhe gjetiu, u thonë haptazi vajzave dhe grave: Kontaktet (e lira) nuk janë turp moral. Turp moral është ta tradhtojë mashkulli të dashurën e tij ose femra të dashurin e saj e mos t'i qëndrojë besnik në dashuri. Madje turp është që gruaja ta ruajë nderin e saj nëse epshi i dashurisë ndaj burrit të saj është ngrirë dhe ka pushuar! Në këtë rast është nder të kërkojë ndonjë shok besnik të cilit do t'ia besonte trupin e saj! Me dhjetëra rrëfime këso trajtesash kanë, me mijëra këshillime informative, vizatime karikaturiste, barcoleta e humor këso krijimtarish zhvillojnë.

Të gjitha shoqëritë e tilla janë shoqëri të prapambetura, të paqytetëruara nga prizmi i shikimit të *njeriut* dhe me vlerësimin e shkallës së përparimit *njerëzor*.

Vija e përparimit njerëzor duhet të ecë në drejtim të *kontrollimit* të tekeve shtazore dhe përkufizimit të tyre në suaza të *familjes* në funksion të *obligimit*, në mënyrë që ta kryejë *detyrën njerëzore* qëllimi i së cilës nuk do të ishte përjetimi emocional, por përgatitja e brezit njerëzor i cili do ta trashëgonte brezin aktual në trashëgiminë e qytetërimit *njerëzor* të cilin e dallon veçantia njerëzore. Është e pamundur që të përgatitet një brez i cili do të jetë i ngritur me veçoritë e njeriut

duke iu shmangur veçorive të kafshës, përpos në prehërin e familjes që është murosur me garancitë e sigurisë dhe stabilitetit emocional, e ngritur mbi bazën e përgjegjësisë e cila nuk lëkundet nga shqetësimet aksidentale. Në shoqërinë te e cila formohen këto orientime dhe teke të ndyta e helmuese, dhe te e cila përkufizohet koncepti moral duke u shmangur nga çdo etikë gjinore, është e pamundur që të ngrihet kjo çerdhe njerëzore. Këtu qëndron arsyeja se vlerat, morali, frymëzimet dhe garancitë islame janë të vetmet që i përgjigjen njeriut, sepse vetëm *Islami është qytetërim i vërtetë*, kurse shoqëria islame mbetet e vetmja shoqëri e qytetëruar, dhe atë përmes kriterit të saj të shëndoshë e stabil i cili nuk tretet ose thënë më mirë, nuk *transformohet.*

* * *

Së këndejmi, kur njeriu merr përsipër amanetin e All-llahut në tokën e Tij në mënyrë të drejtë e të denjë, ai do t'i robërohet sinqerisht vetëm All-llahut e do të çlirohet nga robërimi ndaj tjetërkujt, do ta realizojë programin e All-llahut si të vetëm dhe do ta refuzojë pranimin e ndonjë programi tjetër si të ligjshëm; në tërësi do ta vendosë ligj – sheriatin e All-llahut si të vetëm në jetën e tij e do ta mohojë pushtetin e çdo ligji jashtë tij; do të jetojë me vlerat dhe moralin të cilat i vendosi All-llahu për të, e do t'i shkëpusë nga vetja vlerat dhe moralin e rrejshëm. Ai pastaj duhet t'i njohë ligjet kozmike të cilat i vendosi All-llahu në këtë hapësirë materiale e t'i shfrytëzojë në zhvillimin e jetës, në nxjerrjen e mineraleve tokësore, të mirat e rrizkut dhe ushqimet e saj të cilat All-llahu ia dhuroi tokës dhe bëri

që këto ligje kozmike të jenë çelës të saj, kurse njeriut i dha fuqi që t'i shfrytëzojë këta çelësa aq sa atij i nevojiten për hilafet (përfaqësim), nënkuptohet atëherë kur e vendos hilafetin sipas normave të All-llahut dhe kushteve të tij. Ai kështu do t'i nxjerrë burimet e rrizkut dhe do ta fusë në prodhim lëndën e parë – materien duke nxjerrë prodhime të ndryshme dhe duke i shfrytëzuar të gjitha përvojat mjeshtërore të cilat i arriti njeriu gjatë gjithë historisë së tij. Kur ai gjithë këtë veprim e bën dhe e trajton si *hyjnor* përmes përfaqësimit të All-llahut në këtë mënyrë – adhurim ndaj All-llahut – vetëm atëherë ky njeri do të ketë qytetërim të plotë kurse shoqëria do ta arrijë kulmin e qytetërimit. Ndërsa vetëm arritjet materiale në Islam nuk quhen qytetërim. Ato si të ndara mund të jenë, ose thënë drejt, janë xhahilijjet. Në Kur'an All-llahu i Madhërishëm përmendi raste të ndryshme nga të arriturat materiale duke i paraqitur me cilësinë e xhahilijjetit. Ndër to:

*"A në çdo bregore ngritni ndonjë shtëpi (ndërtesë) sa për lojë? Dhe a i ndërtoni pallatet e fortifikuara që të jeni përgjithmonë? E kur rrëmbeni, rrëmbeni mizorisht. Pra, kini frikë All-llahun dhe më dëgjoni mua! Kini frikë Atë që ju pajisi me çka e dini vetë. Ju pajisi me mjete gjallërimi e me djem. Me kopshte e me burime uji. Vërtet, unë i frikësohem dënimit tuaj në një ditë të madhe." (Esh-Shuara, 128-135)*

*"A jeni të sigurt që do të mbeteni në këtë që jeni (përgjithmonë)? Në kopshte e në burime. Edhe në të mbjella, e me hurma me frutat e tyre të freskëta. Dhe ju me mjeshtëri po ndërtoni shtëpi nëpër kodra shkëmbore. Pra, kini frikë All-llahun e më dëgjoni mua. E mos shkoni pas atyre që janë të pafrenuar (që e teprojnë me vepra të këqi-*

*ja). Të cilët në tokë bëjnë shkatërrime, nuk bëjnë mirë."* *(Esh Shuara, 146-152)*

*"Meqë lanë pas dore atë me çka u këshilluan (t'i drejtohen Zotit), Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje (begatie) derisa kur u gëzuan për atë që ju kishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer. Ndaj, u zhduk mbeturina e fundit e popullit mizor, pra falënderim i qoftë Zotit të botëve!"* *(En'am, 44-45)*

*"Dhe kur toka të ketë marrë stolinë e vet dhe të jetë zbukuruar (me bimë, pemë e behar) e banorët e saj të mendojnë se janë të zotët e saj, asaj i vjen urdhri ynë, natën ose ditën, Ne e bëjmë atë (të mbjellat) të korrur sikurse të mos ekzistonte dje."* *(Junus, 24)*

Megjithatë, Islami – siç thamë edhe më parë – nuk e nënçmon materien e as nuk e urren përparimin material, por ai këtë lloj të përparimit e trajton në suazat e programit të All-llahut – dhunti prej dhuntive të All-llahut ndaj robërve të Tij, me të cilën i përgëzon si shpërblim për respektimin që ia bënë Atij:

*"Unë ju thashë: "Kërkoni falje Zotit tuaj, se Ai vërtet falë shumë; Ai ju lëshon nga qielli shi me bollëk, Ju shumon pasurinë dhe fëmijët, ju bën të keni kopshte dhe ju jep lumenj."* *(Nuh, 10-12)*

*"E sikur banorët e këtyre vendbanimeve të kishin besuar dhe të ishin ruajtur, Ne do t'ju hapnim begati nga qielli e toka, por ata përgënjeshtruan, andaj i dënuam me shkatërrim për atë që merituan."* *(A'rafë, 96)*

Me rëndësi është se në çfarë fundamenti ngrihet përparimi industrial dhe vlerat të cilat dominojnë në shoqëri, e po ashtu edhe ajo që i formon nga kjo tërësi karakteristikat e qytetërimit *njerëzor*.

* * *

Më tej... Pra, baza e formimit të shoqërisë islame dhe natyra e strukturës së saj organike e bëjnë që të jetë shoqëri e veçantë në të cilën nuk mund të zbatohet asnjëra nga teoritë të cilat e predikojnë ngritjen e shoqërive xhahilite dhe natyrën e strukturës së tyre organike. Shoqëria islame është produkt i lëvizjes, ndërsa lëvizja në të është e vazhdueshme. Është ajo e cila i përcakton shkallët e individëve në të dhe vlerat e tyre. Në këtë mënyrë ajo i përcakton gjithashtu detyrat dhe pozitat e tyre.

Lëvizja nga e cila lind kjo shoqëri fillimisht është lëvizje e ardhur jashtë sferave tokësore dhe jashtë qarkut njerëzor. Ajo shfaqet në një akide të ardhur nga Allahu për njerëzit, e cila ua formon atyre një përfytyrim të veçantë për ekzistencën, jetën, historinë, vlerat dhe qëllimet dhe ua përcakton atyre një metodologji për punë e cila do ta prezentonte këtë përfytyrim. Hapi i parë i cili do ta bënte lëvizjen nuk është i dalur nga njerëzit e as nga lënda e gjithësisë, ai – siç thamë edhe më parë – u ka ardhur atyre jashtë sferës tokësore dhe jashtë rrethit njerëzor. Ky pra edhe është dalluesi i parë i natyrës së shoqërisë islame dhe strukturës së saj. Islami merr hovin nga një element jashtë sferës së njeriut dhe jashtë sferës së hapësirës materiale.

Përmes këtij elementi të determinuar metafizik të cilin askush nga njerëzit nuk e ka pritur e as që e ka paramenduar, dhe duke mos pas dorë njeriu në të në fillim të procesit – startojnë hapat e parë të lëvizjes në ngritjen e shoqërisë islame dhe me të gjithashtu fillon veprimi i *njeriut*, njeriut i cili beson në këtë akide, e cila buron nga ky burim metafizik, e cila gjallëron vetëm me

caktimin e All-llahut. Kur ky njeri si i vetëm beson në këtë akide, atëherë fillon të ekzistojë shoqëria islame (juridikisht). Një njeri nuk do ta pranonte këtë akide dhe t'ia parashtronte vetëm vetes, por ai do të marrë hov me të. Kjo është natyra e saj, natyra e lëvizjes së gjallë. Fuqia e lartë me të cilën është aktivizuar kjo zemër është e sigurt se ajo do të jetë rezistuese. Kjo shtytje e gjallë e cila është arritur përmes kësaj akideje në këtë zemër, do të marrë hov në rrugën e saj hap pas hapi.

Kur besimtarët përmes kësaj akideje të arrijnë në tre persona, vetë kjo akide do t'u thotë atyre: Ju tani jeni një bashkësi, shoqëri e pavarur islame, e ndarë nga shoqëria xhahilite e cila nuk i beson kësaj akideje e as që dominojnë në të vlerat e saj themelore – vlerat për të cilat sinjalizuam më parë – dhe që këtu shoqëria islame fillon të ekzistojë (faktikisht)!

Këta tre do të bëhen dhjetë, e këta dhjetë do të bëhen njëqind, njëqindëshi do të bëhet një mijë e njëmijëshi dymbëdhjetë mijë. Kështu shfaqet dhe vendoset ekzistenca e shoqërisë islame!

Gjatë rrugës zhvillohet beteja që është ngritur ndërmjet shoqërisë së posalindur e cila është ndarë me akiden dhe botëkuptimin e saj, vlerat dhe trajtesat e saj, është ndarë edhe me ekzistencën dhe qenësinë e saj nga shoqëria xhahilite – të cilës i janë marrë individët – dhe kështu, lëvizja nga pika e startimit do të kalojë në pikën e ekzistimit të njëmendtë dhe të pavarur, te e cila do të dallohet çdo individ nga individët e kësaj shoqërie. Ajo ia jep peshën dhe vendin e saj në këtë shoqëri – sipas kriterit dhe trajtesës islame – ashtu që pesha e saj do të

akceptohet nga shoqëria me e gjerë pa pasë nevojë që ta arsyetojë veten ose ta shpallë. Përkundrazi, atëherë akideja e individit dhe vlerat që dominojnë në të dhe në shoqërinë e tij do t'i bëjnë presion që ta fshehë veten nga shikimet që e vëzhgojnë në atë ambient!

Megjithatë, *lëvizja* e cila është natyrë e akides islame dhe natyrë e shoqërisë në të cilën është inkuadruar, nuk lejon askënd që të fshihet! Çdo individ nga individët e kësaj shoqërie e ka të domosdoshme të jetë në aksion! Të jetë i lëvizshëm në akiden dhe gjakun e tij, i lëvizshëm edhe në bashkësinë e tij por edhe në strukturën e kësaj shoqërie organike. Xhahilijjeti atë e përshkon, madje edhe në shpirtin e tij dhe në shpirtrat e atyre që e shoqërojnë ekzistojnë mbeturinat e tij, megjithatë beteja vazhdon kurse xhihadi nuk ndalet deri në Ditën e Kijametit.

Sipas takteve të lëvizjes dhe gjatë vetë lëvizjes përcaktohet pozita e çdo individi në këtë shoqëri, përcaktohet detyra e tij dhe plotësohet struktura organike e kësaj shoqërie, duke u arritur harmonizimi midis grupeve të individëve të saj dhe sektorëve të detyrave të saj.

Ky zhvillim dhe kjo strukturë janë dy nga karakteristikat që e dallojnë shoqërinë islame. E veçojnë qenien dhe strukturën e saj, e veçojnë natyrën dhe formën e saj, gjithashtu siç e dallojnë edhe sistemi dhe procedurat zbatuese të po këtij sistemi. Këto dyja bëjnë që këto atribute të jenë të pavarura. Ato nuk reformohen me koncepte të huaja sociale, nuk studiohen përmes ndonjë metodologjie e cila është e huaj për natyrën e saj, e as nuk mund t'i zbatohen procedurat të nxjerrura nga ndonjë sistem tjetër!

* * *

Shoqëria islame – siç po shihet edhe nga definicioni ynë i pavarur për qytetërimin – nuk është thjesht ndonjë tabllo historike e cila do të hulumtohet në përkujtimet e kaluara, por ajo është nevojë e ditës së sotme dhe shpresë e së ardhmes. Ajo është synim që (nëse e njoftoп, sh.p.) do t'i shprehte mirëseardhje e tërë njerëzia sot dhe nesër, në mënyrë që përmes saj të shpëtojnë nga humnera e xhahilijjetit në të cilën kanë rënë, dhe atë pa marrë parasysh a janë popuj të përparuar industrialisht dhe ekonomikisht apo janë të prapambetur.

Vlerat për të cilat globalisht sinjalizuam më parë janë vlera njerëzore të cilat njerëzia nuk mund t'i arrijë vetëm në periudhën e *qytetërimit islam*. (Është e domosdoshme të japë vërejtje se çka kemi për qëllim kur cekim termin *qytetërimi islam*. Fjala është për qytetërimin te i cili kanë qenë të pranishme këto vlera e jo për atë te i cili është i pranishëm përparimi industrial ose ekonomik apo edhe shkencor duke i munguar vlerat atij).

Këto vlera nuk janë *idealizëm imagjinativ*, por janë vlera reale e praktike. Ato mund të realizohen me përpjekje njerëzore – në suaza të koncepteve të shëndosha islame – dhe atë në çdo ambient pa marrë parasysh shkallën dominuese të jetës dhe përparimin industrial, ekonomik dhe shkencor. Ato nuk kundërshtojnë por stimulojnë përparimin, sipas vetë logjikës akaidore, në të gjitha fushat e veprimit përfaqësues (hilafes), por ato njëkohësisht nuk qëndrojnë duarkryq në vendet ku nuk kanë arritur përparim në këto fusha. Qytetërimi me anë të këtyre vlerave mund të ngrihet në çdo vend dhe në

çdo ambient. Kurse kur bëhet fjalë për standardet materiale të cilat i synon, nuk kanë përcaktim, ngase ai në çdo ambient deri në maksimum i shfrytëzon dhe i zhvillon mundësitë e tij ekzistuese.

Pra, shoqëria islame nga aspekti i formës, sasisë dhe llojit dominues të jetesës – nuk është tabllo e vdekur historike, por ekzistimi dhe qytetërimi i saj mbështeten në vlera të njëmendta historike. Kur themi *historike* kemi parasysh se këto vlera kanë qenë të njohura në një periudhë të caktuar historike. Përndryshe, ato nuk janë produkt i historisë e as që kanë ndonjë lidhje me kohën sipas natyrës së tyre. Ato janë realitet që është paraqitur tek njerëzia nga burimi hyjnor në prani të realitetit njerëzor dhe të ekzistencës materiale gjithashtu.

Qytetërimi islam mund të marrë forma të ndryshme në përbërjen e tij materiale dhe ndërtimore, por themelet dhe vlerat mbi të cilat ngrihet janë konstante, ngase ato janë faktorë ndikues të këtij qytetërimi: (Robërimi vetëm një Zoti, bashkimi në nyjen e akides, dominimi i njerëzisë së njeriut mbi materien, dominimi i vlerave njerëzore të cilat e zhvillojnë njerëzinë e njeriut e jo shtazoren, mbrojtja e nderit të familjes, sundimi (hilafeti) në tokë sipas normave të All-llahut dhe kushteve të Tij dhe duke e vënë në qeverisje vetëm programin e All-llahut dhe sheriatin e Tij në çështjet e këtij hilafeti).

*Format* e qytetërimit islam të cilat ngrihen mbi këto baza konstante ndikohen sipas shkallës së përparimit industrial, ekonomik dhe shkencor, ngase ai shfrytëzon të pranishmen ekzistuese njëmendësisht në çdo ambient,

andaj edhe doemos të ndryshojnë format e tij. Medoemos të ndryshojë që të sigurojë elasticitet të mjaftueshëm për t'i futur të gjitha ambientet dhe standardet në qarkun islam dhe t'i ambientojë me vlerat dhe elementet islame. Ky elasticitet – në format e jashtme të qytetërimit – nuk i imponohet akides islame nga e cila edhe buron ky qytetërim, por është prej natyrës së saj. Madje, elasticiteti nuk është lakim apo shtrembërim, midis tyre ka dallim të madh!

Islami e ka formuar qytetërimin edhe në mjediset afrikane, aty ku njerëzit jetonin të zhveshur. Ai në momentin e arritjes së tij atje i veshte trupat e zhveshur dhe njerëzit i futte në qytetërimin e veshjes të cilin e siguron orientimi i drejtë islam. Ai i shtyu njerëzit gjithashtu të dalin nga papunësia makalushe (primitiviteti i rëndë, sh.p.), në punë aktive e të organizuar për t'i shfrytëzuar arkat e gjithësisë materiale. I shtyu të dalin gjithashtu edhe nga rrethi i fisit ose klanit në rrethin e Ummetit. Ata kalonin nga adhurimi i idhujve të pavlerë në adhurimin e Zotit të gjithësisë. Çka është qytetërimi, nëse nuk është ky? Ky ka qenë qytetërimi i këtij ambienti i cili realisht është mbështetur në mundësitë ekzistuese. Pastaj kur Islami hyn në ndonjë ambient tjetër, ai do ta ngrejë – me vlerat e tij konstante – një formë tjetër prej formave të qytetërimit, përmes së cilës do të shfrytëzohen të mirat e atij ambienti dhe mundësitë e tij reale dhe do t'i zhvillojë.

Po kështu, ngritja e qytetërimit – sipas mënyrës islame dhe programit të tij – nuk përkufizohet në suaza të veçanta të përparimit industrial, ekonomik dhe shkencor, edhe pse qytetërimi (islam) kur ngrihet e

shfrytëzon këtë përparim – në rast se ekziston – e bart përpara shpejt, i ngrit synimet e tij, po ashtu ai e ngrit edhe kur nuk ekziston, investon për zhvillimin dhe përparimin e tij, ai prapëseprapë në çdo rast mbetet i paprekur dhe i qëndrueshëm në bazamentet e tij të pavarura, kurse shoqërisë islame nuk i ndryshohet natyra e saj e veçantë dhe struktura organike të formuara me pikëstartimin e parë përmes të cilit veçohet nga të gjitha shoqëritë xhahilite...

*"Ngjyrosje e All-llahut, e kush ngjyros (me fe) më mirë se All-llahu?" (El Bekare, 138)*

# Koncepti islam dhe kultura

Robërimi i shprehur vetëm ndaj All-llahut është pjesa e parë e shtyllës së parë të Islamit. Ai është treguesi që përputhet me dëshminë se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut dhe përvetësimin e mënyrës së robërimit nga I dërguari i All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Ky i dyti është pjesa e dytë e kësaj shtylle. Ky është treguesi që përputhet me dëshminë se Muhammedi është I dërguari i All-llahut – siç edhe kemi cekur në kapitullin: *"La ilahe il-lall-llah – program i jetës."*

Robërimi i shprehur vetëm ndaj All-llahut manifestohet në trajtimin e vetëm të All-llahut si hyjni; në akide, ibadet dhe sheriat. Muslimani asnjëherë nuk beson se *hyjnimi* i takon dikujt tjetër pos All-llahut, lavdi pastë, as se *adhurimi* i bëhet dikujt tjetër nga krijesat e Tij, e as se *sundimi* i takon dikujt nga robërit e Tij, siç është cekur edhe në kapitullin e mëparshëm.

Ne aty e sqaruam domethënien e robërimit, besimit, riteve dhe sundimit, kurse në këtë kapitull do ta sqarojmë domethënien e *sundimit* dhe raportin e tij me *kulturën*.

Domethënia e *sundimit* në konceptin islam nuk përkufizohet në përvetësimin e normave ligjore vetëm

nga All-llahu, gjykimi t'i dedikohet vetëm Atij dhe të gjykohet vetëm me të. Edhe domethënia e *sheriatit* në Islam nuk përkufizohet vetëm në normat ligjore, madje as në bazat e qeverisjes, sistemit dhe kompetencave të tij. Kjo domethënie e ngushtë nuk e përfaqëson domethënien e *sheriatit* dhe konceptit islam!

*Sheriati i All-llahut* nënkupton çdo gjë që All-llahu e caktoi me ligj për sistemimin e jetës njerëzore. Kjo manifestohet në bazat e besimit, qeverisjes, moralit dhe etikës, madje edhe në bazat e njohurisë gjithashtu.

Ai përfaqësohet në besim dhe koncept – me të gjitha elementet përforcuese të këtij koncepti – koncepti mbi njëmendësinë e hyjnimit, njëmendësinë e gjithësisë, asaj që shihet dhe që nuk shihet, njëmendësinë e jetës, asaj që shihet dhe që nuk shihet, njëmendësinë e njeriut dhe lidhjet midis të gjitha këtyre njëmendësive dhe raportit të njeriut me to.

Ai përfaqësohet në institucionet politike, sociale dhe ekonomike dhe në parimet përmes të cilave vendosen ato, ashtu që në të të manifestohet robërimi i plotë vetëm ndaj All-llahut.

Ai përfaqësohet në normat ligjore të cilat i sistemojnë këto institucione. Fjala është për atë se çka ne e quajmë *sheriat* e që në shumicën e rasteve trajtohet në kuptim të ngushtë, me çka edhe nuk e përfaqëson njëmendësinë e domethënies së tij në konceptin islam.

Ai përfaqësohet në themelet e moralit dhe etikës, të vlerave dhe kritereve të cilat dominojnë në shoqëri, kurse me to ngrihen individët, objektet dhe ngjarjet (historike, sh.p.) në jetën shoqërore.

Pastaj, ai përfaqësohet në *njohurinë – shkencën* me të gjitha aspektet e saj dhe në fushën e aktivitetit mendor dhe artistik përgjithësisht.

Për të gjitha këto doemos duhet të arrihet përvetësimi nga All-llahu, siç është rasti me përvetësimin në dispozitat ligjore duke e përfshirë edhe domethënien e tij të ngushtë të përhapur në mënyrë të barabartë.

Çështja për *sundimin* – sipas domethënies së tij të veçantë për qeverisjen dhe ligjin – pas gjithë kësaj që e shtjelluam në lidhje me të përmes këtyre konfirmimeve duket se është bërë e qartë dhe e kuptueshme.

Çështjet për themelet e moralit dhe etikës dhe për vlerat dhe kriteret të cilat dominojnë në shoqëri, mendoj se deri diku janë bërë të qarta! Kështu është sepse vlerat e kriteret, themelet e moralit dhe etikës të cilat dominojnë në shoqëri i bashkangjiten drejtpërdrejt botëkuptimit akaidor i cili dominon në atë shoqëri dhe frymëzohet nga i njëjti burim prej nga edhe përvetësohen të vërtetat e besimit përmes të cilit edhe modifikohet ky botëkuptim.

Ndërsa çështja e cila mund të jetë e panjohur, madje edhe për lexuesit e punimeve islame si ky, është kthimi i çështjes së aktivitetit mendor e artistik në konceptin islam dhe në burimin e tij hyjnor.

Kur kemi të bëjmë me aktivitetin artistik, tashmë është botuar një libër i tërë i cili e shtjellon këtë çështje duke e trajtuar aktivitetin artistik si tërësi e cila është shprehje njerëzore për pikëpamjet e njeriut, emocionet dhe reagimet e tij, dhe për pamjen e ekzistencës dhe jetës në shpirtin njerëzor. Të gjitha këto i gjykon, bile i formon në shpirtin musliman koncepti i tij islam me

universalitetin e tij për të gjitha pikëpamjet për universin, shpirtin, jetën dhe marrëdhëniet e tij me Krijuesin e universit, shpirtit dhe jetës! Po ashtu, edhe me konceptin e tij veçanërisht të dedikuar njëmendësisë së këtij njeriu, pozitës së tij në univers, qëllimit të ekzistencës së tij, detyrës së tij, vlerave të jetës së tij, që të gjitha këto janë në përbërje të konceptit islam i cili nuk është koncept thjesht mendor, është koncept akaidor, i gjallë, frymëzues, ndikues, efektiv, stimulativ dhe diktues i të gjitha aspiratave në konstruktin njerëzor.[13]

Ndërsa çështja e aktivitetit mendor dhe domosdoja e kthimit të këtij aktiviteti konceptit islam dhe burimit të tij hyjnor, me qëllim të realizimit të robërimit të plotë ndaj një All-llahu të vetëm, është çështje e cila kërkon nga ne një sqarim të plotë, ngase kjo mund të jetë në relacion me lexuesit e këtij sqarimi – madje edhe për muslimanët, midis të cilëve edhe ata që e shohin të domosdoshëm kthimin e qeverisjes dhe legjislacionit vetëm All-llahut – çështje e panjohur ose aspak e rrahur!

* * *

Muslimani nuk zotëron të drejtën që të përvetësojë një çështje e cila ka të bëjë me njëmendësinë e akides ose konceptit të përgjithshëm mbi ekzistencën; apo ka të bëjë me ibadetin, me moralin dhe etikën, vlerat dhe kriteret; apo ka të bëjë me parimet dhe fundamentet në sistemin politik, social ose ekonomik; apo ka të bëjë me interpretimin e aspiratave të aktivitetit njerëzor dhe me

---

[13] Prej librit: *"Metodologjia e artit islam"* të Muhammed Kutubit.

rrjedhën e historisë njerëzore; përpos nga ai burim hyjnor, dhe të gjitha këto nuk guxon t'i përvetësojë përpos nga një musliman në fenë dhe devotshmërinë e të cilit është i bindur, siç është i bindur edhe në efektin e besimit të tij në jetën praktike.

Në anën tjetër, muslimani zotëron të drejtën t'i përvetësojë shkencat ekzakte si kiminë, biologjinë, astronominë, mjekësinë, industrinë, bujqësinë, format e administrimit (por vetëm në aspektin teknik administrativ), format e veprimit teknik, strategjitë e luftës dhe dyluftimit në aspektin teknik, dhe gjithë atë që i ngjason këtij aktiviteti; të gjitha këto ka të drejtë t'i përvetësojë nga muslimani dhe jomuslimani, edhe pse në fakt kur ngrihet shoqëria muslimane e ka për detyrë që të angazhohet për t'i plotësuar këto nevoja në të gjitha këto fusha, duke e ditur se ato janë *farzi kifaje* (detyrë mjaftuese).[14] Është detyrë që disa individë nga ajo t'i specializojnë këto fusha, përndryshe do të fajësohet e tërë shoqëria nëse nuk plotësohen këto nevoja, dhe, nëse nuk i përgatitet ambienti te i cili është formuar, jeton, vepron dhe prodhon. Megjithatë, derisa të realizohet kjo, individi – musliman e ka për detyrë që t'i përvetësojë këto shkenca ekzakte dhe zbatimet e tyre praktike nga muslimani dhe jomuslimani, ngase ato janë prej çështjeve brenda fjalës së Të dërguarit të All-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*; ***"Ju jeni më të dijshëm me çështjet e dunjasë"***. Po ashtu nuk kanë lidhje me formimin e konceptit të muslimanit për jetën, universin,

[14] Farzi kifaje ose detyra mjaftuese quhet ai farz që kur një pjesë e masës e kryen, të tjerët shkarkohen, në të kundërtën, të gjithë janë mëkatarë nëse nuk kryhet. Përkthyesi.

njeriun, qëllimin e ekzistencës së tij, njëmendësinë e detyrës së tij dhe llojin e marrëdhënieve të tij përmes ekzistencës rreth tij me Krijuesin e tërë ekzistencës. Nuk kanë lidhje as me parimet, ligjet, sistemet, institucionet të cilat e organizojnë jetën e tij veçmas dhe në kolektivitet. Që këtu, nuk ka rrezik në të nga devijimi i akides së tij ose kthimit të tij në xhahilijjet! Nuk kanë lidhje as me moralin, etikat, traditat, doket, vlerat dhe kriteret të cilat dominojnë në shoqërinë e tij dhe të cilat i formojnë karakteristikat e kësaj shoqërie.

Ndërsa sa i përket shpjegimit të aktivitetit njerëzor individual ose kolektiv, që ka të bëjë me pikëpamjen e *qenies* së njeriut dhe *historisë së zhvillimit të tij*, ajo merret me shpjegimin e krijimit të universit, krijimit të jetës, krijimit të vetë njeriut në aspektin metafizik (me atë nuk kanë të bëjnë shkencat ekzakte si kimia, biologjia, astronomia dhe mjekësia) etj. Çështja këtu trajtohet njëjtë me çështjen e normave juridike, parimeve dhe fundamenteve të cilat e rregullojnë jetën dhe aktivitetin e tij. Ato lidhen me akiden, lidhje të drejtpërdrejtë, andaj edhe nuk i lejohet muslimanit t'i përvetësojë, përpos prej muslimanit që ka bindje në fenë dhe devotshmërinë e tij dhe është i njohur se ai të gjitha këto i ka të përvetësuara nga All-llahu. Me rëndësi është që kjo të ndërlidhet në ndjenjën e muslimanit për akiden e tij dhe të dijë se kjo është rezultat i dëshmisë së tij: se nuk ka hyjni tjetër pos All-llahut dhe se Muhammedi është I dërguari i All-llahut.

Ai ndoshta do t'i hulumtojë të gjitha gjurmët e zhvillimit xhahilit, por jo që nga ai t'i formojë konceptin dhe njohuritë e tij në të gjitha këto çështje, por që të

dijë se si ka devijuar xhahilijjeti; dhe, që të dijë se si t'i reformojë, orientojë drejt këto devijime njerëzore. Ai do t'i kthejë ato në fundamentet e tij të shëndosha përmes elementeve përforcuese të konceptit islam dhe njëmendësive të akides islame.

Në tërësi, drejtimet e *filozofisë*, të *interpretimit* të historisë njerëzore dhe të *psikologjisë*, përpos nënvizimeve dhe dëshmive pa interpretime të përgjithshme për to, studimet rreth *moralit* me të gjitha degët e tij, drejtimet për studimin e *feve komparative*, drejtimet e *hulumtimeve dhe rrymave shoqërore* me degët e tyre – përpos dëshmive, statistikave dhe informatave të drejtpërdrejta e jo edhe rezultatet e përgjithshme të nxjerrura nga ato e as udhëzimet e përgjithshme të krijuara nga ato, të gjitha këto drejtime në mendimin xhahilit e jo islam në të kaluarën apo të tashmen janë të ndikuara drejtpërdrejt nga konceptet ideologjike xhahilite, të ngritura mbi këto koncepte dhe shumica e tyre – në mos të gjitha, përmbajnë në bazat e tyre metodologjike armiqësi të hapët ose të fshehtë për konceptin fetar përgjithësisht e ndaj konceptit islam në veçanti!

Çështja në këto sfera të zhvillimit mendor dhe shkencor nuk është e njëjtë si çështja në shkencën e kimisë, fizikës, astronomisë, biologjisë, mjekësisë etj., përderisa këto të fundit janë brenda provave praktike, regjistrimit të rezultateve praktike, dhe përderisa edhe këto të mos ndërhyjnë me komente filozofike në ndonjë formë prej formave të tij. Rasti është me Darvinizmin i cili e tejkaloi sferën e konfirmimit të fakteve dhe të renditjes së tyre në shkencën e biologjisë, në sferën e dëshmive gojore, pa kurrfarë argumenti dhe pa kurrfarë

lënie vend për diskutim përpos shprehjes së aspiratave personale dhe tekeve të tij, kur tha se nuk është e domosdoshme të supozohet ekzistimi i ndonjë fuqie të jashtme nga bota fizike, vetëm për ta komentuar fillimin e jetës dhe zhvillimin e saj.

Muslimanit i mjafton proklamimi i Zotit të tij besnik ndaj këtyre çështjeve. Pozita te e cila lajmërohen këto përpjekje njerëzore në këto sfera është shumë përçmuese dhe qesharake, aq më tepër kur çështja lidhet drejtpërsëdrejti me akiden dhe robërimin e plotë ndaj një All-llahu të vetëm.

Thënia se *kultura është trashëgimi njerëzore* që nuk ka vatan, as komb e as fe është thënie e vërtetë nëse ndërlidhet me shkencat ekzakte dhe zbatimet e tyre praktike, por, pa mos e kapërcyer këtë fushë e të merret me sqarime filozofike e *metafizike* si rezultat i këtyre shkencave, e as me sqarime filozofike për qenien e njeriut, zhvillimin dhe historinë e tij, e as me art, etikë dhe shprehje intuitive në përgjithësi. Kjo, përndryshe është një nga kurthet botërore të çifutëve të cilës i intereson shpërthimi i të gjitha pendave, duke e përfshirë bile në ballë të të gjithave pendën e akides dhe konceptit për të depërtuar çifutët në tërë trupin e botës përderisa ai është i ligështuar e i mpirë, dhe që ta ushtrojnë çifutët aktivitetin e tyre djallëzor në ballë të tij, procesin e tyre kamator i cili përfundon me kthimin e të gjitha të ardhurave nga fitimi i njerëzisë tek pronarët e organizatave financiare kamatore të çifutëve!

Megjithatë, Islami konsideron se – pos shkencave ekzakte dhe zbatimeve të tyre praktike – ekzistojnë dy lloje të kulturave: Kultura islame e ngritur mbi themelet

e konceptit islam dhe kultura xhahilite e ngritur mbi metodologji të shumënumërta ku që të gjitha i kthehen një baze, bazës së shndërrimit të mendimit njerëzor në hyjni për të mos iu kthyer All-llahut në kriteret e Tij. Kultura islame i përfshin të gjitha fushat e zhvillimit mendor dhe praktik njerëzor e cila përmban në vete parime, metodologji dhe karakteristika të cilat mjaftojnë për intensifikimin e këtij zhvillimi dhe gjallërimin e tij të përhershëm.

Mjafton të dimë se drejtimi eksperimental përmes të cilit është ngritur qytetërimi i tashëm industrial evropian nuk është krijuar fillimisht në Evropë por në universitetet islame në Endelus (Spanja dhe Portugalia e sotshme) dhe Lindje duke i nxjerrë bazat e tij nga koncepti islam dhe udhëzimet e tij për universin, natyrën e tij reale, rezervave dhe hesave të tij. Më pastaj rilindja shkencore në Evropë përmes kësaj metodologjie u pavarësua dhe vazhdoi duke zhvilluar dhe përparuar, atëherë kur ra dhe mbeti e lënë pasdore përfundimisht në Botën islame për shkak të largimit gradual të kësaj bote nga Islami, përmes ndikimit të faktorëve, disa të strukur në strukturën e shoqërisë e disa të plasuar në sulmet që i bëheshin nga bota kryqtare dhe cioniste. Mandej Evropa bëri shkëputjen ndërmjet metodologjisë të cilën e përvetësoi dhe bazave të saj akaidore islame. Ajo bëri ndarjen e saj përfundimisht duke e larguar krejtësisht nga All-llahu, në kohën kur ajo u shkëput nga Kisha e cila pat shtrirë ndikimin e saj mbi njerëzit – pa të drejtë dhe me dhunë – në emër të Zotit![15]

[15] Shih kapitullin: "Shkëputja e pafat" në librin: *"Islami – fe e ardhmërisë"*

Kështu, produkti i mendimit evropian në përgjithësi, fati i tij si fati i çdo produkti të mendimit xhahilit në të gjitha kohët dhe në të gjitha vendet mori krejtësisht formë tjetër, me fizionomi krejtësisht të kundërt me potencialet e konceptit islam, duke ngjallë njëkohësisht armiqësi të thellë ndaj konceptit islam. Andaj muslimani e ka për detyrë t'u kthehet vetëm potencialeve të konceptit të tij dhe, nëse mundet personalisht të mos marrë pos nga burimi hyjnor, përndryshe le të mos marrë pos nga një musliman i përkushtueshëm për fenë dhe përkushtimin e të cilit e di aq sa do t'i bindet marrjes nga ai.

* * *

Islami nuk e njeh rrëfimin për shkëputjen e *diturisë* nga *pronari i diturisë* përkitazi me dituritë të cilat ndërlidhen me kuptimet e akides që ndikojnë në qëndrimin e njeriut ndaj ekzistencës, jetës, aktivitetit njerëzor, institucioneve, vlerave, moralit, traditave dhe gjithë asaj që ka lidhje me qenien e njeriut dhe aktivitetin e tij në këto aspekte.

Islami lejon që muslimani ta përvetësojë nga jomuslimani ose nga jo i devotshmi nga muslimanët shkencën e kimisë, fizikës, astronomisë, mjekësisë, industrisë, bujqësisë ose punët administrative dhe të arkivave e të tjerat si këto, dhe atë në rast se nuk gjendet musliman i devotshëm nga i cili do t'i merrte të gjitha këto, siç është realiteti sot me ata të cilët vetëm deklarativisht e quajnë veten muslimanë, si rrjedhojë e largimit të tyre nga feja, metodologjia dhe koncepti islam. Pra, Islami këtë e lejon për nevojat e hilafetit në tokë –

me lejen e All-llahut – dhe për dobitë që mund t'i ketë hilafeti nga këto shkenca, përvoja dhe shkathtësi të ndryshme. Megjithatë, Islami nuk lejon që t'i përvetësojnë bazat e akides së tij, as elementet përforcuese të konceptit të tij, as komentimin e Kur'anit dhe Hadithit, as interpretimin e sires (biografisë së Pejgamberit), as metodologjinë e historisë dhe interpretimin e zhvillimit të saj, as orientimin e shoqërisë, as sistemin e qeverimit e as metodën e politikës së tij, as veprimet artistike, etike dhe artikulluese etj. prej burimeve joislame e as mos t'i përvetësojnë nga një jomusliman të gjitha këto që i cekëm më lart edhe nëse i bindet fesë dhe devotshmërisë së tij.

Personi i cili është duke i shkruar këto fjalë është njeri i cili kaloi dyzet vjet të plota në lexim. Puna e tij fillestare ishte leximi dhe studimi në shumicën e fushave të njohurisë njerëzore, të cilat as nuk kanë qenë specializim e as nuk kanë qenë pasion i tij. Kur ja, e gjithë ajo që e lexoi ai doli se është e kotë dhe shumë e pavlerë në krahasim me atë kapital kolosal (të Islamit, sh.p.) – e as që do të mund të ishte ndryshe pos kështu – e as që është penduar për ato dyzet vjet që i kaloi ashtu, ngase ai e njohu xhahilijjetin rrënjësisht, ua njohu devijimet, rrëshqitjet dhe horrllëqet e tyre. Pastaj ulërimat, bufatjet, krekosjet dhe pretendimet e tyre gjithashtu!!! Ai mësoi dhe kuptoi bindshëm se muslimani nuk ka mundësi t'i bashkojë këto dy burime (islame dhe xhahilite, sh.p.) në përvetësim!!

Megjithatë, kjo që u vu në spikamë më lart nuk është mendim imi të cilin dua ta publikoj. Çështja është më e madhe sesa të jipet përgjigje (fetfa) duke shprehë

një mendim. Kjo çështje ka peshë më të madhe te All-llahu sesa mbështetja e muslimanit në mendimin e tij. Çështja ka të bëjë me fjalën e All-llahut, lavdi pastë, dhe të Pejgamberit të Tij, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Vendimin për këtë çështje duhet marrë prej Tij. Duhet t'i kthehemi All-llahut dhe Pejgamberit ashtu siç i kthehen ata që i besuan All-llahut dhe Pejgamberit kur nuk janë në pajtim për një gjë.

All-llahu, lavdi pastë, flet për synimin përfundimtar të çifutëve dhe të krishterëve përkitazi me çështjen e muslimanëve në përgjithësi:

*"Shumë ithtarë të Librit (jehudi, krishterë) edhe pasi që u është bërë e qartë e vërteta, nga vetë zilia e tyre personale dëshiruan që pas besimit tuaj t'ju kthejnë në mosbesimtarë, pra ju lërini dhe largohuni prej tyre derisa All-llahu ta sjellë urdhrin e Vet. All-llahu ka mundësi për çdo send." (Bekare, 109)*

*"As jehuditë, e as të krishterët kurrë nuk do të jenë të kënaqur me ty derisa të pasosh fenë e tyre. Thuaju: "Udhëzimi i All-llahut është udhëzim i drejtë." E nëse, pasi që të ka ardhur ty e vërteta, shkon pas mendimeve të tyre, nuk ka kush të të ndihmojë e as të të mbrojë nga All-llahu." (Bekare, 130)*

*"O ju që besuat, në qoftë se ju i bindeni një grupi të atyre që u është dhënë Libri, ata, pas besimit tuaj, do t'ju kthejnë në mosbesimtarë." (Ali Imran 100)*

Ndërsa Pejgamberi, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, sipas asaj që e transmeton El-Hafidh Ebu Ja'li, e ky nga Hammade, e ky nga Sha'bi, e ky nga Xhabiri, *radijall-llahu anhum*, ka thënë:

***"Mos i pyetni ithtarët e Librit për asgjë. Ata nuk mund t'ju udhëzojnë kur vetë kanë lajthitur. Ju kësh-***

***tu ose do t'i besoni të kotës ose do ta përgënjeshtroni të vërtetën. Pasha All-llahun, sikur Musa të ishte gjallë në mesin tuaj, nuk do t'i lejohej pos që të më ndjekë mua."***

Kur synimi përfundimtar i çifutëve dhe i të krishterëve për çështjen e muslimanëve definohet në këtë mënyrë të prerë, të cilën e konfirmon All-llahu, lavdi pastë, për çdo rast do të ishte mendim i marrë të mendojmë se ata i nxjerrin vlerësimet e veta me qëllim të mirë pas cilitdo nga studimet e ndërlidhura me akiden islame apo historinë islame, ose udhëzimet për sistemin e shoqërisë muslimane, politikën apo ekonominë e tyre ose të mendojmë se ata kanë synime pozitive, udhëzuese apo ndriçuese. Ata të cilët mendojnë kështu për atë se çka thonë ata njerëz, pas konfirmimit të All-llahut, lavdi pastë, ata pa dyshim janë naivë (*gafil*)!

Kjo gjithashtu definohet edhe nga fjala e All-llahut, lavdi pastë, kur thotë: *"Thuaju: Udhëzimi i All-llahut është udhëzim i drejtë."* Ky është burimi i vetëm të cilit muslimani e ka për detyrë t'i kthehet lidhur me këto çështje. Pas udhëzimit të All-llahut nuk ka rrugë pos lajthitjes, jashtë Tij nuk mund të gjejmë udhëzim. Këtë e përforcon konteksti i shkurtër i cekur në këtë tekst: *"Thuaju: Udhëzimi i All-llahut është udhëzim i drejtë."* Nuk ka vend për dyshim në kuptimin e këtij teksti e as në komentimin e tij!

Po ashtu, ai vendimin e prerë duhet ta mbrojë nga kundërshtimet e atyre që ia kanë kthyer shpinën përmendjes së All-llahut dhe e kanë përkufizuar angazhimin e tyre vetëm për çështjet e kësaj jete. Kur'ani vë në theks se një njeri si këta, dijen e tij nuk e mbështet pos

në hamendje, kurse besimtari e ka të ndaluar ta ndjekë hamendjen dhe si i tillë nuk ka njohuri pos për të dukshmen (anën e jashtme, sh.p.) e jetës së kësaj bote, andaj edhe ai nuk mund të ketë njohuri të sakta.

*"Andaj ti largohu prej atij që ia ka kthyer shpinën Kur'anit dhe që nuk do tjetër vetëm jetën e dunjasë! Ajo është e tërë dituria që kanë arritur ata, e Zoti yt është Ai që di më së miri për atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai është që e di më së miri për atë që është në rrugën e drejtë." (Nexhm, 29-30)*

*"Edhe atë që dinë nga jeta e kësaj bote, është dije e cekët, por ndaj jetës së përjetshme (ndaj ahiretit) ata janë plotësisht të verbuar (të papërkujtueshëm)." (Rum, 7)*

Ata të cilët janë të papërkujtueshëm ndaj përmendjes së All-llahut dhe nuk kanë për qëllim pos jetën e kësaj bote – kjo është gjendje e të gjithë të ashtuquajturve "dijetarë" sot – nuk dinë pos kësaj sipërfaqësores, kurse kjo nuk është ajo "dituri" përmes së cilës muslimani i bindet atij që e zotëron dhe që të përvetësojë nga ai në çdo aspekt. Atij i lejohet që të përvetësojë nga ai vetëm në suaza të diturisë së tij materiale. Nga ai nuk do të përvetësojë as interpretim e as vizion të përgjithshëm për jetën, shpirtin apo ndërlidhjet e tij konceptuale. Po ashtu kjo nuk është ajo dituri për të cilën paralajmërojnë ajetet kur'anore dhe e lavdërojnë atë, siç është rasti me fjalën e All-llahut të Lartësuar: *"A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?"*, siç e komentojnë ata të cilët i shkëpusin tekstet kur'anore nga konteksti i tij për të dëshmuar asisoj që teksti nuk e ka për qëllim. Kjo pyetje konfirmuese është e cekur në një ajet, e ky është teksti i tij i plotë:

*"(A thua jobesimtari e ka gjendjen më të mirë) apo ai që kohën e natës e kalon në adhurim, duke bërë sexhde, duke qëndruar në këmbë, i ruhet (dënimit të) botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet? Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim." (Zumer, 9)*

Ky që kohën e natës e kalon në adhurim, duke bërë sexhde e duke qëndruar në këmbë, i druan botës tjetër dhe shpreson në mëshirën e Zotit të vet, ky është ai që di dhe kjo është ajo dituri e vërtetë për të cilën sinjalizon ajeti, dituri e cila udhëzon dhe përkushton ndaj All-llahut, e jo dituri e cila e prish karakterin ashtu që ta mohojë All-llahun!

Dituria nuk është e përkufizuar vetëm në dituritë mbi akiden, parimet fetare dhe ligjet normative, dituria përfshin çdo gjë. Ajo ndërlidhet me ligjet natyrore dhe shfrytëzimin e tyre për hilafetin e tokës njëjtë edhe siç ndërlidhet me akiden, parimet fetare dhe ligjet normative. Kurse dituria e cila është shkëputur nga themeli i saj i besimit nuk është dituri të cilën e vlerëson Kur'ani dhe i lavdëron bartësit e saj. Ekziston lidhje e fortë ndërmjet bazës së besimit dhe shkencës së astronomisë, biologjisë, fizikës, kimisë, gjeologjisë dhe me të gjitha shkencat të cilat kanë të bëjnë me normativat hapësinore dhe ligjet fizike. Që të gjitha këto çojnë te All-llahu atëherë kur ato nuk i shfrytëzon pasioni i devijuar për t'u larguar nga All-llahu, ashtu siç edhe u orientua metodologjia evropiane gjatë rilindjes shkencore, për fat të keq – për shkak të atyre rrethanave të pavolitshme të cilat u krijuan në historinë evropiane, në veçanti midis atyre që merreshin me shkencë dhe kishës despotike! Kjo la gjurmët e saj të thella në me-

todologjinë e gjithë mendimit evropian dhe në vetë natyrën e mendimit evropian. Këto mbeturina helmuese lanë armiqësi për bazën e konceptit fetar globalisht – jo vetëm për bazën e konceptit kishtar e as vetë kishës – në gjithë atë që e prodhoi mendimi evropian në çdo fushë prej fushave të diturisë, qoftë ajo filozofi metafizike apo hulumtime ekzakte shkencore pa patur ndonjë lidhje – në mënyrë eksplicite – me çështjen fetare![16]

Nëse veç është konfirmuar se metodologjitë e mendimit perëndimor dhe se vlerësimet e këtij mendimi në të gjitha fushat e diturisë, fillimisht ngrihen mbi bazën e këtyre mbeturinave helmuese duke u sjellë armiqësisht me origjinën e konceptit fetar në përgjithësi, pa dyshim se këto metodologji dhe ky vlerësim sillen edhe më armiqësisht me konceptin islam në veçanti. Ky mendim e mbështet këtë armiqësi me cilësi të veçantë dhe në të shumtën e rasteve tenton – në mënyrë të qëllimtë – shtrembërimin e akides, konceptit dhe konteksteve islame, pastaj rrënimin e themeleve përmes të cilave ngrihet dhe dallohet shoqëria muslimane me të gjith potencialet e saj.

Që këtu, është naivitet i përbuzur të mbështeturit në metodologjitë e mendimit perëndimor dhe në vlerësimet e tyre po ashtu, rreth çështjes së studimeve islame. Andaj është i domosdoshëm kujdesi gjatë studimit të shkencave ekzakte – të cilat aktualisht jemi të detyruar t'i përvetësojmë nga burimet perëndimore – nga çfarëdo implikacionesh filozofike të cilat ndërlidhen me to,

[16] Të konsultohet kapitulli: "Shkëputja e pafat" në librin: *"Islami – fe e ardhmërisë"*

ngase këto implikacione globalisht i kundërvihen në bazë konceptit fetar e veçanërisht konceptit islam, dhe çfarëdo mase e tyre mjafton për helmimin e burimit të pastër islam.

## Shtetësia e muslimanit dhe akideja e tij

Islami i erdhi njerëzimit me koncept të ri për t'i plasuar lidhjet dhe gërshetimet e njëmendta, pikërisht kur erdhi me koncept të ri për t'i plasuar vlerat dhe konsideratat e njëmendta dhe për ta nxjerrë në pah drejtimin e njëmendtë nga i cili do të përvetësoheshin këto vlera dhe konsiderata.

Islami erdhi që njeriun ta kthejë te Zoti i vet dhe që ta bëjë këtë pushtet të vetmin nga i cili do të përvetësoheshin kriteret dhe vlerat, nga i cili edhe e pranoi ekzistencën dhe jetën dhe te i cili kthehet me lidhjet dhe gërshetimet e tij ashtu siç ai nga vullneti i Tij doli në ekzistencë dhe te Ai kthehet.

Ai erdhi që të konfirmojë se ekziston vetëm një gërshetim i cili i lidh njerëzit për All-llahun, e nëse çthuret ky gërshetim, nuk ekziston lidhje e as dashuri:

*"Nuk gjen popull që e beson All-llahun dhe Ditën e Gjykimit, e ta dojë atë që kundërshton All-llahun dhe Të Dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata (kundërshtarët) prindërit e tyre, fëmijët e tyre, vëllezërit e tyre ose farefisi i tyre." (Muxhadele, 22)*

Për All-llahun ka vetëm një parti që nuk përpjesëtohet. Të gjitha partitë tjera janë të shejtanit dhe tagutit:

*"Ata që besuan luftojnë në rrugën e All-llahut, e ata që nuk besuan luftojnë në rrugën e djallëzuar (tagutit). Luftoni pra miqtë e djallit, s'ka dyshim se intriga e djallit është e dobët." (Nisa, 76)*

Ekziston vetëm një rrugë që arrin te All-llahu, asnjë rrugë tjetër nuk shpie te Ai:

*"Dhe se kjo është rruga Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbahuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij." (En'am, 153)*

Ekziston vetëm një sistem – sistemi islam, çdo sistem tjetër është xhahilijjet:

*"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?" (Maide, 50)*

Ekziston vetëm një ligj, ai është sheriati i All-llahut, pos tij çdo gjë është pasion:

*"Pastaj Ne të vumë ty në një rrugë të drejtë (sheriat), pra ti ndiqe atë e mos ndiq dëshirat e atyre që nuk dinë." (Xhathije, 18)*

Ekziston vetëm një e vërtetë, ajo nuk përpjesëtohet, çdo gjë pas saj është iluzion.

*"Pas të vërtetës nuk ka tjetër pos iluzione, e si po ia ktheni shpinën (të vërtetës)?" (Junus, 32)*

Ekziston vetëm një shtëpi, ajo është shtëpia e Islamit (*Darul Islam*). Është ajo te e cila ngrihet shteti musliman, te e cila do të dominojë sheriati i All-llahut, ngrihen kufijtë dhe në të muslimanët udhëhiqen midis vete. Çdo shtëpi tjetër pos saj është shtëpi e luftës, marrëdhënia e muslimanit me të është ose dyluftimi, ose besa sipas kontratës për paqe, megjithatë ajo nuk është shtëpi e Islamit, nuk ekziston kurrfarë lojaliteti midis tyre dhe muslimanëve:

*"Është e vërtetë se ata që besuan, u shpërngulën dhe luftuan me pasurinë e shpirtin e tyre në rrugën e All-llahut, dhe ata që strehuan (të shpërngulurit) dhe u ndihmuan, të tillët janë miq të njëri-tjetrit (në ndihmë dhe në trashëgim). Ata që besuan por nuk u shpërngulën, ju nuk keni përkujdes as ndihmë për ta derisa të shpërngulen edhe ata. E nëse ata kërkojnë ndihmë prej jush për çështjen e fesë, atëherë jeni të obliguar t'u ndihmoni, përveç nëse është puna kundër një populli që me të keni marrëveshje (nuk mund t'u ndihmoni në luftë kundër atij populli). All-llahu mbikëqyrë atë që veproni. Ata që e mohuan të vërtetën janë miq të njëri-tjetrit. E nëse nuk e bëni atë (të ndihmoni e të kujdeseni për njëri-tjetrin), bëhet trazirë dhe rrëmujë e madhe në tokë. Po ata që besuan, migruan dhe luftuan për rrugën e All-llahut, dhe ata që strehuan dhe ndihmuan, janë besimtarë të vërtetë. Atyre u takon falja (e mëkateve) dhe furnizimi në mënyrë të ndershme. Ndërsa edhe ata që besuan më vonë, e që u shpërngulën dhe luftuan së bashku me ju, janë të njëjtë me ju (në të drejta)." (Enfal, 72-75)*

Me këtë qëndrim të shkëlqyeshëm e të plotë dhe me këtë vendim të prerë erdhi Islami. Erdhi që ta ngrisë njeriun dhe ta shpëtojë nga gërshetimet (lexo: përzierjet, sh.p.) me tokën e dheun dhe me gërshetimet me mish e me gjak – ata bëjnë pjesë në gërshetimet në tokë, andaj edhe nuk ka vatan për muslimanin pos aty ku ushtrohet sheriati i All-llahut në mënyrë që lidhjet midis tij dhe banorëve të vet të ngrihen mbi bazën e lidhjes për All-llahun. Muslimani nuk ka shtetësi tjetër pos akiden e tij e cila e bën pjesëtar të *Ummetit musliman* në *shtëpinë e Islamit*. Muslimani nuk ka ndonjë afërsi tjetër pos asaj e cila buron nga besimi në All-llahun, në mënyrë që ky mishërim ndërmjet tij dhe të afërmve të tij të arrihet përmes lidhjes për All-llahun.

Nuk mund të jenë të afërmit e muslimanit babai, nëna, vëllai, gruaja dhe akrabaja e tij, nëse ata nuk i lidhë nyja e parë në Krijuesin e që pastaj t'i lidhë barku:

*"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe kini frikë All-llahun që me emrin e Tij përbetoheni, ruajeni farefisin (akraballëkun)." (Nisa, 1)*

Kjo nuk e ndalon shoqërimin e prindërve me sjellje të mirë, përkundër ndryshimit të besimit në rast se ata nuk rreshtohen në vijën kundërshtare ndaj frontit musliman. Në atë rast pushojnë afërsia dhe shoqërimi, kurse Abull-llah bin Abdull-llah bin Ubejje na e jep shembullin më të qartë:

Transmeton Ibni Xheriri me senedin e tij nga Ibni Zejjadi i cili ka thënë:

"E thirri Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, Abdull-llah ibni Abdull-llah bin Ubejjen dhe i tha: ***A nuk e sheh se ç'po thotë babai yt?*** Tha: Ç'po thotë babai im, pashë babën tim dhe nënën time? Tha: ***Po thotë: Nëse kthehemi në Medine do ta nxjerrë i forti të dobëtin nga ajo.*** Ai i tha: E ka thënë të vërtetën pasha All-llahun o Resulull-llah. Ti pasha All-llahun je i forti e ai është i dobëti. Meqë ke ardhë në Medine o Resulull-llah, të tregojë se banorët e Jethribit e dinë vall-llahi se në të nuk ka njeri që sillet më dashur me prindin e tij, se unë. Nëse All-llahu dhe Resulull-llahu pajtohen që unë t'ua sjell atyre kokën e tij, pa hamendje do t'ua sjellë atë. Atëherë Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, tha: Jo. Kur u kthyen në Medine, u ngrit Abdull-llah ibni Abdull-llah bin Ubejje, i doli para derës (së qytetit) babait të tij me shpatë dhe i tha: Tani

vall-llahi do ta shohish forca a është ytja apo e Resulull-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*. Vall-llahi nuk do ta shijosh hijen e saj (d.m.th. shtëpinë e tij). Atë nuk do ta shijojë asnjëherë pos me lejen e All-llahut dhe Të dërguarit të tij. Ai filloi të thotë: Mjerë për Hazrexhin! Biri im më pengon në shtëpinë time, mjerë për Hazrexhin! Biri im më pengon në shtëpinë time. I biri thotë: Vall-llahi nuk do të strehohet kurrë pos me lejen e tij. Atij iu mblodhën disa burra dhe i folën, dhe në atë rast tha: Vall-llahi nuk do të hyjë pos me lejen e All-llahut dhe Të dërguarit të Tij. Atëherë i shkuan Resulull-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* dhe i treguan. Ai tha: **Shkoni te ai dhe thoni: Lëre të lirë në shtëpinë e tij.** Ata i shkuan atij, e ai ua ktheu: E tash, meqë erdhi urdhri i Pejgamberit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, po them po."

Kur të lidhet nyja e besimit, të gjithë besimtarët janë vëllezër edhe nëse nuk i bashkon farefisnia apo miqësia: *"Vërtet besimtarët janë vëllezër"*, në formë të shkurtër dhe decide:

*"Është e vërtetë se ata që besuan, u shpërngulën dhe luftuan me pasurinë e shpirtin e tyre në rrugën e All-llahut, dhe ata që strehuan (të shpërngulurit) dhe u ndihmuan të tillët janë miq të njëri-tjetrit (në ndihmë dhe në trashëgim)." (Enfal, 72)*

Kjo është një miqësi e cila e dallon një gjeneratë nga të gjitha gjeneratat vijuese duke e lidhë të parin e këtij Ummeti me të fundit dhe të fundit me të parin me lidhjen e dashurisë, dhembshurisë, miqësisë dhe mirësjelljes së vendosur:

*"Edhe ata që përgatitën vendin (Medinen) dhe besimin para tyre, i duan ata që shpërnguleshin tek ata dhe nuk*

*ndiejnë në gjoksat e tyre ndonjë nevojë (për zili a tjetër) nga ajo që u jepej atyre (muhaxhirëve), madje edhe sikur të kishin vetë nevojë për të, ata u jepnin përparësi atyre para vetvetes. Kush është i ruajtur prej lakmisë së vet, të tillët janë të shpëtuar. Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thanë: "Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues." (Hashr, 9-10)*

* * *

All-llahu sjell shembuj për muslimanët përmes grupit të ndershëm nga pejgamberët të cilët kaluan në varganin e imanit, të vendosur në degëzimet e kohës:

*"Nuhu e luti Zotin e vet, duke i thënë: "O Zoti im, djali im është i familjes sime, e premtimi Yt është i saktë, ndërsa Ti je më i drejti i të drejtëve!" (Zoti) Tha: "O Nuh, ai (djali) nuk është nga familja jote (për të cilët premtova se do t'i shpëtoj), ai është punëkeq, e ti mos më kërko Mua atë që nuk di, Unë të këshilloj të mos bëhesh nga injorantët!" (Nuhu) Tha: "Zoti im, unë mbështetem në mbrojtjen Tënde që të (mos) kërkoj prej Teje atë për çka nuk kam njohuri, e në qoftë se nuk më fal mua dhe nuk më mëshiron Ti, do të jem i humbur!." (Hud, 45-47)*

*"Përkujto (O I dërguar) kur Zoti i vet Ibrahimin e provoi me disa obligime, e ai i përmbushi ato, e Ai i tha: "Unë po të bëj ty prijës (Imam) të njerëzimit!" Ai tha: "(Bën o Zot) Edhe nga pasardhësit e mi!" (Zoti) Tha: "Mirësinë time nuk mund ta gëzojnë mizorët!" (Bekare, 124)*

*"Dhe kur Ibrahimi tha: "Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan All-llahun dhe jetën tjetër, furnizoi me lloje të frutave!" Ai (All-llahu) tha: "(E furnizoj) Edhe atij që nuk besoi do t'ia mundësoj shfrytëzi-*

*min e frutave për një kohë të shkurtër, e pastaj do ta shtyj në dënimin e zjarrit, e sa përfundim i shëmtuar është ai!" (Bekare, 126)*

Ibrahimi largohet nga babai dhe familja e tij kur sheh se ata janë këmbëngulës në lajthitje:

*"Unë po largohem prej jush dhe prej çka adhuroni ju pos All-llahut, e shpresoj se me adhurimin e Zotit tim nuk do të jem i humbur!" (Merjem, 48)*

All-llahu rrëfen për Ibrahimin dhe popullin e tij duke nxjerrë atë që është këshillë e shembull:

*"Ju e keni shembullin më të mirë te Ibrahimi dhe te ata që ishin me të, kur i thanë popullit të vet: "Ne tërhiqemi prej jush dhe prej asaj që adhuroni, pos All-llahut nuk besojmë tuajën, prandaj ndërmjet nesh e jush është e hapët armiqësia e urrejtja derisa ta besoni vetëm All-llahun Një!" (Mumtehine, 4)*

Djelmoshat, banorët e shpellës largohen nga familjet, populli dhe toka e tyre që të shpëtojnë te All-llahu me fenë e tyre dhe t'i kthehen Zotit të tyre me besimin që e kishin kur u bë e pamundur t'i gjejnë vend (fesë dhe besimit, sh.p.) në vatan, familje dhe farefis:

*"Ne po të rrëfejmë saktë çështjen e tyre. Ata ishin disa djelmosha, kishin besuar Zotin e tyre, e Ne atyre edhe më ua shtuam bindjen. Edhe i forcuam zemrat e tyre (i bëmë të qëndrueshëm) saqë kur u ngritën thanë: "Zoti ynë është Zoti i qiejve dhe i tokës, nuk adhurojmë ndonjë zot tjetër pos Tij, pse atëherë do të thoshim diçka shumë mizore!" Këta, populli ynë, ka besuar zota tjerë pos Atij, pse pra nuk sjellin ndonjë argument të qartë për ata? A ka më mizor se ai që shpif gënjeshtër ndaj All-llahut? Derisa jeni izoluar prej tyre dhe prej asaj që adhurojnë ata, pos All-llahut, atëherë strehohu në shpellë, e Zoti i juaj ju dhuron nga mëshi-*

*ra e Tij e gjerë dhe ju lehtëson në çështjen tuaj atë që është në dobinë tuaj." (Kehf, 13-16)*

Gruaja e Nuhut dhe gruaja e Lutit ndahen nga burrat e tyre meqë i ndante akideja:

*"Atyre që mohuan All-llahun u sjell shembull gruan e Nuhut dhe gruan e Lutit. Ato të dyja ishin në kurorë të robërve të mirë nga robërit tanë, por ato të dyja i tradhtuan (në fe) ata të dy dhe këta të dy nuk mund t'i mbrojnë ato fare tek All-llahu, e atyre dyjave u thuhet: "Hyni të dyjat në zjarr së bashku me ata që hynë!" (Tahrim, 10)*

Ndërsa gruaja e Faraonit në këndin tjetër:

*"E atyre që besuan, All-llahu ua solli shembull gruan e Faraonit, kur ajo tha: "Zoti im, më bën një vend pranë mëshirës Sate në xhennet dhe më shpëto prej Faraonit e brutalitetit të tij dhe më shpëto prej popullit mizor!" (Tahrim, 11)*

Kështu shembujt shpeshtohen në të gjitha format e gërshetimit dhe lidhjeve. Lidhjes atërore në rrëfimin e Nuhut, lidhjes bijësore dhe vatanit në rrëfimin e Ibrahimit, lidhjes familjare, fisnore dhe vatanit të gjitha përnjëherë në rrëfimin e banorëve të Shpellës dhe lidhjes bashkëshortore në rrëfimet e dy grave, të Nuhut dhe Lutit dhe gruas së Faraonit.

Kështu vazhdon rrugën vargani fisnik në përfytyrimin e tij për njëmendësinë e lidhjeve dhe gërshetimeve, derisa vjen te Ummeti i mesëm dhe gjen këtë kapital të shembujve, modeleve dhe përvojave. Ai vazhdon të ecë sipas Programit hyjnor për Ummetin besimtar, do të ndahet një familje e gjerë dhe do të ndahet një shtëpi atëherë kur do të ndahet akideja dhe të mbijë lidhja e parë. E All-llahu, lavdi pastë, thotë fjalën e tij fisnike në lidhje me vetinë e besimtarëve:

*"Nuk gjen popull që e beson All-llahun dhe Ditën e gjykimit, e ta dojë atë që kundërshton All-llahun dhe Të dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata (kundërshtarët) prindërit e tyre, fëmijët e tyre, vëllezërit e tyre ose farefisi i tyre. Ata janë që në zemrat e tyre (Ai) ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirt nga ana e Tij dhe ata do t'i shpjerë në xhennete, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Aty janë përgjithmonë. All-llahu ua ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij. Të tillët janë palë (grup, parti) e All-llahut, ta dini pra se pala e All-llahut janë ata të shpëtuarit!" (Muxhadele, 22)*

Atëherë kur u shkëput gërsheta e afërsisë midis Muhammedit, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, axhës së tij Ebu Lehebit dhe djalit të axhës së tij, Amr ibni Hishamit (Ebu Xhehlit) dhe atëherë kur muhaxhirët i luftuan familjet dhe farefisin e tyre dhe i vranë Ditën e Bedrit (Luftën e Bedrit), pikërisht atëherë u lidh gërsheta e akides midis muhaxhirëve (emigruesve nga Mekka) dhe ensarëve (nikoqirëve nga Medina). Ata u bënë familje dhe vëllezër. Aty u lidh gërsheta ndërmjet muslimanëve arabë dhe vëllezërve të tyre, Suhejb Er-Rumi (romak), Bilal El-Habeshiu (abisinian) dhe Selman El-Farisiu (persian), po ashtu u tret fanatizmi i fisit, racës dhe vendit. Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, u tha atyre: ***"Braktiseni (fanatizmin), se ai është kundërmues."*** Po ashtu u tha: ***"Nuk është prej nesh kush thërret në fanatizëm, nuk është prej nesh kush lufton për fanatizëm dhe nuk është prej nesh kush vdes për fanatizëm."*** Kështu përfundoi çështja e këtij kundërmimi, kundërmimit të fanatizmit të prejardhjes. Vdiq edhe çështja e mburrjes arrogante, mburrjes me racë. Po ashtu u mënjanua njolla e kombit

dhe njerëzit filluan të thithin aromën e pozitave të larta, larg nga kundërmimi i mishit dhe gjakut dhe zhytjeve të dheut e tokës. Që nga ajo ditë vatani i muslimanit nuk mbeti toka, por mbeti *Shtëpia e Islamit*. Në shtëpinë te e cila dominon akideja e tij dhe në të cilën gjykon vetëm sheriati i All-llahut. Në shtëpinë te e cila strehohet dhe të cilën e mbron; për të cilën bie dëshmor kur është në pyetje mbrojtja dhe zgjerimi i territorit të saj. Ajo është *Shtëpi e Islamit* për të gjithë ata që i janë nënshtruar Islamit si akide dhe e pranojnë sheriatin e tij si ligj. Po ashtu edhe për të gjithë ata që e pranojnë sheriatin e Islamit sistem – edhe nëse nuk janë muslimanë – siç është rasti me bartësit e feve biblike (çifutë e të krishterë) të cilët jetojnë në *Shtëpinë e Islamit*. Toka te e cila nuk dominon Islami dhe nuk qeveris sheriati i tij është *shtëpi e luftës* për muslimanin dhe dhimmijjun[17] kontraktues po ashtu. Atë do ta luftojë muslimani edhe nëse është vendlindja e tij, të afërmit e tij nga farefisnia e miqësia dhe nëse në të është pasuria e tij dhe trashëgimia.

Kështu edhe Muhammedi, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, e luftoi Mekken e cila ishte vendlindje e tij, në të kishte farefisin dhe familjen e tij, në të ishte shtëpia e tij dhe shtëpitë e pasuritë e shokëve të tij të cilat i braktisën. Ajo nuk u bë shtëpi e Islamit për të dhe Ummetin e tij, pos atëherë kur iu nënshtrua Islamit dhe u përfill në të sheriati i tij.

* * *

[17] *Dhimmij* - quhet personi i cili jeton në shtetin islam por nuk është musliman. (Përkthyesi)

Ky është Islami, i vetëm në këtë kuptim. Islami nuk është fjalë që shqiptohet me gjuhë, ai nuk ka vendlindje në ndonjë vend të caktuar në të cilin ka ndonjë shenjë islame dhe adresë islame!, e as nuk ka vend trashëgimie në shtëpinë te e cila prindërit janë muslimanë.

*"Për Zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa mos të zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt midis tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht." (Nisa, 65)*

Vetëm ky është Islami, vetëm kjo është shtëpia e Islamit e jo toka, raca, prejardhja, miqësia, fisi e familja.

Islami i ka çliruar njerëzit nga ngjitja me tokë që të ngjiten në qiell, i çliroi nga prangat e gjakut e të shtazërisë që të ngrihen në pozitat më të larta.

Vatani i muslimanit për të cilin lakmon dhe e mbron nuk është copë e tokës; ndërsa shtetësia e muslimanit nuk është shtetësi e një pushteti; farefisnia e muslimanit, te e cila mbështetet dhe e mbron, nuk është afërsia e gjakut; flamuri i muslimanit, me të cilin krenohet dhe bie dëshmor ndër të, nuk është flamuri i një kombi; dhe fitorja e muslimanit, për të cilën ai vërsulet dhe e falënderon All-llahun për të, nuk është mposhtja e një ushtrie; por ajo është siç thotë All-llahu për të:

*"Kur erdhi ndihma e All-llahut dhe çlirimi (ngadhënjimi), dhe i pe njerëzit që po hyjnë turma – turma në fenë e All-llahut. Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke e falënderuar dhe kërko nga Ai falje. Ai vërtet pranon shumë pendimin, është Mëshirues i madh." (Nasr, 1-3)*

Ky është ngadhënjim nën flamurin e akides veç të gjithë flamujve tjerë, xhihadi për fitoren e fesë së All-llahut dhe sheriatit të Tij, e jo për asnjë prej qëllimeve

tjera, mbrojtja e *Shtëpisë së All-llahut* me kushtet e saj të njohura, e jo çfarëdo shtëpie, angazhimi me sinqeritet pos gjithë kësaj vetëm për All-llahun, e jo për interes apo për emër dhe jo fanatizëm për tokë ose komb apo mbrojtje e familjes ose fëmijës, por mbrojtje e të gjithave nga shqetësimet (fitnet) që mund t'i ekspozohen fesë së All-llahut:

Nga Ebu Musa, *radijall-llahu anhu*, përcillet: *"Është pyetur Resulull-llahu, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, për njeriun i cili lufton për trimëri, lufton për fanatizëm ose lufton për famë (për sy e faqe)? Cili prej tyre është në rrugë të All-llahut (fi sebilil-lah)? Ai u përgjigj:* ***Kush lufton që fjala e All-llahut të jetë më e larta (dominuesja), vetëm ai është në rrugë të All-llahut.***"

Vetëm për këtë synim bihet dëshmor e jo për çfarëdo lufte tjetër dhe për çfarëdo qëllimi përpos këtij qëllimi të vetëm... për All-llahun.

Çdo tokë e cila e lufton muslimanin në akiden e tij, e ndalon nga feja e tij dhe e pengon veprimin e sheriatit të tij, ajo është *Shtëpi e luftës* edhe nëse aty janë familja, të afërmit, kombi, pasuria dhe tregtia e tij. Ndërsa, çdo tokë në të cilën është vendosur akideja e tij dhe vepron në të sheriati i tij, ajo është *Shtëpi e Islamit* edhe nëse ai në të nuk ka familjen, të afërmit, kombin e as tregtinë e tij.

Vatani: është shtëpi të cilën e qeveris akideja, programi i jetës (*menhexhi*) dhe sheriati i komunikuar prej All-llahut. Ky është kuptimi i përshtatshëm i vatanit për *njeriun* dhe shtetësia: është akideja dhe programi i

jetës. Kjo është nyja e përshtatshme për ademijtë (bijtë e Ademit).

Fanatizmi familjar, fisnor, kombëtar, racor, i ngjyrës e i tokës është fanatizëm i çthurur dhe i prapambetur, është fanatizëm xhahilit të cilin njerëzimi e provoi në periudhat e dekadencës së tij shpirtërore. Atë Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, e quajti *kundërmues*, me këtë përshkrim nga i cili del aromë neverie e gërdie.

Kur çifutët pretendonin se ata janë populli i zgjedhur i All-llahut me prejardhjen dhe kombësinë e tyre, All-llahu ua përgënjeshtroi këtë pretendim. Ai kandar të vlerave e bëri vetëm besimin përgjatë gjithë brezave, përkundër shumëllojshmërisë së kombeve, racave dhe vataneve:

*"Ata (ithtarët e Librit) thanë: Bëhuni jehudij ose të krishterë, e gjeni rrugën e drejtë" Thuaj: Jo, (asnjërën) por fenë e drejtë të Ibrahimit, që ai nuk ishte nga idhujtarët. Ju (besimtarë) thuani: Ne i besuam All-llahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbëdhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që u është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre dhe ne vetëm atij i jemi bindur. Në qoftë se ata besuan ashtu siç besuat ju, ata vërtet kanë gjetur rrugën e drejtë, e nëse refuzojnë atëherë ata janë kundërshtarë (opozitë), po ty (Muhammed) kundër tyre do të mjaftojë All-llahu. Ai është dëgjuesi, i dijshmi, (kjo fe jona është) ngjyrosje e All-llahut, e kush ngjyros (me fe) më mirë se All-llahu. Ne vetëm atë e adhurojmë." (Bekare, 135-138)*

Përndryshe, populli i All-llahut i zgjedhur me të drejtë është Ummeti musliman i cili është strehuar nën flamurin e All-llahut, përkundër asaj se në gjirin e vet ka fise të ndryshme me kombe, raca dhe vatane:

*"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni All-llahun." (Ali Imran, 110)*

Ummeti i cili e ka brez të parë Ebu Bekër arabin, Bilal abisianin, Suhejb romakun, Selman persianin dhe vëllezërit e tyre të ndershëm dhe ata të cilët vijojnë pas tyre sipas këtij vargu të shkëlqyeshëm, shtetësia në të është akideja, vatani aty është Shtëpia e Islamit, sundimtar në të është All-llahu dhe ligj në të është Kur'ani.

Ky koncept i lartë për shtëpinë (shtetin), shtetësinë dhe afërsinë është ai i cili duhet të ndihmojë në zemrat e bartësve të thirrjes në All-llahun dhe i cili duhet të jetë i qartë ashtu që mos të përzihen me të grumbujt e koncepteve të futura xhahilite dhe që të mos depërtojnë në të format e shirkut të fshehtë (idhujtarisë indirekte): shirku përmes tokës, shirku përmes racës, shirku përmes kombit, shirku përmes akraballëkut dhe shirku përmes interesave të vogla e të atypëratyshme. Këto janë, ato të cilat All-llahu, lavdi pastë, i përmbledh në ajet dhe i vendos në njërin grusht, kurse imanin dhe kërkesat e tij në grushtin tjetër:

*"Thuaj (o I dërguar): "Në qoftë se etërit tuaj, djemtë tuaj, vëllezërit tuaj, bashkëshortet tuaja, farefisi juaj, pasuria që e fituat, tregtia që frikoheni se do të dështojë, vendbanimet me të cilat jeni të kënaqur, (të gjitha këto) janë më të dashura për ju se All-llahu, se I dërguari i Tij dhe lufta në rrugën e Tij, atëherë pritni derisa All-llahu nuk vë në rrugën e drejtë njerëzit e prishur." (Tevbe, 24)*

Po ashtu, nuk duhet që në ndërgjegjet e bartësve të thirrjes në All-llahun të vendosen dilemat sipërfaqësore për realitetin e xhahilijjetit dhe realitetin e Islamit, për vetinë e Shtëpisë së luftës dhe Shtëpisë së Islamit, andaj edhe shumicës së tyre duhet t'u bëhen të qarta konceptet dhe bindjet se nuk ka Islam në një tokë të cilën nuk e sundon Islami, në të cilën nuk vendoset sheriati i tij, as nuk ka shtëpi të Islamit përpos asaj ku dominon Islami me metodologjinë dhe ligjin e tij, dhe se pas imanit nuk ekziston pos kufri, nën Islamin nuk ka pos xhahilijjetit dhe përtej hakut nuk gjejmë pos lajthitjes.

## Transferim i largët

Ekziston një e vërtetë parësore e cila duhet të jetë plotësisht e qartë në mendjen tonë përderisa ne ua prezentojmë Islamin njerëzve, atyre që i besojnë dhe atyre që nuk i besojnë, në mënyrë të barabartë. Kjo e vërtetë rrjedh nga vetë natyra e Islamit dhe buron nga historia e tij.

Islami është koncept i së ardhmes së ekzistencës dhe jetës. Koncept i plotë me karakteristika të veçanta. Që këtu, nga ai buron një metodologji e mëvetësishme e pavarur për jetën në përgjithësi në të gjitha elementet përforcuese dhe detyrat e saj, dhe në të vendoset një sistem me karakteristika të caktuara.

Ky koncept u kundërvihet që në themel të gjitha koncepteve xhahilite në të kaluarën dhe në të sotmen. Ekziston mundësia që ai të takohet me këto koncepte në disa degëzime, sipërfaqësore e anësore. Megjithatë, bazat nga të cilat burojnë degëzimet e këtij koncepti janë krejtësisht të ndryshme në krahasim me atë që e njohu njerëzia nga simotrat e tij.

Detyra parësore e Islamit është të krijojë një jetë e cila përputhet me këtë koncept, e cila do të përfaqësonte në formë praktike, dhe që të vendosë në tokë sistem i

cili do ta pasojë metodologjinë hyjnore të cilën e zgjodhi All-llahu duke e nxjerrë në sipërfaqe Ummetin musliman që ta përfaqësojë e ta vendosë. Ai, lavdi pastë, thotë:

*"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve, të urdhëroni për të mirë, të ndaloni nga veprat e këqija dhe të besoni All-llahun." (Ali Imran, 110)*

Kurse për vetinë e këtij Ummeti thotë:

*"(Ai ndihmon) ata të cilët kur Ne u mundësojmë vendosjen në tokë, e falin namazin, japin zeqatin, urdhërojnë për të mirë dhe largojnë prej të keqes." (Haxhxh, 41)*

* * *

Nuk është detyrë e Islamit pra, që të pajtohet me konceptet xhahilite të cilat dominojnë në tokë, as me institucionet xhahilite të vendosura në çdo vend. Kjo nuk ishte detyrë e tij ditën kur erdhi, nuk është detyrë e tij sot e as që do të jetë në të ardhmen. Xhahilijjeti është xhahilijjet. Xhahilijjeti është devijim nga robërimi vetëm ndaj All-llahut dhe nga Programi hyjnor në jetë, deduktimi i sistemeve, normave, ligjeve, dokeve, traditave, vlerave dhe kritereve nga një burim tjetër veç Burimit hyjnor. Islami është Islam. Detyra e tij është t'i bartë njerëzit nga xhahilijjeti në Islam!

Xhahilijjeti është robërimi i njerëzve ndaj njerëzve përmes vendosjes së ligjeve nga disa njerëz në ngarkesë të njerëzve tjerë me atë që All-llahu nuk lejoi, pa marrë parasysh formën përmes së cilës vendoset ky legjislacion!

Islami është robërimi i njerëzve vetëm ndaj All-llahut, duke i përvetësuar vetëm nga Ai konceptet,

bindjet, normat, ligjet, vlerat, kriteret dhe më në fund çlirimin nga robërimi prej robërve!

Ky realitet i nxjerrur nga natyra e Islamit dhe natyra e rolit të tij në tokë, është ai, përmes të cilit duhet t'ua prezentojmë Islamin njerëzve: atyre që i besojnë atij dhe atyre që nuk i besojnë në mënyrë të barabartë!

Islami nuk pranon alternativën mishëruese me xhahilijjetin, as nga aspekti i konceptit e as nga aspekti i institucioneve të cilat burojnë nga ky koncept. Ose Islam ose xhahilijjet. Nuk mund të ekzistojë ndonjë alternativë gjysma Islam e gjysma xhahilijjet të cilën do ta pranonte Islami dhe do të pajtohej me të. Pikëpamja e Islamit është e qartë se haku është një që nuk përpjesëtohet, se përveç këtij haku gjithçka është lajthitje. Ata dy (Islami dhe xhahilijjeti) nuk pranojnë inkorporim e mishërim, andaj ose sundim i All-llahut ose sundim i xhahilijjetit, ose sheriat i All-llahut ose pasion. Në këtë kuptim ajetet kur'anore janë të shumta dhe të njëpasnjëshme:

*"(Ta zbritëm) Që edhe ti të gjykosh me atë që zbriti All-llahu, e mos ndiq dëshirat e tyre dhe ruaju rrezikut të tyre që të mos të shmangin nga një pjesë e asaj që ta zbriti All-llahu." (Maide, 49)*

*"E për këtë shkak (të përçarjes së tyre) ti thirr dhe përqëndrohu ashtu si të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave të tyre." (Shura, 15)*

*"E nëse ata nuk të përgjigjen ty, atëherë dije se ata ndjekin vetëm dëshirat e veta, e kush është më i humbur se ai që duke mos pasur fakt prej All-llahut, ndjek epshin e vet? S'ka dyshim se All-llahu nuk udhëzon popullin zullumqar." (Kasas, 50)*

*"Pastaj, Ne të vumë ty në një rrugë të drejtë të fesë, pra ti ndiqe atë e mos ndiq dëshirat e atyre që nuk dinë. Ata nuk mund të mbrojnë ty për asgjë tek All-llahu. Zullumqarët janë miq të njëri-tjetrit, kurse All-llahu është mbrojtës i besimtarëve të devotshëm." (Xhathije, 18-19)*

*"A thua mos po kërkojnë gjykimin e kohës së injorancës, po për një popull që bindshëm beson, a ka gjykim më i mirë se ai i All-llahut?" (Maide, 50)*

Këtu kemi të bëjmë me dy çështje, alternativë të tretë nuk ka: ose të përgjigjurit All-llahut dhe Pejgamberit, ose të ndjekurit e pasionit; ose sundim i All-llahut ose sundimi i xhahilijjetit; ose të gjykohet sipas asaj që zbriti All-llahu në tërësi ose të futet në dilemë ajo që zbriti All-llahu. Pas këtij argumentimi të qartë e të prerë nuk ka hapësirë për polemikë ose mohim.

Pra, detyrë e Islamit është çrrënjosja e xhahilijjetit nga të udhëhequrit e njerëzisë dhe marrja e kësaj udhëheqjeje sipas metodologjisë së tij të veçantë, me elemente të pavarura dhe karakteristika origjinale. Ai me këtë udhëheqje të drejtë i dëshiron njerëzisë mirësi e lehtësim. Mirësia e cila formohet përmes kthimit të njerëzisë Krijuesit të saj. Ky lehtësim arrihet përmes harmonizimit midis lëvizjes njerëzore dhe marrjes përsipër të kësaj udhëheqjeje me anë të metodologjisë së tij të veçantë e të pavarur e cila do ta ngrejë në një shkallë të respektueshme të cilën e cakton All-llahu për ta. Ajo edhe do t'i shpëtojë nga sundimi i pasionit, ose siç tha Rub'ijj bin Amir kur e pyeti Rustumi, komandanti i persianëve: "Çka ju solli juve këtu?" Përgjigjja e tij ishte: "All-llahu na ka dërguar që ata që Ai dëshiron t'i nxjerrim (shpëtojmë) nga robëria ndaj robërve në robërim të vetëm ndaj All-llahut, nga ngushtica e

dunjasë në gjerësinë e dunjasë dhe ahiretit dhe nga lajthitja e feve tjera në drejtësinë e Islamit."

Pra, Islami nuk erdhi që t'i përkëdhelë pasionet e njerëzve të përfaqësuara në konceptet, sistemet, institucionet, doket dhe traditat e tyre, pa i marrë parasysh ato të cilat i hasi Islami me ardhjen e tij ose ato në të cilat sot është zhytur njerëzia, në Lindje e në Perëndim. Ai erdhi që të gjitha këto t'i eliminojë krejtësisht, t'i zëvendësojë plotësisht dhe që ta vendosë jetën njerëzore sipas themeleve të tij të veçanta. Ai erdhi që aty për aty të formojë një jetë islame, të formojë një jetë e cila vetëm nga ai buron dhe vetëm me të ndërlidhet. Ndoshta disa aspekte sekondare të tij përngjasojnë me disa aspekte sekondare të jetës të cilën e jetojnë njerëzit në xhahilijjet, megjithatë ajo nuk është ajo e as nuk është pjesë e tij. Ajo mund të jetë vetëm një rastësi e këtij përngjasimi eksplicit sekondar në çështjet degëzore. Kurse trupi i pemës është krejtësisht ndryshe. Ajo është një pemë të cilën e nxori urtësia e All-llahut kurse kjo është një pemë të cilën e nxorën pasionet e njerëzve:

*"Me lejen e All-llahut toka e mirë mbinë bimët, e ajo që është e ligë (nuk është cilësore), ajo nuk mbinë vetëm (pak) me vështirësi." (A'raf, 58)*

Ky xhahilijjet në të kaluarën ishte i lig por edhe në të sotmen është i lig. Ligësia e tij ndryshon në fizionomi dhe në formë, por ai është i pandryshueshëm në rrënjët dhe trungun e tij. Ai është pasioni i njerëzve injorantë e tendenciozë, të cilët nuk mund të shpëtojnë nga injoranca dhe tendencat e tyre, nga interesi i disa individëve nga mesi i tyre, shtresave, popujve ose racave të cilët (me mjetet e tyre) mposhtën drejtësinë, hakun dhe mirësinë. Kjo do të jetë kështu derisa të vijë

sheriati i All-llahut dhe t'i pezullojë të gjitha këto, t'u caktojë njerëzve në përgjithësi ligje të cilat nuk i ndotë injoranca njerëzore, nuk i zhytë pasioni i tyre, as nuk do të mbështeten në interesat e një grupi prej tyre.

Meqë ky është dalluesi më origjinal midis natyrës së metodologjisë së All-llahut dhe metodologjisë së njerëzve, atëherë është e pamundur të gjendet pikëtakimi midis tyre në një sistem, është i pamundur unjësimi ndërmjet tyre në një institucion, është e pamundur shpikja e një metodologjie gjysma prej këtu e gjysma prej atje. Ashtu siç All-llahu nuk falë nëse i bëhet shirk, Ai, po ashtu nuk pranon program tjetër përbri programit të Tij. Çështja e dytë me atë të parën janë të barabarta, ngase kjo është ajo në pikëpamje të bindjeve akaidore.

Ky realitet duhet të shprehë forcë dhe të jetë i qartë në ndërgjegjen tonë përderisa ne ua prezentojmë Islamin njerëzve në mënyrë që mos të hezitojmë në komunikim, të mos ngurrojmë e të mos i lëmë njerëzit të dyshojnë në të. Ne nuk bën të tërhiqemi nga ata përderisa të binden se Islami, kur t'i mbështeten atij, do t'ua ndryshojë gjendjen krejtësisht. Do t'ua ndryshojë konceptet ndaj jetës përgjithësisht, ashtu siç do t'ua ndryshojë standardet. Do t'ua ndryshojë aq sa do t'ua zëvendësojë me shumë më të mira sa nuk do të ketë hapësirë për krahasim. Do t'ua ndryshojë për t'i avancuar koncepcionet dhe për t'i avancuar standardet e tyre. Ai do t'i sjellë më afër standardit të ndershëm i cili përputhet me jetën njerëzore. Atyre nuk do t'u mbetet asgjë nga institucionet e çthurura të xhahilijjetit në të cilat kanë qenë, përpos disa degëzimeve të cilat ras-

tësisht mund të kenë ngjashmëri me disa degëzime të sistemit islam. Madje edhe këto nuk mund të jenë pikërisht të njëjtat, ngase ato do të jenë të përforcuara në një bazë të madhe e cila ndryshon qartë nga baza në të cilën ishin të përforcuara gjer më tani: baza xhahilite e mjerë dhe e ligë! Në të njëjtën kohë ai nuk do t'u zaptojë asgjë nga njohuritë *shkencore ekzakte*, por do t'i shtyjë fuqishëm përpara.

Është e domosdoshme që të mos lejojmë që njerëzit ta përcaktojnë Islamin si ndonjë drejtim nga drejtimet pozitive sociale ose ndonjë sistem prej sistemeve të qeverimit pozitiv, me të gjitha vetitë, degëzimet dhe propagandat e tyre. Ai është vetëm Islam! Islami me individualitetin e tij të pavarur, konceptin e tij të pavarur dhe institucionet e tij të pavarura. Islami, i cili njerëzisë i realizon mirësinë të cilën e ëndërrojnë të gjithë përmes institucioneve. Islami i lartë, i pastër, i harmonizuar, i bukur e i plasuar drejtpërsëdrejti nga All-llahu i Lartmadhërishëm.

Kur ne në këtë mënyrë e perceptojmë njëmendësinë e Islamit, natyrisht se ky perceptim do të na bëjë që t'u drejtohemi njerëzve gjatë prezentimit të Islamit bindshëm dhe fuqishëm, po ashtu butë dhe mëshirshëm. Bindja e cila i jep siguri (muslimanit) se ajo që e zotëron ai është e drejtë, kurse ajo që e zotërojnë njerëzit është e kotë. Butësia përmes së cilës njeriu e sheh shqetësimin e njerëzve gjersa ai di se si t'i gëzojë. Dhe, mëshira përmes së cilës ai e sheh lajthitjen e njerëzve, gjersa ai e di se ku është udhëzimi që pas tij nuk ka udhëzim!

Ne nuk do të futemi tinëzisht me Islam tek ata, as nuk do t'i lakmojmë (me dorën tonë, sh.p.) pasionet dhe konceptet e tyre të devijuara. Ne do të jemi me ta të hapur sinqerisht. Do t'u themi se ky xhahilijjet në të cilin jeni ju, është i ndytë, e All-llahu dëshiron t'ju pastrojë. Këto pozita në të cilat jeni ju janë të liga, e All-llahu dëshiron t'ju përmirësojë. Kjo jetë të cilën e jetoni poshtërisht, All-llahu dëshiron t'ju ngritë në të. Kjo gjendje në të cilën jeni ju është shqetësim, mërzi e brengë, e All-llahu dëshiron t'ua lehtësojë, t'ju mëshirojë dhe t'ju gëzojë. Islami do t'ua ndryshojë konceptet, pozitat, vlerat dhe do t'ju ngrejë në një jetë tjetër me të cilën do të mohoni këtë jetë të cilën jeni duke e jetuar, në standarde tjera me të cilat do t'i urreni standardet e mëparshme në Lindje e Perëndim të tokës, në vlera tjera me të cilat do të shqetësoheni prej vlerave të cilat dominojnë në tokë në përgjithësi. Derisa ju për shkak të mjerimit nuk keni parë figurë reale të jetës islame ngase armiqtë tuaj – armiqtë e kësaj feje – tubohen për ta çthurë dhe që të mos vendoset kjo jetë dhe që të mos bëhet e gjallë kjo tabllo, ne duke e falënderuar All-llahun e kemi përjetuar në ndërgjegjen tonë përmes Kur'anit, sheriatit, historisë dhe përfytyrimit tonë vetëkrijues për ardhmërinë në të cilën nuk dyshojmë në ardhjen e saj.

* * *

Kështu duhet t'u drejtohemi njerëzve përderisa jemi duke e prezentuar Islamin, ngase kjo është e vërteta dhe pikërisht pse kjo është pamja përmes së cilës Islami që në fillim kështu iu drejtua njerëzve, pa marrë

parasysh në Gadishullin Arabik, në Persi, në Romë apo në cilindo vend tjetër.

Ai shikoi në ta nga lart ngase kjo është e vërteta, i këshilloi me gjuhën e dashurisë dhe dhembshurisë ngase ajo nga natyra është e vërtetë, dhe i ndau me ndarje të plotë pa kurrfarë dilemash e kontestesh ngase kjo është rruga e tij. Ai nuk u tha atyre kurrë: Islami nuk do ta prekë jetën, pozitat, konceptet dhe vlerat tuaja, pos me ndryshime të imëta! Ose t'u thotë se ai u përngjason sistemeve dhe standardeve të cilat i patën përvetësuar, siç thekson dikush prej nesh përderisa është duke ua prezentuar Islamin, ndonjëherë me titull *Demokracia e Islamit* e ndonjëherë tjetër *Socializmi i Islamit*!, e ndonjëherë duke thënë se institucionet ekonomike, politike, juridike të vendosura në vendet e tyre nuk kanë nevojë për Islamin pos disa ndryshimeve të vogla!!!, e shumë e shumë futje tinëzare dhe përkëdhelje pasionesh!

Kurrsesi. Çështja është krejtësisht ndryshe. Transferimi nga ky xhahilijjet i cili ka përfshirë faqen e dheut në Islam është me një distancë të gjerë e të largët. Pamja e jetës islame është krejtësisht ndryshe nga pamja e jetës xhahilite në të kaluarën dhe sot. Ky shqetësim prej të cilit lëngon njerëzia, nuk mund të ngrihet me ndryshime të vogla në disa gjëra sekondare të sistemeve dhe institucioneve. Njerëzia nuk do të shpëtojë prej tij përveç përmes këtij transferimi të gjerë e të largët. Transferim nga metodologjitë e krijesave në metodologjinë e Krijuesit, prej sistemeve të njerëzve në sistemin e Zotit të njerëzve, prej gjykimeve të robërve në gjykim të Zotit të robërve.

Kjo është një e vërtetë. E vërteta tjetër është që të jemi të përgatitur për ta komunikuar atë, duke mos lejuar që njerëzit të dyshojnë ose të hasin në shpifje.

Ndoshta njerëzit në fillim të çështjes do ta urrejnë (thirrjen islame). Madje, ndoshta do të tremben e shqetësohen, megjithatë, njerëzit po ashtu e urrejtën atë dhe e ndienin veten të shqetësuar në fillim të thirrjes në Islam. Ata u trembën dhe e ndienin veten të ofenduar që Muhammedi, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, i nënçmonte botëkuptimet e tyre, i turpëronte zotat e tyre, i injoronte institucionet e tyre dhe distancohej nga doket dhe traditat e tyre. Ai vetvetes dhe pakicës së tij besimtare ia kishte siguruar standardet, vlerat dhe traditat jashtë standardeve të xhahilijjetit, vlerave dhe traditave të tij.

Më pastaj ç'ndodhi? Pastaj iu ngjitën hakut i cili nuk u pëlqeu në fillim dhe prej të cilit trembeshin:

*"Ata ishin si gomarë të trembur (të egër), që ikin prej luanit (ose gjahtarit)." (Muddeththir, 50-51)*

Ata ishin të tillë që e luftuan dhe e dëbuan me të gjitha forcat dhe dredhitë që zotëronin, i torturuan familjet e muslimanëve mizorisht përderisa ishin të dobët në Mekke. Mandej ata iu kundërvunë me luftë të rreptë duke qenë të fuqishëm në Medine.

Da'veja në periudhën e parë nuk ishte në një pozitë më të fortë e më të përshtatshme se ajo sot. Ishte e panjohur dhe e injoruar nga xhahilijjeti. Ishte po ashtu e bllokuar në luginën e Mekkes, e deportuar nga *gjuetarët* dhe pushtetarët. Ajo ishte e panjohur në kohën e vet në gjithë botën.

Atë e përshkonin perandoritë e mëdha arrogante të cilat i injoronin të gjitha parimet dhe synimet e saj. Por ajo, përkundër gjithë kësaj ishte e fuqishme, ashtu siç është ajo sot e fuqishme dhe nesër do të mbetet e fuqishme. Elementet e forcës janë të strukura në vetë natyrën e akides së saj. Që këtu, ajo zotëron që të veprojë edhe në kushtet më të vështira e më të rënda. Ajo është e strukur në të vërtetën e rëndomtë e të qartë në të cilën ka zënë vend, në përputhjen e saj me natyrshmërinë që ndikimit të saj nuk mund t'i rezistojë gjatë, në fuqinë e saj për ta udhëhequr njerëzinë sigurt në rrugën e përparimit, pavarësisht se në cilën periudhë të zhvillimit të prapambeturisë apo të përparimit ekonomik, social, shkencor e mendor e gjen njerëzinë. Po ashtu, përderisa ajo është e strukur në qartësinë e saj, ajo i kundërvihet xhahilijjetit me të gjitha forcat e saj materiale duke mos u tundur asnjë shkronjë nga bazat e saj, duke mos i përkëdhelur pasionet e xhahilijjetit e as duke mos ndërhyrë në të tinëzisht, përkundrazi, ajo e publikon hakun fuqimisht duke i bërë njerëzit që ta ndiejnë se ajo është mirësi, mëshirë dhe bereqet.

All-llahu, i cili krijoi njerëzit, e di natyrën e përbërjes së tyre, brendinë e zemrave të tyre dhe e di se si duhet reaguar kur publikohet haku fuqimisht, qart, drejtë pa hezitim dhe përgjim!

Qenia njerëzore duhet të përgatitet për transferim të plotë nga një jetë në jetën tjetër. Për të do të jetë më lehtë në krahasim me çfarëdo ndryshimesh parciale në rastet tjera të shumta. Transferimi i plotë nga një sistem jete në sistem tjetër më të përsosur se ai, më të plotë

dhe më të pastër. Një transferim që ka se çka të arsyetojë në logjikën e ndërgjegjes. Por, disa shtrojnë pyetjen çka e arsyeton transferimin nga sistemi xhahilit në sistemin islam, gjersa sistemi islam nuk shton pos një ndryshimi të vogël këtu dhe një korrigjimi të vogël atje? Ata thonë: Pa dyshim të mbeturit në sistemin ekzistues është më afër logjikës, ngase ai së paku është sistem i qëndrueshëm, i pranueshëm për reformë dhe korrigjim, andaj edhe nuk ka nevojë për ta braktisur dhe për t'u transferuar në sistem jo të qëndrueshëm dhe jo të zbatueshëm, meqë ai kinse është i ngjashëm me të në shumicën e karakteristikave të tij!

* * *

Po ashtu takojmë disa të cilët flasin për Islamin, ua prezentojnë njerëzve sikur të ishte ai pronë e tyre, orvaten që t'i shmangin akuzat nga ai! Në mesin e atyre mbrojtjeve është edhe ajo se sistemet aktuale veprojnë kështu e kështu, gjë që do ta turpëronte Islamin, dhe se Islami nuk ka bërë gjë – në këto veprime – përveç asaj që e bëjnë *qytetërimet* e reja dhe atë pas një mijë e katërqind vjetësh!

Sa mbrojtje përbuzëse është kjo! Dhe sa mbrojtje e ligë është kjo!

Islami nuk i merr arsyetimet për vete nga sistemet xhahilite dhe sjelljet përbuzëse të cilat burojnë nga ato. Këto *qytetërime* të cilat e magjepsin shumëkë dhe i mposhtin shpirtrat e tyre, nuk janë asgjë pos sisteme në esencë xhahilite. Krahasuar me Islamin, ato janë sisteme të cunguara, të tejdukshme dhe të molisura. Nuk është e vërtetë se gjendja e banorëve në ato sisteme është më

e mirë se gjendja e banorëve në të ashtuquajturin vatani islam ose *Bota islame*! Këta të fundit erdhën në këtë mjerim jo pse janë muslimanë, por për shkak të largimit të tyre nga Islami. Argumenti i Islamit i cili u ofrohet njerëzve është: Ky është më i mirë se ai (xhahilijjeti, sh.p.) saqë nuk krahasohet. Ai erdhi që ta ndërrojë atë, e jo ta përforcojë, që njerëzit t'i shpëtojë nga humnera e tij e jo ta bekojë rrëshqitjen e tyre në këtë baltë e cila paraqitet në rrobat e *qytetërimit*.

Ne nuk do të dështojmë nga arsyeja se do të hasim në Islam disa ngjashmëri me sisteme, drejtime dhe mendimet aktuale. Ne i refuzojmë këto sisteme, qofshin të Lindjes apo të Perëndimit. Ne i refuzojmë në tërësi ngase ato janë të zhytura e të prapambetura në krahasim me atë se çka dëshiron Islami që njerëzia të arrijë përmes tij.

Kur njerëzve u drejtohemi me këtë njëmendësi dhe ua prezentojmë themelin akaidor të konceptit gjithëpërfshirës islam, ata në thellësinë e natyrës (ndërgjegjes) së tyre do të kenë arsyetim për t'u transferuar nga një standard në standardin tjetër, nga një situatë në situatë tjetër. Megjithatë, ne nuk u drejtohemi me argument të kënaqshëm nëse themi: Ejani nga sistemi i vendosur praktikisht në një sistem tjetër të parealizuar. Ai nuk do të ndërrojë nga sistemi juaj i vendosur pos shumë pak. Argument për ju është ajo se ju veproni në këtë apo atë çështje sikur që vepron ai. Andaj, ai nuk do t'ju ngarkojë përpos me ndryshimin e disa traditave, pozicioneve dhe pasioneve tuaja. Ai do t'ua lë të gjitha ato që ju përpiqeni t'i ruani nga ai dhe nuk do të ndërhyjë pos me prekje të lehtë!!

Ky pra që duket i lehtë sipërfaqësisht, nuk është tërheqës sipas natyrës së tij, për më tepër kur kjo nuk është realitet. E vërteta është se Islami i ndërron konceptet dhe emocionet, siç i ndërron sistemet dhe standardet, rregullat normative dhe ligjet. Ai i ndërron rrënjësisht që mos të mbetet asnjë lidhje me themelin e jetës xhahilite të cilën e jeton njerëzimi. Mjafton që ai i transferon tërësisht dhe detajisht nga robëria ndaj robërve në robërinë ndaj All-llahut, Një.

*"E kush të dojë, le të besojë e kush të dojë, le të mohojë." (Kehfl, 29)*

*"E kush nuk e besoi, All-llahu nuk ka nevojë për njerëzit." (Ali Imran, 97)*

Çështja në thelb është çështje e kufrit dhe imanit, e shirkut dhe tev'hidit, e xhahilijjetit dhe Islamit. Kjo duhet të jetë më se e qartë. Njerëzit nuk mund të jenë muslimanë – siç pretendojnë – kur ata e duan jetën xhahilite. Nëse dikush prej tyre dëshiron që ta mashtrojë veten ose t'i mashtrojë të tjerët duke besuar se Islami mund të qëndrojë me këtë xhahilijjet, ai mund ta bëjë këtë. Por mashtrimi i vetes apo i të tjerëve nuk mund të ndryshojë asgjë nga njëmendësia e realitetit. Kjo nuk është Islam dhe këta nuk janë muslimanë. Thirrja sot duhet të përqëndrohet që t'i kthejë ata injorantë në Islam dhe që rishtazi të bëjë prej tyre muslimanë.

Ne nuk i thërrasim njerëzit në Islam që të fitojmë shpërblim prej tyre, as nuk dëshirojmë dominim në tokë e as ngatërresa, e as që dëshirojmë diç të veçantë për vetvete. Llogaria dhe shpërblimi ynë nuk pritet prej njerëzve, ne ata i thërrasim në Islam ngase i duam dhe ua duam të mirën, madje, sadoqë të na ofendojnë, sepse kjo është natyra e thirrësit në Islam dhe këto janë shtyt-

jet e tij. Që këtu, ata doemos duhet ta mësojnë prej nesh të vërtetën e Islamit dhe të vërtetën e detyrave të cilat do t'ua kërkojë si shpërblim për mirësinë e thellë të cilën ua përgatit atyre. Po ashtu, ata doemos duhet ta dinë bindshëm realitetin e xhahilijjetit në të cilin janë. Ai është xhahilijjet dhe në asgjë nuk i përket Islamit. Ai është vetëm *pasion* përderisa nuk është *sheriat*. Ai është *lajthitje* përderisa nuk është i vërtetë. Çdo gjë përtej hakut nuk është tjetër pos lajthitje!

* * *

Islami nuk posedon diç që ne të turpërohemi prej tij ose të detyrohemi që ta mbrojmë atë. Ai nuk posedon vetinë që të futemi tek njerëzit tinëzisht ose që të ngurrojmë dhe mos ta publikojmë atë sipas realitetit të tij. Dështimi shpirtëror para Lindjes e Perëndimit dhe para pozicioneve të xhahilijjetit këtu – atje, është faktor që bën që disa njerëz *muslimanë* t'ia mishërojnë Islamit ca pika dakorduese nga sistemet njerëzore ose t'ia mishërojnë disa nga të arriturat e *qytetërimit* xhahilit dhe ia mbështesin të arriturave të Islamit (në kohën e lulëzimit të tij, sh.p.) dhe vendimeve të tij në disa çështje.

Nëse dikush ka nevojë për mbrojtje, arsyetim dhe ngushëllim, ai pa dyshim nuk është Islami me atë që ua prezenton njerëzve, por është ai i cili jeton në këtë xhahilijjet të boshatisur nga vlerat, i përmbushur me kundërthënie, cungime dhe të meta, dhe i cili tenton të trillojë arsyetime për xhahilijjetin. Të tillët janë ata të cilët e sulmojnë Islamin e në anën tjetër, disa nga simpatizuesit e tij, të cilët nuk e njohin realitetin e Islamit,

merren me mbrojtjen e tij, thuajse ai është i akuzuar, i detyruar ta mbrojë qenien e tij në kafazin e akuzave!

Disa nga ata na kundërviheshin – e ne ishim pakicë që i përkitnim besimit islam – gjatë viteve që i kalova në Amerikë, e në anën tjetër një numër yni mermin pozitën e mbrojtësit dhe arsyetuesit gjersa unë, përkundrazi, merrja pozitën e sulmuesit të xhahilijjetit perëndimor si në pikëpamjen e doktrinave të çthurura fetare po ashtu edhe në pikëpamje të standardeve sociale, ekonomike dhe morale shqetësuese. Këto koncepte rreth individit hyjnor (të shenjtë), mëkatit dhe sakrificës nuk përkojnë as me mendjen as me ndërgjegjen. Ja ku e kemi kapitalizmin me monopolin dhe kamatat dhe me gjithë atë shëmtim të ngrysur, pastaj individualizmin aristokrat përmes të cilit zhduket solidariteti (me të varfërit, sh.p.), pos nën çekanin e ligjit. Ja edhe ky koncept material i amësht e i thatë për jetë, pastaj liria e kafshëve të cilën e quajnë *liria e larmisë*, tregu i robëreshave të cilin e quajnë *liria e femrës*, mandej absurdet e ndryshme, padrejtësitë dhe imponimi për të marrë detyra të kundërta me realitetin e jetës në normativat e martesës, shkurorëzimit dhe ndjellja për ndarjen racore të idhët e të ndytë. Pastaj se si Islami zotëron arsye logjike, epërsi, humanitet dhe përzemërsi, se si arrin në horizonte të larta kurse njerëzimi gjithmonë mbetet nën të dhe nuk mund ta arrijnë, dhe se si ai ballafaqohet me realitetin dhe njëkohësisht merret me mjekimin e situatës duke u mbështetur në themelet e natyrshmërisë së shëndoshë njerëzore.

Këto ishin disa realitete me të cilat ballafaqoheshim në jetën praktike perëndimore. Ato realitete ishin të

atilla sa kur i prezentonim sipas prizmit islam, turpëroheshin ithtarët e saj. Megjithatë, disa njerëz – që pretendonin Islamin – dështonin para atij kundërmimi në të cilin jetonte xhahilijjeti saqë ia mveshnin Islamit disa ngjashmëri me këtë situatë shqetësuese e të mjerë në Perëndim dhe të atij shëmtimi e samtësie materiale në Lindje!

* * *

Mendoj se pas gjithë kësaj nuk ka nevojë të them: Pa dyshim se ne jemi ata që e prezentojmë Islamin tek njerëzit (ngase kjo është e ditur, sh.p.). E jona është që mos ta fqinjësojmë xhahilijjetin në asgjë nga konceptet e tij, nga trendet e tij, nga doket e tij sado që të shtohet presioni i tij ndaj nesh.

Detyrë jona e parë është vendosja e koncepteve islame dhe traditave islame në vend të këtij xhahilijjeti. Kjo nuk mund të realizohet duke e fqinjësuar xhahilijjetin dhe t'i bëjmë hapat e parë me të në start të rrugës, siç edhe dikujt prej nesh i përhitet se ashtu duhet. Kjo ka kuptimin e shpalljes së dështimit që në nismë të rrugës.

Presioni i koncepteve dominuese shoqërore dhe traditave të përhapura shoqërore është presion i ashpër dhe dërrmues, veçanërisht për botën e femrës. Në këtë rast, pikërisht femra muslimane i është ekspozuar presionit të fortë dhe fatal. Por patjetër duhet të bëjmë atë që është e domosdoshme. Patjetër në fillim duhet të vendosemi (stabilizohemi), së dyti patjetër duhet të ngrihemi. Doemos duhet ta prezentojmë xhahilijjetin dhe ta perceptojmë realisht ashtu siç është, duke e kra-

hasuar me horizontet e larta dhe fisnike të jetës islame të cilën e duam dhe e synojmë.

Kjo nuk mund të bëhet duke e fqinjësuar xhahilijjetin në disa nga hapat e ndërmarrë, por as që mund të bëhet duke e bojkotuar tani, duke u mënjanuar e vetmuar. Kurrsesi. Ne duhet të përzihemi, por të dallohemi, të marrim e të japim por të ngrihemi, ta publikojmë hakun me dashuri, ta ngremë imanin me devotshmëri dhe të pajisemi pas gjithë kësaj me të vërtetën praktike. Kështu duhet, ngase ne jetojmë në një mjedis xhahilit dhe jemi në rrugë më të udhëzuar nga ajo e xhahilijjetit. Kjo në të vërtetë është transferim i largët e i gjerë. Ky transferim nga xhahilijjeti në Islam është klimë ndarëse dhe nuk ekziston urë takimi në mes të rrugës. Megjithatë, bartësit e xhahilijjetit pa dyshim duhet të transferohen në Islam, qofshin nga ata që jetojnë në të ashtuquajturin vatan islam, (lexo: shtetet islame, sh.p.) të cilët pretendojnë se janë muslimanë, qofshin nga ata që jetojnë në vatan *joislam* që të dalin nga errësira në dritë, të shpëtojnë nga ky mjerim në të cilin ndodhen, që ta përjetojnë mirësinë të cilën e kemi shijuar ne të cilët e njohëm Islamin dhe u orvatëm që të jetojmë me të. Përndryshe, le ta themi atë që e urdhëroi All-llahu, lavdi pastë, Të Dërguarin, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, ta thotë:

*"Ju keni fenë tuaj, e unë kam fenë time."*

## Lartësimi i imanit

*"E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) derisa ju jeni më të lartit, po qe se jeni besimtarë të sinqertë." (Ali Imran, 139)*

Gjëja e parë në të na cilën shkon mendja nga ky udhëzim është se ky ajet i drejtohet gjendjes në xhihad e përfaqësuar në dyluftim. Por, njëmendësia e këtij udhëzimi dhe shtrirja e tij është më e madhe dhe më e gjerë nga kjo gjendje e veçantë me të gjitha rrethanat e tij të shumta.

Ai përfaqëson gjendjen e përhershme në të cilën duhet të jetë ndjenja e muslimanit, koncepti, vlerësimi i gjërave dhe ndodhive, vlerave dhe individëve në mënyrë të barabartë.

Ai përfaqëson gjendjen e lartësimit në të cilën duhet të vendoset qenia e besimtarit pas çdo gjëje, çdo situate, çdo vlere dhe çdo individi, lartësimi me iman dhe me vlerat e tij mbi të gjitha vlerat që dalin nga një bazë jashtë bazës së imanit.

Lartësimi mbi fuqitë e shmangura të tokës nga metodologjia e imanit, mbi vlerat e tokës të cilat nuk burojnë nga baza e imanit, mbi traditat e tokës të cilat nuk i ka formuluar imani, mbi ligjet e tokës të cilat nuk i

ka normuar imani dhe mbi institucionet e tokës të cilat nuk i krijoi imani.

Lartësimi, përkundër dobësisë së fuqisë, vogëlsisë së numrit dhe varfërisë së mallit, është i barabartë si lartësimi me fuqi, bollëk dhe pasuri.

Lartësimi i cili nuk tundet para një fuqie shtypëse, as para tekeve shoqërore, as para ligjit të padrejtë, as para një standardi i cili është pranuar tek njerëzit e i cili nuk ka kurrfarë mbështetje në iman.

Rasti i ndihmesës kolektive dhe qëndresës në xhihad nuk është tjetër pos një rast prej rasteve të lartësimit të cilin e përfshin udhëzimi i madh hyjnor.

* * *

Lartësimi me iman nuk është rëndom një insistim personal, mburrje e shprehur dhe entuziazëm i flaktë, por ai është lartësim i vendosur në të vërtetën e patundur të përqëndruar në natyrën e ekzistimit, në të vërtetën e pashtershme edhe pas logjikës së forcës, botëkuptimit të ambientit, normativave të shoqërisë dhe traditave të njerëzve ngase ai është i lidhur drejtpërsëdrejti me All-llahun e gjallë që nuk vdes.

Bashkësia njerëzore ka pozitën dominuese, bontonin e saj të përgjithshëm, shtypjen dërrmuese dhe peshën e saj të rëndë, por ka efekt vetëm mbi ata të cilët nuk kanë mbrojtje prej tij me ndonjë shtyllë të palëkundshme, dhe të cilët i rezistojnë pa ndonjë mbështetje të fortë. Është shumë vështirë të përshkohen konceptet dominuese dhe idetë e përhapura dhe të shpëtohet prej tyre pa u vendosur një e vërtetë nën ndikimin e së cilës shteren këto koncepte dhe mendime dhe pa u mbësh-

tetur në një burim më të lartë se burimi i tyre, më i madh dhe më i fuqishëm.

Ai i cili i është nënshtruar kësaj shoqërie, mendimit dominues, bontonit të përgjithshëm, vlerave, konsideratave, ideve, koncepteve, devijimeve dhe tekeve të saj, do të ndihet i huaj dhe i dobët gjersa nuk ka mbështetje më të fortë sesa mbështetja në njerëz, mbështetje më të sigurt sesa toka, mbështetje më të ndershme sesa jeta.

All-llahu nuk e lë besimtarin të vetmuar ta rezistojë shtypjen, ta bartë barrën, të rraskapitet nga dobësimi e dëshpërimi. Që këtu vjen ky udhëzim:

*"E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) derisa ju jeni më të lartit, po qe se jeni besimtarë të sinqertë." (Ali Imran, 139)*

Ky udhëzim paraqitet t'i kundërvihet dobësimit dhe dëshpërimit si dy gjendje emocionale të cilat e sulmojnë ndërgjegjen në këtë rast. Ai u kundërvihet me lartësim e jo thjesht me durim dhe qëndresë. Lartësimi i cili shikon nga lart në fuqitë zullumqare, vlerat dominuese, konceptet e përhapura, konsideratat, pozicionet, traditat, doket dhe grupet e tubuara në lajthitje.

Besimtari është më i larti. Më i larti në mbështetje dhe burim. As e tërë toka, as njerëzit, as vlerat që dominojnë në tokë dhe konsideratat e përhapura në njerëz nuk janë më të larta përderisa ai nga All-llahu frymëzohet, te All-llahu kthehet (mbështetet) dhe sipas metodologjisë së Tij do të shkojë?

Ai më së miri e percepton dhe më së larti e koncepton të vërtetën e ekzistencës. Besimi në All-llahun, Një, përmes kësaj pamjeje me të cilën erdhi Islami, është pamja më e plotë e njohurisë së të vërtetës më kolosale. Kur të bëhet krahasimi i kësaj pamjeje me atë grumbull

konceptesh, besimesh dhe drejtimesh, qofshin ato që kanë ardhur prej filozofive të mëdha në të kaluarën dhe të sotshmen apo ku përfunduan besimet idhujtare dhe biblike të devijuara (çifute e të krishtera, sh.p.), apo atë që e imponuan drejtimet e errëta materialiste, kur të bëhet krahasimi i kësaj pamjeje të shkrepur, të qartë, të bukur e të harmonizuar me këtë grumbull dhe këto sorollatje, do të ndriçohet madhështia e besimit islam siç nuk është ndriçuar kurrë më parë. Nuk ka dyshim se ata që e dinë këtë të vërtetë, janë më të lartë se të gjithë ata që gjenden në atë grumbull.[18]

Ai është më i ngrituri në konceptimin e vlerave dhe kritereve me të cilat maten jeta, ndodhitë, gjërat dhe individët. Akideja e cila buron nga të njohurit e All-llahut me atributet e Tij, siç i theksoi ato Islami, dhe nga e cila buron njohuria për njëmendësitë e vlerave, në këtë ekzistencë të pakufishme e jo në mejdanin e vogël të Tokës, kjo akide e ka për detyrë t'i ofrojë besimtarit koncept për vlerat më të larta dhe më të përpikta nga ato kritere të ndryshme që gjenden në duar të njerëzve, të cilët edhe nuk mund të perceptojnë përveç çka shohin nën këmbët e tyre. Ata nuk mund t'i përmbahen një kriteri edhe në një gjeneratë, madje edhe në një popull, madje edhe në një qenie prej kohës në kohë.

Ai është më i larti në ndërgjegje dhe sens, moral dhe sjellje. Besimi i tij në All-llahun me emra të bukur dhe veti të shkëlqyeshme vetvetiu e frymëzojnë me madhështi, pastërti, ndershmëri dhe devotshmëri, pastaj me punë të frytshme dhe udhëheqje të drejtë. Mbi këto,

---

[18] Konsulto kapitullin: "Sorollatje dhe grumbullim" në librin: *"Karakteristikat e konceptit islam dhe potencialet e tij"*

frymëzimi i akides për shpërblim në ahiret, shpërblim para të cilit zvogëlohen telashet e dunjasë dhe të gjitha ankesat nga ajo, në të cilin qetësohet ndërgjegjja e besimtarit edhe nëse shkon nga kjo botë pa ndonjë përfitim.

Ai është më i larti me ligj dhe sistem. Atëherë kur besimtari e konsulton gjithë atë kapital që e njohu njerëzimi në të kaluarën dhe sot dhe e krahason me ligjin dhe sistemin e tij, do të shohë se ato u përngjajnë përpjekjeve fëmijërore dhe kacavarjeve të qorrave. Ai në këtë rast do të shikojë në njerëzimin nga lart me dhembje e keqardhje për mjerimin dhe pafatësinë e tyre. Në shpirtin e vet ai e ndjen atë mbilartësim mbi këtë pafatësi dhe humbje.

* * *

Pikërisht kështu muslimanët e parë qëndronin para dukurive të zbrazëta, fuqive të tundura dhe konsideratave të cilat njerëzit i adhuronin në xhahilijjet. Xhahilijjeti nuk është një periudhë kohore, por është gjendje prej gjendjeve e cila përsëritet sa herë që devijon shoqëria nga metodologjia islame, njëjtë si në të kaluarën, të tashmen dhe të ardhmen.

Kështu qëndroi Mugire Ibën Shu'be para formave të xhahilijjetit, pozicioneve, vlerave dhe koncepteve të tij në tendën e Rustumit, komandantit të njohur persian:

Nga Ebu Uthman En-Nehdi përcillet se ai ka thënë: "Kur Mugireja arriti në Kantare (vendi ku gjendej një urë, sh.p.) e kaloi atë, dhe doli në anën e persianëve. Nga ai kërkuan të ulet për bisedë. Ata kërkuan nga Rustumi të takohet me të. Nuk ndryshuan asgjë nga

simbolet e veshura për t'i treguar qëndrimet e forta. Kur u afrua Mugire ibni Shu'be i pa ushtarët në veshjen e tyre me kurora dhe rroba të praruara (të thurura me ar). Ai (Rustumi) i kishte rreshtuar ata në largësi prej një *galves* (Galveja është masë largësie sa shkon larg shigjeta e cila përcaktohet me treqind ose katërqind hapa). Askush nuk i afrohej më afër nga kjo largësi e *galves*. Mugireja, i cili kishte katër gërsheta, iu afrua duke ecur gjersa u ul në shtratin ku gjendej edhe jastëku i tij. Atëherë iu turrën ushtarët, e shkundën, e ulën dhe e rrëzuan. Mugireja në atë rast tha: "Më parë na arrinin lajmet për ju që i ëndërronim. Por sot nuk shoh popull më të poshtëruar se ju. Ne arabët jemi të barabartë, nuk e robërojmë njëri-tjetrin, përveç nëse jemi në luftë (armiqësi) me banorin tonë. Kam menduar se edhe ju e trajtoni të barabartë popullin tuaj ashtu siç i trajtojmë ne tanët të barabartë. Do të ishte më mirë nga kjo që vepruat me mua të më informoni se një pjesë e juaj është zot i tjetrës. Kjo gjendje nuk do të vazhdojë gjatë te ju. Ne nuk veprojmë kështu, as që do t'u kisha ardhur, por vetë më ftuat. Sot kuptova se çështja juaj do të mbarojë. Ju do të jeni të dështuar. Asnjë mbret nuk mund të qëndrojë me këto sjellje e as me këto mend."

Kështu edhe Rub'ij bin Amir qëndroi trimërisht me Rustumin dhe ushtrinë e tij para luftës së Kadisijjes:

"Sa'd bin Ebu Vekkasi e dërgoi Rub'ij bin Amirin para ngjarjes së Kadisijjes si përfaqësues te Rustumi, komandant i ushtrisë persiane dhe udhëheqës i tyre. Kur hyri te ai e pa se si e kishin zbukuruar vendin (tendën) e tij me jastëkë e shtretër të mëndafshtë, kurse në të

dukeshin margaritarët dhe xhevahirët e shtrenjtë dhe të çmueshëm e në kokë mbante taxhin, po edhe gjëra tjera të çmueshme. Ai ishte i ulur në një krevat prej ari. Rub'iju hyri me teshat e tij të zhgujta e kalin e tij të ulët saqë filloi të shkelë në një pjesë të qilimit. Pastaj zbriti nga ai dhe e lidhi me një pjesë të jastëkëve. Iu afrua atij (Rustumit) me armë në dorë e me helmetë në kokë. I thanë atij: Lëre armën. Ai u përgjigj: Unë nuk u jam dorëzuar, por erdha meqë më ftuat. Nëse më lini kështu (po mbetem), përndryshe po kthehem. Atëherë Rustumi tha: Jepni leje atij. Filloi t'i afrohet duke e mbështetur shigjetën e tij mbi mbulesat dhe duke i shpuar. Rustumi i tha: Ç'ju solli juve këtu? Ai u përgjigj: All-llahu na ka sjellur që t'i nxjerrim ata që Ai do nga robëria ndaj robërve në robëri vetëm ndaj All-llahut, nga ngushtica e dunjasë në gjerësinë e dunjasë dhe ahiretit dhe nga padrejtësitë e feve tjera në drejtësinë e Islamit."

Situatat kanë ndryshuar. Megjithatë muslimani edhe pse është në pozitën e të mundurit, por thjesht vetëm prej fuqisë materiale, atë nuk e ndajnë emocionet se ai është më i larti. Ai në ngadhënjyesin e tij shikon nga lart përderisa është besimtar. Ai është i bindur se ajo është periudhë e shkurtër që do të kalojë. Imanit përsëri do t'i kthehet, s'ka ikje prej tij. Madje merre edhe si supozim se ai nuk ngadhënjen, përsëri një gjendje e tillë nuk ia ulë kokën. Njerëzit që të gjithë vdesin, kurse muslimani bie shehid. Ai ndahet nga kjo tokë për në xhennet, kurse ngadhënjyesi i tij kur ndahet shkon në zjarr. Sa i madh është dallimi midis tyre, kurse ai e dëgjon fjesën e Zotit të tij bujar:

*"Të mos mashtrojë bredhja nëpër qytete e atyre që nuk besuan. Ajo është një kënaqësi e paktë, e pastaj vendi i tyre është xhehennemi që është vend mjerimi. Por, ata që ia patën frikën Zotit të tyre, ata i kanë xhennetet nëpër të cilat rrjedhin lumenj dhe aty janë përgjithmonë. Ajo është pritje nga ana e All-llahut, e për të mirët më e dobishmja është ajo që është tek All-llahu." (Ali Imran, 196-198)*

Derisa shoqërinë e udhëheqin ideologji, koncepte, vlera dhe pozicione, që të gjitha janë ndryshe nga akideja, konceptet, vlerat dhe kriteret e tij, atë prapëseprapë nuk e braktisin ndjenjat se ai është më i larti, kurse ata që të gjithë në shkallë të ulët. Ai shikon në ta nga lart me nder dhe mburrje, por edhe me mëshirë, dhembje dhe me dëshirë për udhëzimin e tyre në mirësinë që është me të dhe ngritjen e tyre në lartësinë ku ai jeton.

Batili (sistemi i kotë) bën zhurmë dhe bërtet, ngre zërin dhe shkund krahët. Ai përshkohet me panikë artificiale me të cilën vë perde në sytë dhe zemrat e njerëzve. Sytë dhe zemrat e tyre nuk i shohin pas këtij paniku të këqijat e shëmtuara dhe mëngjesin e vrenjtur e të mbrapshtë. Besimtari shikon nga lartësia në batilin krahëhapur dhe në masën e mashtruar. Ai as nuk dobësohet, as nuk dëshpërohet. Ai nuk lëkundet nga vendosja në hakun që e posedon dhe vendosmëria në metodologjinë që e ndjek. Atij nuk i dobësohet as dëshira për udhëzimin e të humburve dhe të mashtruarve.

Kështu shoqëria fundoset në pasionet e saj të ulëta, shkon sipas tekeve të saj lakuriqe, ngjitet për balte e për dheu duke llogaritur se ai po kënaqet dhe po lirohet nga prangat dhe përkufizimet. Përkundrazi, do të jetë shumë vështirë të gjendet në këtë shoqëri kënaqësia e

pastër dhe e mira hallall. Aty nuk mund të gjejmë pos asaj që është bërë traditë e mbrapshtë, pos baltës dhe dheut. Besimtari shikon nga lart në ata që janë zhytur në baltë e janë ngjitur për dheu e se si ai ka mbetur i veçantë dhe i vetëm. Ai as nuk dobësohet, as nuk dëshpërohet. Asnjëherë nuk i shkon mendja që ta heq mantelin e tij të bardhë e të dëlirë e të zhytet në baltë. Ai mbetet më i larti me përjetimin e imanit dhe kënaqësinë e bindjes.

Besimtari qëndron i kapur për fenë e tij si ai që është kapur për maje të palmës në shoqërinë e cila dëboi fenë, moralin, vlerat e larta, gjërat e ndershme dhe çdo gjë e cila është e pastër, e dëlirë dhe e bukur. Të tjerët marrin qëndrimin e tallësit të vlerave të tij. Besimtari nuk dobësohet duke shikuar nga lart në nënçmuesit, tallësit dhe përqeshësit dhe duke thënë atë që e tha njëri nga turma e ndershme e cila ishte para tij, në varganin e imanit të thellë e modest e në rrugën e gjatë e të hapur, Nuhu *alejhisselam*:

*"Nëse talleni me ne, edhe ne do të tallemi me ju, ashtu siç po tallent ju!" (Hud 38)*

*"Mëkatarët ishin ata të cilët i përqeshnin ata që besuan, dhe kur kalonin (besimtarët) pranë tyre (idhujtarëve), ata ia bënin me sy njëri-tjetrit. E kur ktheheshin te familjet e veta, ktheheshin të kënaqur. Dhe kur i shihnin ata (besimtarët), thonin: S'ka dyshim se këta (besimtarët) janë të humbur! Po Ne nuk i caktuam ata (idhujtarët) si rojë të atyre (besimtarëve). E sot (në Ditën e gjykimit), ata që besuan do të tallen me jobesimtarët. Duke qëndruar të mbështetur (besimtarët) në kolltukë e duke shikuar. A thua a u shpërblyen jobesimtarët për atë që punuan?" (Mutaffifun, 29-36)*

*"E kur u lexoheshin atyre ajetet tona të argumentuara, ata që nuk kishin besuar u thonin atyre që kishin besuar "Cili grup (ne ose ju) ka vend jete më të mirë dhe kuvend më autoritativ?" (Merjem, 73)*

Cili nga dy grupet? Mendjemëdhenjtë që nuk i besojnë Muhammedit apo të varfërit të cilët tubohen rreth tij? Cili nga dy grupet? Nadr bin Harith, Amr bin Hisham, Velid bin Mugire dhe Ebu Sufjani apo Bilalli, Ammari, Suhejbi dhe Habbabi? A mund të jetë ajo në të cilën thërret Muhammedi mirësi? A thua ithtarë të tij të denjë janë ato grupe të cilët as nuk kanë autoritet te kurejshët e as forcë, të cilët tubohen në një shtëpi të thjeshtë si shtëpia e Erkamit, kurse kundërshtarë të tij të jenë ithtarët e nedves (klubit) me famë madhore, me autoritet, pozitë dhe pushtet?!

Kjo është logjikë e lidhur për tokën, logjikë e të verbuarve nga hapësirat e larta në çdo kohë dhe vend. Është urtësi e All-llahut që akideja të mbetet e zhveshur nga çdo zbukurim dhe e liruar nga faktorët e joshjes. S'ka afërsi me sunduesin, as krenari me pozitën, as përgjigje kënaqësisë e as shqetësim nga emocionet. Ajo kërkon përpjekje, mundim, xhihad dhe dëshmoresi. Atë le ta pranojë kush të dojë. Besimtari është i sigurt në vetvete se ai e do vetvetiu, pastër vetëm për All-llahun pa i ndërhyrë njerëzit, pa iu përgjigjur pozitave dhe tërheqshmërive lajkatare. Nga ajo le të shmangen ata që lakmojnë në pozita dhe interesa, në zbukurime dhe lavdërime, pasuri e plaçkë dhe ata që u japin peshë konsideratave të njerëzve gjersa nuk kanë peshë te peshorja e All-llahut.

Besimtari nuk i merr vlerat, konceptet dhe kriteret e tij nga njerëzit, përderisa nuk i vlerëson gjykimet e

njerëzve, por ai i merr nga Zoti i njerëzve i cili i mjafton. Ai nuk i merr nga pasionet e krijesave, përderisa të anojnë mbi pasionet e krijesave. Ai i merr nga peshorja e hakut të qëndrueshëm i cili nuk anon e as nuk avancon. Ai nuk i përvetëson nga kjo botë e sosur dhe e kufizuar por ato janë të ngulitura në ndërgjegjen e tij nga burimet e ekzistencës. Andaj, prej nga të gjejë në shpirtin e tij dobësi ose në zemrën e tij dëshpërim gjersa ai është i lidhur me Zotin e njerëzve, peshoren e hakut dhe burimet e ekzistencës?

Ai ka të drejtë. Përtej të drejtës nuk ekziston asgjë pos lajthitjes. Le të ketë lajthitja autoritetin e vet, le t'i ketë hilet e mashtrimet, le t'i ketë mbrapa turmat dhe masat. Kjo nga haku asgjë nuk ndryshon. Ai është në hak, përtej hakut nuk ekziston asgjë pos lajthitjes. Besimtari nuk e zgjedh lajthitjen në dëm të hakut me lajthitje, sido që të jenë rrethanat dhe situata.

*"Zoti ynë, mos na i lako zemrat tona pasi na i drejtove, na dhuro mëshirën Tënde, pse vetëm Ti je dhuruesi i madh. Zoti ynë, Ti je ai që në një ditë do t'i tubosh njerëzit, ditë për të cilën nuk ka dyshim. All-llahu nuk shkel premtimin e vet." (Ali Imran 8-9)*

## Kjo është rruga e vërtetë

*"Pasha qiellin me plot yje, Pasha ditën e premtuar, Pasha atë që dëshmon dhe atë që dëshmohet! Mallkuar qofshin ata të zotët e hendeqeve, Të zjarrit me plot lëndë djegëse, kur ata rrinin ulur rreth tij, dhe dëshmonin atë që bënin me besimtarët. E nuk patën pse t'i urrejnë, përveç që e besuan All-llahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin, të cilit i takon sundimi i qiejve e i tokës, e All-llahu është dëshmitar i çdo sendi. Është e sigurt se ata që i sprovuan besimtarët dhe besimtaret dhe nuk u penduan; ata kanë dënimin e xhehenemit dhe dënimin e djegies. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira, ata kanë xhennete nën të cilat burojnë lumenj, e ai është suksesi më i madh. Është e vërtetë se goditja që e fillon (krijimin) dhe e rikthen. Ai është që falë mëkatet, është i dashur. Është Zoti i arshit të madh! E punon atë që dëshiron."* (Buruxh, 1-16)

Rrëfimi mbi të zotët e hendeqeve – siç është theksuar në suren *Buruxh* – është një e vërtetë që duhet ta sodisin besimtarët të cilët thërrasin në rrugë të All-llahut në çdo vend dhe në çdo brez. Kur'ani përmes këtij stili me anë të kësaj hyrjeje dhe asaj që vijon pas saj, konfirmimeve dhe udhëzimeve të cilat e shoqërojnë, ka për qëllim t'i skicojë vijat e thella në konceptin e naty-

rës së thirrjes në All-llahun, rolin e njerëzve në të, mundësitë praktike në sferën e saj të gjerë. Ajo është edhe më e gjerë se sipërfaqja e tokës dhe më e gjatë se jeta e dunjasë. Kur'ani ua dëfton besimtarëve shenjat e rrugës dhe ua përgatit qeniet për ta përballuar cilëndo nga këto mundësi, me të cilat rrjedh *kaderi* (caktimi) i hartuar në pajtim me urtësinë e strukur në *gajbin* (të panjohurën) e fshehur të All-llahut.

Ky është rrëfim i një grupi besimtarësh të cilët besuan në Zotin e tyre, e shpallën të vërtetën e imanit të tyre, pastaj iu ekspozuan sprovës nga armiq arrogantë, zullumqarë e keqtrajtues të së drejtës së *njeriut* në lirinë e besimit, në të vërtetën, në All-llahun e fuqishëm e të falënderuar, gjithashtu keqtrajtues të nderit të njeriut që ia ka dhënë All-llahu, me qëllim që të bëhen lodër e të kënaqen zullumqarët me dhimbjet nga torturat që ua bëjnë dhe me skenën e krijuar gjatë dënimit me zjarr!

Imani përmes këtyre zemrave u ngrit mbi sprova. Akideja fitoi mbi jetën. Ata nuk u tundën nga kërcënimet e arrogantëve zullumqarë e as nuk e tradhtuan fenë e tyre përderisa digjeshin në zjarr deri në vdekje.

Këto zemra ishin të çliruara nga robërimi i jetës. Ato nuk i mashtroi dashuria e gjallërisë edhe në momentin kur e përjetonin vdekjen përmes kësaj mënyre të shashtisur. Ato u liruan nga prangat dhe lakmitë e tokës dhe u ngritën mbi qeniet e tyre përmes fitores së akides në jetën e tyre.

Përballë këtyre zemrave besimtare, të dëlira, të ngritura e të ndershme, ishin bishat e egra, kriminele e të shëmtuara. Këto bisha u ulën në skaj të zjarrit duke shikuar se si po torturohen besimtarët dhe si dënohen.

Ata u ulën që të argëtohen duke shikuar skenën se si po e han zjarri jetën, gjersa njerëzit e ndershëm shndërroheshin në zjarr e prush. Sa herë që hidhej një i ri apo një e re, fëmijë ose plakë nga besimtarët e zgjedhur e të ndershëm në zjarr, shtohej gëzimi i shëmtuar në shpirtrat e zullumqarëve dhe zhurma e marrë dhe e nxehtë me gjak dhe kufoma!

Ky është rasti i trishtueshëm në të cilin u mbështetën bishat zullumqare dhe i hodhën ata në këtë këndellje zjarri. Ata kënaqeshin me skenën e dënimit të ashpër e të dhembshëm, me këtë gjakpirësi që kështu nuk turren as kafshët mishngrënëse. Kafsha mishngrënëse han që të ushqehet e jo të kënaqet me dhimbjet e viktimës në trishtim dhe shëmtim!

Ai po ashtu është rasti në të cilin u ngritën shpirtrat e besimtarëve, u çliruan dhe u ngjitën në atë horizont të ndershëm me të cilin u nderua njerëzimi në të gjitha periudhat dhe kohët. Sipas llogarisë tokësore (materiale), duket se zullumi ka triumfuar mbi imanin. Megjithatë, ky iman i cili arriti në këtë lartësi kulminante, në shpirtrat e grupit të zgjedhur e të ndershëm, të vendosur e të lartësuar, nuk ka masë për t'iu vënë peshë e as llogari në atë betejë e cila u zhvillua midis imanit dhe arrogancës!

Transmetimet të cilat e cekin këtë ndodhi, po as tekstet kur'anore nuk japin të dhëna se All-llahu iu hakmor këtyre arrogantëve në tokë për shkak të krimit të tyre shëmtues, ashtu siç veproi me popullin e Nuhut, Hudit, Salihut, Shuajbit dhe Lutit ose si iu hakmor Faraonit dhe ushtarëve të tij siç hakmirret I forti e I mundshmi.

Në llogarinë tokësore ky përfundim duket nënçmues dhe i dhembshëm!

A kështu do të mbarojë çështja duke mbaruar grupi besimtar i cili arriti në kulm të imanit? Të shkojë me dhembjen e tij të mundimshme në humnerë, kurse grupi torturues i cili gjeti mbështetje në zjarr, të shpëtojë?

Llogaria tokësore lë gjurmë në zemër para këtij përfundimi të dhembshëm!

Megjithatë Kur'ani i mëson besimtarët për diç tjetër dhe ua shpalon një të vërtetë tjetër. Ua hap sytë që ta kuptojnë natyrën e vlerave me të cilat masin dhe fushëbetejën të cilën e zhvillojnë.

Jeta me të gjitha rrethanat për argëtim dhe mundim, për kënaqësi dhe pengim, nuk jep vlerën më të lartë në peshojë. Ajo nuk është artikulli i cili vendos për fitimin dhe humbjen. Fitorja nuk është e kufizuar vetëm në ata që korrin fitore të dukshme. Kjo është vetëm një mënyrë prej mënyrave të shumta të ngadhënjimit.

Vlera më e lartë në peshoren e All-llahut është vlera e besimit. Artikulli ngadhënjyes në tregun e All-llahut është artikulli i imanit. Fitorja në format e saj më të larta është fitorja e shpirtit ndaj materies, fitorja e akides ndaj dhembjes dhe fitorja e imanit ndaj sprovës. Në këtë ndodhi korrën fitore shpirtrat e besimtarëve mbi frikën dhe dhembjen, korrën fitore mbi tërheqshmëritë e tokës dhe jetës dhe korrën fitore mbi sprovën e madhe e cila e nderoi tërë llojin njerëzor në të gjitha kohët. Kjo pra është fitore e vërtetë.

Që të gjithë njerëzit do të vdesin, kurse shkaqet ndryshojnë. Por që të gjithë njerëzit nuk e arrijnë këtë fitore e as nuk lartësohen deri në këtë lartësim, as nuk

çlirohen me këtë çlirim, e as nuk ngjiten deri në këto hapësira të larta. Kjo është zgjedhje e All-llahut dhe nderim i Tij për disa nga robërit e Tij që t'i shoqërojnë njerëzit në vdekje, e të veçohen nga ata me nderim, nderimi në *meleul-'ala* (botën e engjëjve) dhe në botën e njerëzve gjithashtu. Kjo është kështu nëse ne në llogari e fusim shikimin e rrjedhave brez pas brezi!

Ata besimtarë patën mundësi që ta shpëtojnë jetën e tyre po ta pranonin dështimin e imanit. Por, sa do të humbnin ata për vete dhe, sa do të humbte tërë njerëzimi? Sa do të humbnin kur ata vetë do ta mbytnin këtë kuptim të madh. Kuptimin e zhveshjes së jetës pa akide, shëmtimit të saj pa liri dhe fundosjes së saj me ç'rast do të dominonin arrogantët zullumqarë mbi shpirtrat pasi që tashmë kishin dominuar mbi trupat?

Kjo ka domethënie fisnike dhe kuptim shumë të madh. Këtë të cilën e fituan përderisa ende ishin në tokë, e fituan duke e ndier prekjen e zjarrit, duke u djegur trupat e tyre jetëshkurtër dhe duke ngadhënjyer kjo domethënie fisnike të cilën e shfajëson dhe e pastron zjarri!

Pastaj, fushëbetejë nuk është vetëm toka e as vetëm jeta e kësaj bote. Dëshmitarë të betejës nuk janë vetëm njerëzit ndër gjeneratat (në mesin e atyre që frymojnë sh.p.), ekziston edhe bota e engjëjve të cilët marrin pjesë në ngjarjet e tokës, dëshmojnë për dhe kundër saj. Ata masin me peshore jo si peshorja e tokës ndër gjenerata apo në të gjitha gjeneratat. Bota e engjëjve përmban shpirtra fisnikë shumëfish më tepër sesa që përmban toka njerëz. Pa dyshim se lëvdatat e botës më të lartë dhe nderimi i tyre është më i madh dhe më i

saktë në cilëndo peshore nga mendimi i banorëve të tokës dhe vlerësimi i tyre!

Pas gjithë kësaj ekziston edhe ahireti. Ai përmban hapësirën origjinale të cilës i bashkangjitet hapësira e tokës. Ai nuk ndahet prej saj, as në realitetin praktik e as në ndjenjën e besimtarit për këtë realitet.

Beteja pra nuk ka mbaruar. Përfundimi i saj i vërtetë ende nuk ka ardhur. Të gjykosh për të me pjesën e cila i është ekspozuar tokës, është gjykim jo i shëndoshë, ngase ai është gjykim i një hapësire të vogël prej saj dhe hapësirës së përkufizuar.

* * *

Shikimi i parë i cili është shikim me distancë të shkurtër dhe me hapësirë të ngushtë ia imponon njeriut ngutësinë. Shikimi i dytë është gjithëpërfshirës me distancë të largët. Ai është për të cilin Kur'ani i nxit besimtarët ngase përfaqëson të vërtetën përmes së cilës është vendosur koncepti i shëndoshë i imanit.

Që këtu, premtimi i All-llahut iu drejtua besimtarëve si shpërblim për imanin dhe respektin, durimin ndaj sprovave, fitoren mbi sprovat e jetës. Përmes kësaj arrihet qetësia e zemrës:

*"Ata që besuan dhe me të përmendur All-llahun, zemrat e tyre qetësohen; pra ta dini se me të përmendur All-llahun, zemrat stabilizohen." (Ra'd, 28)*

Përmes kësaj arrihet kënaqësia dhe dashuria të cilat i jep i Gjithëmëshirshmi:

*"Nuk ka dyshim se ata që besuan dhe bënë vepra të mira, atyre i Gjithëmëshirshmi do t'u krijojë (në zemrat e tyre) dashuri." (Merjem 96)*

Përmes saj arrihet të përmendurit në botën e engjujve:

Thotë Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sellem:*

***"Kur të vdesë i biri i robit, u thotë All-llahu melekëve të vet: E morët të birin e robit tim? Thonë: Po. Ai thotë: E morët loçkën e zemrës së tij? Thonë: Po. Atëherë pyet: Çka tha robi im? Thonë: T'u falënderua Ty dhe u përmbajt. Në atë rast tha: Ndërtoni robit tim një shtëpi në xhennet dhe emërtojeni Shtëpia e falënderimit."*** Transmeton Tirmidhiu

Resulull-llahu *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, po ashtu thotë:

*"All-llahu azze ve xhel-l thotë: Unë jam në kujtesën e robit tim kur më kujton. Unë jam me të edhe kur më përmend. Kur më përmend në vete, e përmendi në vete. Po nëse më përmend në një bashkësi, do ta përmendi në një bashkësi edhe më të mirë se ajo. Nëse më afrohet një pëllëmbë, i afrohem një krah. Po nëse më afrohet një krah, i afrohem një hap. Nëse më vjen ecur, i vij në vrap."* Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi

Edhe angazhimi i botës së engjëjve fitohet me çështjen e besimtarëve në tokë:

*"Ndërsa ata (engjëjt) që e bartin Arshin edhe ata që janë përreth tij, lartësojnë me falënderim Zotin e tyre, i besojnë Atij dhe i luten Atij t'i falë ata që besuan (duke thënë): "Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj falju atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaji ata nga dënimi i xhehennemit." (Gafir, 7)*

Fitohet edhe jeta nga ana e All-llahut për dëshmorët:

*"Kurrsesi të mos mendoni se janë të vdekur ata që ranë dëshmorë në rrugën e All-llahut. Përkundrazi, ata janë të gjallë duke u ushqyer te Zoti i tyre. Janë të gëzuar me atë që ua dha All-llahu nga të mirat e Tij, dhe atyre që kanë mbetur ende pa iu bashkuar radhëve të tyre, u marrin myzhde për ta, nuk ka as frikë dhe as që kanë pse të brengosen. Ata janë të gëzuar me begati e dhurata që ua dha All-llahu, e s'ka dyshim se All-llahu nuk ua humb shpërblimin besimtarëve!" (Ali Imran, 169-171)*

Gjithashtu do të dëgjohet premtimi i Tij disa herë i përsëritur se si do t'i marrë gënjeshtarët, zullumqarët dhe kriminelët në ahiret dhe do t'u japë me bollëk në tokë e do t'u japë afat deri në një kohë, edhe pse ndonjëherë disa prej tyre i mori dënimi i Tij qysh në dunja, megjithatë i tërë koncentrimi është në ahiret, në atë pjesë përfundimtare:

*"Të mos mashtrojë bredhja nëpër qytete e atyre që nuk besuan. Ajo është një kënaqësi e paktë, e pastaj vendi i tyre është xhehennemi që është vend mjerimi." (Ali Imran, 196-197)*

*"E ti kurrsesi mos e mendo All-llahun si të pakujdesshëm ndaj asaj që veprojnë zullumqarët; Ai vetëm është duke i lënë ata përderisa një ditë në të cilën sytë shtangen (mbesin të hapur). (Atë ditë) Ata të ngutur e duke i ngritur kokat e tyre lart, nuk lëvizin sytë e tyre (për të shikuar), e zemrat e tyre janë të zbrazura (nga frika)." (Ibrahim, 42-43)*

*"Po ti lëri ata të zhyten edhe më thellë në të kota dhe të dëfrehen derisa të ballafaqohen në ditën e tyre që po u premtohet. Ditën kur duke u ngutur dalin prej varreve, sikur nguteshin te idhujt. Në shikimet e tyre të përulura i ka kapluar poshtërimi. Ajo është dita që ka qenë premtuar." (Mearixh, 42-44)*

Në këtë mënyrë jeta e njerëzve lidhet me jetën e botës së engjëjve. Lidhet dunjaja me ahiretin. Andaj, edhe nuk mbeti vetëm toka sferë e betejës midis hajrit dhe sherrit, të të drejtës dhe të kotës, besimit dhe arrogancës. Nuk mbeti po ashtu jeta e dunjasë, përfundimi i bredhjes, e as termini ndarës në këtë përleshje. Po ashtu edhe jetës dhe gjithçka që lidhet me të si kënaqësitë, dhembjet, shijimet dhe ndalimet nuk u mbet vlera më e lartë në peshore.

U zgjerua hapësira e vendit dhe u zgjerua hapësira e kohës. U zgjerua hapësira në vlerat dhe kriteret, u zgjeruan horizontet e shpirtit besimtar dhe u shtua preokupimi për të. U zvogëlua toka dhe ajo që e përmban, jeta e dunjasë dhe ajo që ndërlidhet me të, e në anën tjetër, u nderua besimtari me vlerën që e pa dhe me atë që u bë e dijshme siç janë hapësirat dhe jetët. Rrëfimi për të zotët e hendeqeve është kulmi i formimit të këtij koncepti të besimit, të gjerë, përfshirës, të madh e të ndershëm.

* * *

Ekziston edhe një rrezatim tjetër të cilin e nxjerr rrëfimi për të zotët e hendeqeve dhe sureja *Buruxh* rreth natyrës së thirrjes në All-llahun dhe qëndrimit të thirrësit para çdo provokimi.

Historia e thirrjes në All-llahun ka dëshmuar forma të llojllojshme të epilogjeve në tokë, të cilat ndryshuan sipas thirrjeve.

Ka dëshmuar përmbysjen e popullit të Nuhut, popullit të Hudit, popullit të Shuajbit, popullit të Lutit dhe shpëtimin e grupit me numër të vogël të besimta-

rëve, në mënyrë shumë të kollajshme. Kur'ani nuk u përmendi ndonjë rol të shpëtuarve pas kësaj në tokë dhe jetë. Këto forma konfirmojnë se ndonjëherë All-llahu dëshiron që përgënjeshtruesve zullumqarë t'ua përshpejtojë një pjesë të dënimit në këtë botë, ndërsa dënimi i plotë u është përgatitur atje.

Historia e da'ves ka dëshmuar përmbysjen e Faraonit dhe ushtrisë së tij, shpëtimin e Musaut dhe popullit të tij, duke ia mundësuar këtij populli për një kohë të jetojë i qetë në tokë. Ata gjatë asaj kohe ishin në gjendjen më të mirë në historinë e tyre, edhe pse asnjëherë nuk u stabilizuan plotësisht në mënyrë që të vendosin fenë e All-llahut në tokë, e që është sistem gjithëpërfshirës për jetë. Ky është një shembull që nuk u përngjan shembujve të mëparshëm.

Historia e da'ves ka dëshmuar gjithashtu përmbysjen e idhujtarëve të cilët iu kundërvunë udhëzimit dhe imanit në Muhammedin, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, dhe fitoren e besimtarëve e cila ishte fitore e plotë, tok me fitoren e akides në shpirtrat e tyre e që ishte fitore e mahnitshme. Ky ishte rasti i vetëm në historinë e njerëzimit kur u vendos sistemi i All-llahut i cili dominonte mbi jetën, në një formë që njerëzimi nuk e dëshmoi asnjëherë më parë e as më vonë.

Ajo dëshmoi, siç pamë, edhe rastin e të zotëve të hendeqeve.

Ajo dëshmoi edhe forma të tjera të cilat kishin më pak hise në regjistrin e historisë së besimit në të kaluarën dhe në të tashmen. Ajo ende dëshmon forma të cilat ndryshojnë ndërmjet këtyre epilogjeve të cilat i ruajti ajo gjatë kalimit të shekujve.

Ishte e domosdoshme forma e cila do ta prezentonte rastin e hendekut krahas formave tjera, qofshin të afërta apo të largëta.

Ishte e domosdoshme kjo formë në të cilën nuk shpëtojnë besimtarët e as nuk realizohet hakmarrja ndaj jobesimtarëve! Kjo ndodhi që në ndjenjën e besimtarëve – bartësit e thirrjes së All-llahut – të vendoset bindja se ata mund t'i ekspozohen një fundi si ky fund në rrugë të All-llahut, dhe se ata nuk do të kenë në dorë zgjidhjen e çështjes, por çështja e tyre dhe çështja e akides i kthehet All-llahut!

Ata e kanë për detyrë ta kryejnë detyrën e tyre, e pastaj le të shkojnë. Detyrë e tyre është që ata të kenë alternativë All-llahun dhe ta vënë akiden para jetës, ta mbilartësojnë imanin ndaj sprovës dhe të jenë të sinqertë ndaj All-llahut në vepër dhe nijjet. Pastaj All-llahu vepron me ta dhe me armiqtë e Tij siç Ai dëshiron të veprojë me thirrjen dhe fenë e Tij, pastaj përfundon me ta me atë përfundim që historia e imanit si ai njohu shumë ose të ndonjë tjetër siç Ai di dhe e sheh të arsyeshme.

Ata janë argatë te All-llahu, kudo, ngado dhe si do dëshira e Tij ata duhet të veprojnë. Ata vepruan dhe e fituan shpërblimin e ditur! Nuk është e tyre e as për ta që da'veja të orientohet në çfarëdo rruge. Kjo është çështje e Pronarit të rastit në fjalë, e jo e atij që është argat!

Ata ballafaqimin e parë e pranojnë me zemër të qetë, me ndjenjë të zgjuar, me përfytyrim të bukur duke u çliruar nga të drejtat dhe gjërat tërheqëse, nga frika dhe dëshpërimi në çdo rast prej rasteve.

Ata ballafaqimin e dytë e pranojnë me lëvdatë në botën e engjëjve, me të përmendur dhe respekt me ç'rast ata do të jenë të braktisur nga kjo tokë e vogël.

Pastaj më në fund ata do t'i nënshtrohen ballafaqimit më të madh në ahiret, llogari të lehtë dhe përjetim të madh.

Nga të gjitha ballafaqimet, më e madhe nga të gjitha është kënaqësia e All-llahut dhe se ata janë të zgjedhur të jenë mjet për caktimin e Tij dhe mburojë e fuqisë së Tij. Ai vepron me ta në tokë si të dojë.

* * *

Kështu mbaroi edukimi kur'anor me grupin e zgjedhur nga muslimanët në brezin e parë po me këtë zhvillim. Ai i çliroi nga çështjet vetjake dhe personale. Ata e nxorën çështjen e vetvetes krejtësisht. Ata punuan argatë te Pronari i çështjes, ishin të kënaqur me zgjedhjen e All-llahut për çfarëdo situate dhe në çfarëdo gjendje.

Kurse edukimi pejgamberik shkonte sipas udhëzimit kur'anor. Zemrat dhe shikimet u drejtuan nga xhenneti dhe sabri me rolin e zgjedhur, gjersa të japë leje All-llahu si të dojë në dunja dhe ahiret barabarësisht.

Ai, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, shikonte në Ammarin, nënën dhe babain e tij, *radijall-llahu anhum*, se si po torturohen mizorisht në Mekke, por ai nuk thoshte pos këto fjalë: ***"Durim familje e Jasirit, premtimi juaj është xhenneti!"***

Transmetohet nga Habbab bin Erith, *radijall-llahu anhu*, i cili ka thënë:

"U ankuam te Resulull-llahu, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem*, gjersa ai ishte i mbështetur me xhyben e tij nën hijen e Qabes. I thamë: *"A nuk po kërkon ndihmë për ne?"* Ai u përgjigj: ***"Ka ndodh para jush që njeriut i është bërë një gropë në tokë dhe është futur në të. Pastaj kanë marrë sharrën ia kanë vënë në kokë dhe ia kanë ndarë kokën në dy pjesë. Ata edhe kriheshin me krehër të hekurit (të skuqur në zjarr) në mish e eshtra. Edhe kjo (torturë) nuk e largonte nga feja e tij. Pasha All-llahun, All-llahu do ta plotësojë çështjen e Tij përderisa grahësi (i kalit apo deves) do të udhëtojë nga San'ai në Hadremeut (nga Jemeni në Irak), e nuk do t'i frikohet askujt pos All-llahut, edhe pse ujku do të rrijë në mes të kopesë së tij, megjithatë ju po nxitoni."*** Transmeton Buhariu

* * *

All-llahu ka urtësi pas çdo situate dhe pas çdo gjendjeje. Mbikëqyrësi i gjithë këtij universi i cili e kontrollon nga fillimi e deri në fund dhe i cili i koordinon ngjarjet dhe i ndërlidhë ato, vetëm Ai e di urtësinë e strukur në sekretin e tij të pazbuluar, urtësi e cila përputhet me dëshirën e Tij në vijën e udhëtimit të gjatë.

Në disa raste – pas disa brezave dhe shekujve – na zbulohet një ngjarje urtësinë e së cilës bashkëkohësit nuk e kishin kuptuar. Ndoshta edhe ata kanë pyetur pse? Pse o Zot po ndodh kjo? Po kjo pyetje është pikërisht ajo prej të cilës ruhet besimtari, se ai e di fillimisht se pas çdo kaderi ka urtësi dhe se hapësira e fushës së të kuptuarit të tij dhe largësia e distancës në kohë e vend, vlerat dhe kriteret, nuk i japin rast të

mendojë që në fillim për pyetje të këtilla. Andaj ai ec me funksionin e kaderit, i dorëzuar e i qetë.

Kur'ani përgatitte zemra për bartjen e amanetit. Këto zemra duhet të kenë forcë, takat dhe pavarësi në mënyrë që mos të shikojnë – përderisa ato angazhohen dhe ballafaqohen me çdo gjë – në asgjë që ka lidhje me tokën. Ato nuk duhet të shikojnë pos në ahiret, të mos shpresojnë pos kënaqësinë e All-llahut. Ato janë zemra të gatshme ta kalojnë tërë udhëtimin në tokë me vështirësi, mundime, pengime, torturime dhe flijim gjer në vdekje, edhe atë pa kurrfarë shpërblimi të afërt në tokë, edhe pse shpërblim është edhe fitorja e da'ves, fitorja e Islamit dhe dominimi i muslimanëve, madje edhe nëse është shpërblim shkatërrimi i zullumqarëve me përmbysjen e tyre nga i Fuqishmi i pakufi, siç edhe veproi me përgënjeshtruesit e parë!

Derisa të gjenden këto zemra të cilat dinë se në udhëtimin e tokës nuk kanë tjetër rrugëdalje pos të japin pa kthim – çfarëdo qoftë kompensimi – dhe të presin vetëm ahiretin si vendtakim për ndarjen e së vërtetës dhe të pavërtetës, derisa të gjenden këto zemra dhe ta shohë All-llahu sinqeritetin e nijjetit për atë që dha besën dhe pranoi kontratën, vetëm atëherë ua siguron fitoren në tokë dhe i bën të sigurt, jo për veten e tyre por për ta vendosur amanetin e sistemit hyjnor. Këto zemra do të jenë bartëse për kryerjen e këtij amaneti atëherë kur nuk do të presin ndonjë përfitim në dunja, e as nuk do të shikojnë në diçka nga ky përfitim edhe nëse u jepet. Ato i janë falur All-llahut në çastin kur nuk e njohin asnjë shpërblim pos kënaqësinë e Tij.

Të gjitha ajetet në të cilat janë cekur fitorja dhe preja, është cekur mposhtja e idhujtarëve në tokë nga ana e besimtarëve, të gjitha janë të zbritura në Medine, pra pasi që këto çështje u bënë jashtë programit të besimtarit, pritjes dhe vëzhgimit të tij. Fitorja erdhi vetë ngase dëshira e All-llahut mundësoi që ky sistem të jetë praktik në jetën njerëzore. Ai e konfirmoi në formë të definuar praktike të cilën e përcillnin gjeneratat. Ky nuk ishte shpërblim për lodhjen, mundimin, flijimin dhe dhembjet, por ishte caktim prej caktimeve të All-llahut, i cili mundësoi të shfaqet një urtësi të cilën do të përpiqemi ta dëftojmë tani!

Këtë fenomen duhet ta studiojnë thirrësit në All-llahun në çdo vend dhe në çdo gjeneratë. Ai është i mjaftueshëm që t'ua tregojë shenjat e rrugës, të qarta pa mjegullsi, dhe t'ua sigurojë vijën të cilën dëshirojnë ta trasojnë deri në fund, pa marrë parasysh se çfarë do të jetë ky përfundim. Pastaj kaderi i All-llahut do ta determinojë thirrjen në Të dhe gjendjen e tyre ashtu si dëshiron Ai. Ata nuk shikojnë gjatë rrugës së përgjakur, të shtruar me ferra e gaca, me lidhje të barkut e të gjakut në fitore e mposhtje ose të bëjnë ndarjen e hakut nga e kota në tokë, por nëse do All-llahu që përmes tyre të bëjë diç nga kjo për da'ven dhe fenë e Tij, e plotëson atë që do All-llahu, pa shpërblim për dhembjet dhe flijimet. Jo, sepse toka nuk është vend për shpërblim. Në realizimin e caktimit të All-llahut për çështjen e thirrjes së Tij dhe sistemit të Tij përmes disa njerëzve nga robërit e Tij, Ai zgjodhi nga ata që çështjen e Tij ta orientojë si të dojë. Atyre u mjafton se bëjnë pjesë në këtë zgjedhje të ndershme, që në kraha-

sim me të mbetet e vogël dhe e pavlerë kjo jetë dhe çdo gjë që ndodh në udhëtim të tokës, qoftë gëzim apo dëshpërim.

* * *

Ekziston edhe një e vërtetë tjetër në të cilën synon njëri nga pasuset kur'anore të rrëfimit mbi hendekun, në fjalën e të Lartmadhërishmit:

*"E nuk patën pse t'i urrejnë, përveç që e besuan All-llahun, Ngadhënjyesin, të Lavdëruarin." (Buruxh, 8)*

Një e vërtetë të cilën duhet ta sodisin besimtarët thirrës në rrugë të All-llahut në çdo vend dhe në çdo gjeneratë.

Beteja ndërmjet muslimanëve dhe kundërshtarëve të tyre, në thelb është betejë e akides e nuk është asgjë tjetër absolutisht. Kundërshtarët e tyre nuk i urrejnë për diç tjetër, por vetëm për shkak të imanit dhe nuk i përbuzin, pos për shkak të akides.

Kjo nuk është betejë politike, as ekonomike e as racore. Po të ishte kështu, do të ishte i lehtë ndalimi i saj dhe do të ishte e lehtë zgjidhja e problemit. Por, ajo në thelb është betejë e akides – ose mohim ose besim, ose xhahilijjet ose Islam!

Kokat e mëdha të shirkut i ofruan Resulull-llahut, *sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem* pasuri, pushtet dhe dëfrim si kompensim për atë që ta lë betejën e akides dhe të largohet nga kjo çështje! Sikur t'u përgjigjej, Zoti na ruajtë, për atë që ata dëshironin, nuk do të kishte betejë midis tij dhe midis tyre!

Kjo çështje është problem i akides dhe betejë e akides. Në këtë duhet të jenë të bindur besimtarët kudo që

të ballafaqohen me armikun e tyre. Ai nuk u kundërvihet për asgjë pos për këtë akide *"përveç që e besuan All-llahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin"* dhe pse të sinqertë qëndrojnë vetëm për Të, me respekt dhe nënshtrim!

Armiqtë e besimtarëve përpiqen që betejës t'ia ngrenë një flamur tjetër përveç flamurit të akides, flamur politik, ekonomik ose racor, që t'ua mjegullojnë besimtarëve realitetin e betejës, që ta shuajnë në shpirtrat e tyre rrezen e akides. Është detyrë e besimtarëve të mos mashtrohen dhe ta dinë se kjo është mjegullim i qëllimit të fjetur, dhe se ai i cili e ndërron flamurin e betejës, dëshiron t'i largojë nga arma e fitores së vërtetë. Fitores, në cilëndo formë prej formave të saj, qoftë në formë të ngritjes shpirtërore, siç ndodhi me besimtarët në ndodhinë e hendekut, apo në formë të dominimit, të realizuar përmes ngritjes shpirtërore, siç ndodhi me brezin e parë prej muslimanëve.

Ne sot po dëshmojmë shembuj të ndryshëm për mjegullimin e flamurit (qëllimit, sh.p.) përmes përpjekjeve kryqtare botërore që të na mashtrojnë nga realiteti i betejës, ta falsifikojnë historinë dhe të na pretendojnë se luftërat kryqtare ishin mbulesë e kolonializimit. Asnjëherë dhe kurrsesi! Në të vërtetë kolonializimi, i cili erdhi më vonë, ishte mbulesë e shpirtit kryqtar i cili nuk pati fuqi ta zhvesh veten (ideologjikisht sh.p.) pikërisht edhe siç i ndodhi rasti në Mesjetë. Ai u dërrmua përmes shkëmbit të akides me udhëheqjen e muslimanëve nga të gjitha kombet, ndër ta Salahuddin kurdiu dhe Turan Shah memluku, elemente të cilat e

harruan kombësinë e tyre, e avancuan akiden e tyre dhe fituan nën Flamurin e akides!

*"Nuk patën pse t'i urrejnë, përveç që e besuan All-llahun, ngadhënjyesin, të lavdëruarin." (Buruxh, 8)*

All-llahu i Madhërishëm e tha të vërtetën, kurse maskuesit mashtrues e thanë gënjeshtrën!

## *Përmbajtja*

*Sejjid KUTUB*

**SHENJA NË RRUGË**

***Redaktor gjuhësor – korrektor:***
Fatmire Ajdini-Hoxha

***Përgatitja kompjuterike:***
Gazmend Hoxha

***Shtypi:***
*Focus* – Shkup

***Boton:***
SH.B. *"Logos-A"*
II Mak. brigada, Q.T. "Treska" X/7
91000 Shkup
Tel./Fax: (091) 611-508

Според мислењето на Министерството за култура бр. 08/1-6886/2 од 09.12.1997 за книгата *Патокази* се плаќа повластена даночна стапка.

Sipas mendimit të Ministrisë së Kulturës No. 08/1-6886/2 të datës 09.12.1997 për librin *Shenja në rrugë* bëhet pagesa e lehtësuar tatimore.